MYFTIU TËRNAVA QËNDROI PËR VIZITË ZYRTARE NË ARABINË SAUDITE

# DITURIA ISLAME

NUMËR 273 | VITI 26 | PRILL 2013 | XHUMADEL-UHRA 1434 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€

# MUHAMEDI A.S.

## TRËNDAFIL ME AROMË PËRHERË






# XHAMIA E DARDANISË II NË GJILAN

Xhamia është ndërtuar e re dhe ka një sipërfaqe prej më shumë se 550$m^2$.
Llogaritet të ketë hapësirë për mbi 700 xhematlinj për ta falur namazin përnjëherë.
Ndërtimi i kësaj xhamie kishte filluar me vetë vullnetin e xhematit e pastaj ndërtimi i saj është ndihmuar nga një donacioni nga Arabia Saudite në vlerë prej 175 mijë €, nën mbikëqyrjen e BIK-së. Kjo xhami është hapur më 20 korrik 2012 nga KBI i Gjilanit.
Xhamia ka dy minare me lartësi 47 metra, ka mafilin dhe bodrumin.







DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Driton Arifi, Mr.Ejup Haziri, Fitim Flugaj, Mr.Imer Hajdini, Dr. Islam Hasani, Kasim Gërguri, Muhamed Mavraj dhe Sedat Islami.
Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi.
Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Imani hedonizëm shpirtëror

*Ashtu siç e përshkruan edhe imam El Gazaliu, imani është një vizion i cili vë në një perspektivë të përshtatshme e të domosdoshme të gjitha të dhënat dhe faktet e tjera për t'i kuptuar drejt ato. Imani nuk i mohon, nuk i kundërshton dhe nuk bie ndesh me provat e arsyes, porse i konfirmon ato. "..Kërkoja një shërim për dyshimin tim, mirëpo kjo ishte e pamundshme pa prova racionale.. Megjithëkëtë, asnjë provë nuk mund të qëndrojë pa u mbështetur në shkencën primare (metafizikën). Dhe, meqë bazat e këtyre shkencave nuk ishin të sigurta, po të këtilla ishin edhe përfundimet e tyre bashkë me çdo gjë tjetër që ngrihej mbi to. Njeriu në këtë botë ose do të jetë falënderues i të mirave, ose mohues i tyre pa kryer obligimin që ka ndaj tyre, edhe pse nuk del prej besimi me të ndalurit e tyre. Allahu i Madhërishëm njeriun e përshkruan në këtë mënyrë: Ne e udhëzuam atë në rrugë të drejtë, e ai do të jetë; mirënjohës ose përbuzës. (El Insan,3). Kurse për ata që janë mirënjohës dhe falënderojnë Atë, thotë: E kush falënderon, ai falënderon për të mirën e vet, e kush përbuz, Zoti im (s'ka nëvojë) është i panevojë e bujar. (En- Neml, 40)*

*Bukuria e imanit qëndron në harmoni të plotë të të gjitha pjesëve të tërësisë së trupit. Ajo përcaktohet si unitet i plotë i llojllojshmërisë. E bukura është një dashuri, se natyra është e bukur vetëm për nga intenca e saj, se e bukura më e lartë qëndron në unitetin që përfshin të gjitha raportet e natyrës. Një nga tiparet esenciale të së bukurës është harmonia. Të gjitha vlerat (liria, dashuria, heroizmi) janë të bukura nëse shpien nga harmonia fatlume në mes Krijuesit dhe njeriut, midis njeriut dhe shoqërisë, mandej midis njeriut dhe njeriut. Imani është i ndërlidhur me një ideal, bindje, botëkuptim.*

*Allahu xh.sh. i dhuroi njeriut mendjen. Njeriu synon gjithnjë kënaqësinë e Allahut në këtë botë dhe në Botën tjetër. Kjo arrihet me besim të shëndoshë në Allahun Një. Kufri duhet të flaket nga jeta e njeriut. Mohimi (kufri) në kuptimin e parë- gjegjësisht kufri më i madh- është antipod i besimit (imanit). Kështu thuhet: besimtar dhe mosbesimtar (mohues), sikurse e sqaron edhe Kur'ani famëlartë. Dijetari i madh bashkëkohor, Dr.Jusuf Kardavi, thotë se nëntoka e këtyre popujve është Islami. Boshti i pjesëtarëve të saj është imani. Sado që këtij boshti burimor t'i hidhet ndryshku i mospërfilljes apo pluhuri i imitimit, ne kemi mundësi që, përmes fërkimit dhe heqjes së ndryshkut, ta pastrojmë dhe t'ia kthejmë origjinalitetin dhe shkëlqimin mahnitës këtij boshti. S'do mend se kjo kërkon përpjekje dhe mund të madh.*

*Por suksesi i harmonisë shpirtërore (imanore) brenda individuales varet direkt nga niveli i raportit me Krijuesin, përkatësisht me vahjin e tij. Nëse njeriu ka një nivel aktiv dhe i respekton aksiomat e Shpalljeve Hyjnore, ai në vete ka harmoninë ndërmjet egos dhe ndërgjegjes. Egoja e zbutur në favor të ndërgjegjes, e bën më të qetë, më modest, më të kënaqur me veten dhe më falënderues ndaj Zotit. Individi i këtillë ka edhe mirëkuptim më të madh ndaj njerëzve të tjerë dhe prirje që të komunikojë me ta me sa më shumë dashamirësi.*

*Islami ka luftuar vazhdimisht ekstremizmin dhe asnjëherë nuk ka qenë pjesë e tij. Ekstremizmi është veprimtari a qëndrim i ekstremistëve, i atyre që ia "nxjerrin fundin" ndonjë teorie, pikëpamjeje politike, bindjeje, apo është qëndrim ose pikëpamje që insiston në pasojat e fundit, në maksimumin e asaj që dëshirohet a kërkohet.*

*Sot vërehet një perversion (çoroditje) a zvetënim ose shtrembërim i mësimeve të drejta të Allahut xh.sh. dhe kjo ndodh shpesh nga ata që nuk e kuptojnë ose e keqkuptojnë të drejtën islame. Ajo që është pozitive, e mirë, e vlefshme, njerëzore, refuzohet ose injorohet, kurse ajo që është negative, e keqe, jonjerëzore - dëshirohet, përkatësisht lavdërohet.*

*Për fund, Allahu ka garantuar se do të jetë mbështetës i muvehidunëve. Ai thotë:Allahu është mbikëqyrës i atyre që besuan, i nxjerr ata prej errësirave në dritë. E kujdestarë të atyre që nuk besuan, janë djajtë që i nxjerrin ata prej drite e i hedhin në errësira. Ata janë banues të zjarrit, ku do të qëndrojnë përgjithmonë. (El Bekare, 257).*

*Mr. Rexhep Suma*

# Komentimi i sures “Er-Rrahman” (11)

**Sabri Bajgora**

ذَوَاتَا أَفْنَانٍ. فَبِأَيِّ آلاَءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ. فِيهِمَا عَيْنَانِ تَجْرِيَانِ. فَبِأَيِّ آلاَءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ. فِيهِمَا مِن كُلِّ فَاكِهَةٍ زَوْجَانِ. فَبِأَيِّ آلاَءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ.
مُتَّكِئِينَ عَلَى فُرُشٍ بَطَائِنُهَامِنْ إِسْتَبْرَقٍ وَجَنَى الْجَنَّتَيْنِ دَانٍ. فَبِأَيِّ آلاَءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ. فِيهِنَّ قَاصِرَاتُ الطَّرْفِ لَمْ يَطْمِثْهُنَّ إِنسٌ قَبْلَهُمْ وَلا جَانٌّ. فَبِأَيِّ
آلاَءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ. كَأَنَّهُنَّ الْيَاقُوتُ وَالْمَرْجَانُ. فَبِأَيِّ آلاَءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ. هَلْ جَزَاءُ الإِحْسَانِ إِلاَّ الإِحْسَانُ. فَبِأَيِّ آلاَءِ رَبِّكُمَا تُكَذِّبَانِ

**“(Xhennete) plot degë me gjethe e pemë. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po mohoni? Në ata të dy janë dy kroje që rrjedhin. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po mohoni? Në ata të dy, prej të gjitha pemëve ka nga dy lloje. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po mohoni? Të mbështetur në kolltukë që i kanë mbulesat të kadifes, dhe pemët e atyre dy xhenneteve janë krejt afër. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po mohoni? Aty janë ato që përqendrojnë shikimet e tyre (vetëm në burrat e vet) e që nuk i ka prekur kush para tyre, as njerëz, as xhinë. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po mohoni? Ato janë si xhevahiri e diamanti (të kuqërremta në të bardhë). E, cilën të mirë nga të mirat e Zotit tuaj po mohoni? A mund të jetë shpërblimi i veprës së mirë diçka tjetër, përveç së mirës! E, cilën të mirë të Zotit tuaj po mohoni? – (Er-Rrahman, 48-61)**

**Koment:**

**48. “(Xhennete) plot degë me gjethe e pemë.**
**49. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po mohoni?**

Ajeti në vazhdim, fillon me përshkrimin e xheneteve, dhe mirësitë që janë përgatitur për besimtarët e devotshëm. Sado të përpiqemi të zgjedhim fjalët e duhura për të përshkruar të gjitha këto bukuri magjepsëse të Xhenetit, megjithatë pena jonë do të jetë e pafuqishme të përshkruajë tërë atë mirësi që do ta shijojnë besimtarët e sinqertë.

Fjala “Efnan” në këtë ajet do të thotë degë, dhe nënkupton xhenetet që janë të mbuluara me pemë, degët e të cilave janë të tilla, që krijojnë ndjenjën e freskisë, flladit dhe qetësisë shpirtërore. Në fakt, këto degë nuk i mbrojnë banorët e Xhennetit nga nxehtësia e diellit, sepse në Xhenet nuk mbretëron vapë përcëlluese e as të ftohtë të padurueshëm. Këto degë me fruta, janë të gërshetuara në atë mënyrë, që banorëve të Xhenetit t’u ofrojnë frutat e shijshme dhe për t’i kënaqur me pamjet e mrekullueshme e të mahnitshme të tyre.

Ja si e përshkruan i Lartmadhërishmi këtë pamje madhështore të Xhenetit, me fruta të shumtë:

“Hijet e tyre (të pemëve) janë afër mbi ta dhe kalaveshët e pemëve janë shumë afër.” – (El-Insan, 14)

Sipas shumë dijetarëve, hijet e Xhenetit në mënyrë alegorike nënkuptojnë edhe mëshirën dhe mbrojtjen e Allahut për besimtarët, dashurinë dhe dhembshurinë e Fuqiplotit për ata që ia patën dronë takimit me Të.

**50. Në ata të dy janë dy kroje që rrjedhin.**
**51. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po mohoni?**

Në shumë ajete kuranore që flasin rreth Xhenetit, janë përshkruar lumenj që rrjedhin e gurgullojnë nëpër tokat e Xhenetit. Këta lumenj prekin e lëmojnë butësisht, gjatë rrjedhës së tyre, shtratin që në vend të gurëve, rërës e baltës së rëndomtë, është i stolisur e zbukuruar me rubinë të kuq, me akuamarinë jeshile etj.. Dheu i tyre është kamfur[1], kurse balta ka aromën e miskut.

Transmetohet nga Ibn Abasi dhe Hasen el Basriu të kenë thënë se njëri prej këtyre lumenjve është “Selsebil” dhe burimin e ka në Xheneti-n-Neim, kurse tjetri “Tesnim”, burimi i të cilit është në Xheneti Adn.

Lumi i parë është cekur në suren “El-Insan”, në disa ajete të mrekullueshme tek përshkruhen mirësitë dhe kënaqësitë e pasosura të xhenetlinjve:

“Sigurisht, të ndershmit besimtarë do të pinë (në Xhenet) kupa me pije të përzier me kamfur, nga burimi nga i cili pinë vetëm robtë e Allahut dhe që mund çojnë ata nga të duan”. - (El-Insan, 5-6)

dhe: “Dhe u jepet të pinë aty gota të pijes së përzier me xhenxhefil (bimë aromatike-zenxhebil)). (nga) Burimi aty që quhet Selsebil” - (El-Insan, 17-18)

Kurse lumi i dytë është cekur në ajetet 25-28 të kaptinës “El-Mutaffifin”: “Atyre do t’u jepet të pinë musht të pastër të ruajtur mirë, fundi i të cilit është myshku. Për këtë, le të përpiqen ata që përpiqen. Dhe ai (musht) do të përzihet me ujin e Tesnimit, nga burimi i të cilit do të pinë më të afërmit (e Allahut)”. – (El-Mutaffifin, 25-28)

Banorët e këtyre dy xheneteve të mrekullueshme, do ta shuajnë etjen e tyre nga ujët e shijshëm e aromatik të këtyre dy lumenjve. Aroma dhe myshku i tyre do t'ua mbushin zemrat dhe shpirtrat me ndjenjën e lumturisë së papërshkrueshme. Shija e këtij uji nuk mund të përafrohet me asnjë shije të mirë e të këndshme të shijeve të kësaj bote, sepse këta lumenj që rrjedhin nga këto xhenete janë krijuar enkas vetëm për besimtarët.

Dijetarët e Tefsirit, duke u bazuar në shumë ajete kuranore dhe hadithe të Resulullahit s.a.v.s., sqarojnë se uji i këtyre lumenjve i ngjason verës, e cila nuk deh dhe as shkakton kokëdhembje, në dallim nga vera e kësaj bote.

Ja se çfarë thotë i Lartmadhërishmi në lidhje me këtë pije të Xhenetit:

"Të mbështetur në kolltukë me fytyrë nga njëri-tjetri, Atyre u bëhet shërbim me gota (me verë) nga burimi, E bardhë (vera), që ka shije për ata që e pinë, Prej asaj nuk ka dhembje koke, e as që ata do të dehen nga ajo". – (Es-Saffat, 44-47)

Pra, dallimi në mes verës dehëse të kësaj bote dhe asaj të Ahiretit, është skajshmërisht i qartë. Vera apo pijet e kësaj bote bëhen nga ndyrësitë dhe fundërrinat e rrushit, mollëve a pemëve të tjera, e mbi të gjitha, vetia e saj më e keqe është se të deh dhe ta humb arsyen e shëndoshë. Ja se çfarë na mëson në lidhje me këtë i Dërguari i Allahut s.a.v.s.. Ai në një hadith të tij të bekuar thotë: "Kur një besimtar mysliman ngre një gotë alkooli për ta pirë, Imani (brenda tij) do t'i përgjërohet duke i thënë: "Mos e fut atë (ndyrësi) brenda meje, sepse unë dhe ajo (ndyrësi-alkool) nuk mund të qëndrojmë bashkë në të njëjtën hapësirë. Nëse besimtari nuk bindet, por e pi, atëherë Imani del nga trupi i tij dhe nuk kthehet në atë trup për 40 ditë. Nëse pas kësaj besimtari pendohet sinqerisht, Allahu do t'ia falë, por do t'ia marrë një pjesë të mendjes së tij, e cila nuk do t'i kthehet kurrë më".

**52. Në ata të dy, prej të gjitha pemëve ka nga dy lloje.**

**53. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po mohoni?**

Në këto dy xhenete, xhenetlinjve u ofrohen shpërblime dhe mirësi të shumta, për hir të Imanit të tyre dhe veprave të mira në këtë botë. Pemët e këtyre dy xheneteve janë të atilla, saqë vetëm shikimi i tyre, të bën të kapërcesh në ekstaza deliriumi dhe lumturie të papërshkruar. Çdo lloj i pemëve dhe frutave është dy llojesh, pra në çift.

Në anën tjetër, mufessirët e Librit të Allahut, kanë thënë se ky ajet flet për një Rregull të përgjithshëm që mbretëron në këtë gjithësi, ai i çiftit, ashtu siç pamë më herët gjatë komentimit të kësaj sureje, edhe Ligjin apo Rregullin e drejtësisë dhe baraspeshës në çdo gjë. Pra, këto janë dy ligjet themelore të kësaj ekzistence madhështore, ai i drejtësisë dhe i çdo gjëje të



krijuar në çift. Ne, gjatë jetës sonë në këtë botë, shohim se i Madhi Zot krijoi çdo gjë në çift, duke e bërë këtë Ligj, ligj të jetës. Ai krijoi mashkullin dhe femrën, natën dhe ditën, Tokën e Qiellin, Diellin e Hënën, të mirën e të keqen, të nxehtët e të ftohtët, dritën e errësirën, jetën e vdekjen, njerëzit dhe exhinët, dynjanë e Ahiretin, Imanin dhe kufrin, lumturinë e vuajtjen, krenarinë e poshtërimin, fuqinë e dobësinë, diturinë e injorancën etj., madje edhe grimcën më të imët të atomit e bëri në çift..

I Lartmadhërishmi në Kuran thotë:

"A nuk e shikuan ata Tokën se sa shumë lloje (çift) bimësh të dobishme bëmë të mbijnë në të"? – (Esh-Shuara'ë, 7)

dhe: "dhe prej secilit fryt bëri dy lloj (çift)", – (Er'Rra'd, 3)

Për ta përfunduar me ajetin 36 të sures Jasin: "I pastër nga të metat është Ai që krijoi të gjitha llojet (çiftet) nga çka mban Toka, nga vetë ata dhe nga çka ata nuk dinë".



Nga tërë kjo, na bëhet e qartë se në Xhenet edhe pemët do të jenë dy llojesh. Këto fruta të shijshme, do të jenë shpërblim i merituar për të gjithë ata që u udhëhoqën nga drita e Imanit. Atyre do t'u shërbehen këto fruta në enë prej ari e margaritarësh, duke kënaqur syrin, trupin dhe shpirtin e tyre.

**54. Të mbështetur në kolltukë që i kanë mbulesat e kadifes, dhe pemët e atyre dy xhenneteve janë krejt afër.**
**55. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po mohoni?**

Banorët e Xhenetit do të kenë ulëse dhe shtretër mbretërorë. Përshkrimi i këtyre kolltukëve duket vërtet përrallor, por në fakt është një realitet. Këta kolltukë, janë të mbuluar nga jashtë me kadife të çmueshme, dhe kjo nënkupton mbulesat dhe jastëkët për ta mbështetur trupin.

Nëse ana e jashtme e këtyre ndenjëseve (ulëseve) është e tillë, imagjinoni se çfarë bukurie magjepsëse ka ana e brendshme. Ashtu siç i ka përshkruar Resulullahu s.a.v.s., ana e brendshme e tyre është dritë (nur) që shndrit me hijeshi. Disa kanë thënë se ana e brendshme është mëndafsh i pastër, i butë e shumëngjyrësh. Këto ulëse janë të stolisura me gurë të çmueshëm, me margaritarë, smeralde, rubinë e safirë.

Të mbështeturit e xhenetlinjve, i përmendur në këtë ajet, nënkupton nderimin e lartë dhe respektin që u bëhet atyre. Vetë fjala mbështetje, nënkupton pushimin që dikush e bën duke u shtrirë në shtrat a divan, duke u mbështetur në jastëkë dhe në këtë pozitë sodit para vetes. Në këtë botë, këso ndenjjesh, zakonisht bëjnë vetëm mbretërit a princat, kur pranë tyre qëndrojnë një mori shërbëtorësh duke i flladitur me erashka a flladitëse nga pendlat e shpezëve, ndërsa në Xhenet, kjo mënyrë e kënaqësisë dhe e rehatisë është e pakrahasueshme.

Ja si i përshkruajnë disa ajete të tjera kuranore këta shtretër a ulëse të xhenetlinjve:

"Aty kanë shtretër të lartë, dhe gota të vëna pranë, edhe jastëkë të renditur për mbështetje si dhe qilima të shtruar". – (El-Gashije, 13-16)

dhe: "Janë në shtretër (divane) të qëndisur me ar. Të mbështetur në ta përballë njëri-tjetrit". – (El-Vakiatu, 15-16)

Të mbështetur në këta kolltukë të çmuar e të lartë, xhenetlinjtë kanë mundësi që nga çfarëdo pozite që të janë, të zgjasin dorën tek frutat e Xhenetit dhe të hanë prej tyre. Disa thonë se degët e pemëve të Xhenetit, sipas dëshirës së xhenetlinjve, përkulen dhe u ofrojnë atyre frutat e dëshiruara, ndërsa të tjerë mendojnë se fatlumëve që me veprat e tyre merituan këtë gradë të lartë në Xhenet, në çastin që imagjinojnë të kenë pranë një gjë, ajo u shfaqet aty, hëpërhë.

**56. Aty janë ato që përqendrojnë shikimet e tyre (vetëm në burrat e vet) e që nuk i ka prekur kush para tyre, as njerëz, as xhinë.**
**57. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po mohoni?**
**58. Ato janë si xhevahiri e diamanti (të kuqërremta në të bardhë).**
**59. E, cilën të mirë nga të mirat e Zotit tuaj po mohoni?**

Ajetet në vazhdim flasin për bukuroshet (hyrijat) e Xhenetit, të cilat janë të pastra, të dëlira, plot dashuri e respekt për burrat e tyre. Sipas mendimit të shumicës së komentuesve të Kur'anit, këto bukuroshe janë gratë e kësaj bote, të cilat në krijimin e ri shndërrohen në bukuroshe përrallore. Ato u shëmbëllejnë xhevahireve e diamanteve. Ato i ulin shikimet e tyre ndaj të tjerëve dhe shikojnë vetëm burrat e tyre duke u thënë: "Për Zotin, unë nuk po shoh në Xhenet, më të bukur se ty, e asgjë më të dashur në Xhenet se ty. Falënderimi I qoftë Allahut që të ka bërë ty për mua, dhe mua për ty. Mosha e tyre do të jetë si e burrave të tyre. Në zemrat e tyre nuk do të ketë zili e as urrejtje

përveçse dashuri dhe ngashërime lumturie. Ato janë të bardha, me sy të mëdhenj e të zinj, sikur të ishin inxhi të radhitura në rrethore gjerdanësh. Këto gra a bukuroshe, janë të reja dhe nëpër gjymtyrët e tyre rrjedh lëngu i rinisë. Një dritë vezulluese shkëlqen nga goja e tyre kur buzëqeshin. Këto gra janë virgjëresha të pastra, të cilat nuk i ka prekur më parë as njeri e as exhin, përveç burrave të tyre xhenetlinj. Ato u shëmbëllejnë gurëve të çmueshëm dhe koraleve magjepsëse.

Neve shpeshherë na ka rastisur të lexojmë a të dëgjojmë rreth hyrive të xhenetit dhe bukurisë së tyre. Por gratë e kësaj bote, do të jenë shumë herë më të bukura se hyritë e Xhenetit. Në lidhje me këtë Allahu xh.sh. thotë:

"...të cilat Ne i kemi krijuar në një formë të veçantë (jo të lindura), dhe i kemi bërë virgjëresha, të dashura për bashkëshortët e tyre, dhe moshatare me ta". (El-Vakiatu, 35-37)

Ndërsa i Dërguari i Allahut s.a.v.s. ka thënë: "Sikur një nga gratë (hyritë) e Xhenetit të zbulonte vetëm majën e gishtit të saj në këtë botë, do ta ndriçonte jetën e kësaj bote pa pasur nevojë për Diell a për Hënë".

Kur njeriu t'i kujtojë të gjitha këto begati që Allahu xh.sh. i ka përgatitur për të në Ahiret, a thua mbetet më vend për ndonjë mosmirënjohje dhe falënderim. I mallkuar do të jetë ai njeri që mohon të gjitha këto mirësi. I tilli do të jetë i privuar përjetësisht nga mëshira e Zotit, e ai që privohet nga kjo mëshirë, do të vuajë ndëshkimin e merituar, qoftë njeri apo exhin.

**60. A mund të jetë shpërblimi i veprës së mirë diçka tjetër, përveç së mirës!**
**61. E, cilën të mirë të Zotit tuaj po mohoni?**

Fjala "Ihsan" ka dy kuptime: përkushtimi për kryerjen e një pune deri në përsosmëri, dhe mirësia ndaj dikujt, ndërkohë që në këtë ajet, kjo fjalë nënkupton që të dyja kuptimet. Fjala e parë "Ihsan" në këtë ajet, nënkupton përkushtimin e vazhdueshëm të njeriut në veprat e tij për hir të Allahut, ndërsa fjala e dytë "Ihsan" në këtë ajet, nënkupton shpërblimin dhe mirësinë e Allahut ndaj besimtarëve të sinqertë e të devotshëm, në Xhenetet e amshueshme.

Disa prej dijetarëve kanë thënë se "Ihsani" i parë në fillim të ajetit nënkupton pranimin e Njëshmërisë së Allahut dhe Shehadetin, me gjuhë e zemër, kurse i dyti, mirësinë dhe shpërblimin e Allahut ndaj besimtarëve.

Sidoqoftë, kuptimet dhe komentimet janë të shumta, por një është e sigurt, se çdo mirësi jona në këtë botë, shpërblehet shumëfish në Ahiret. Allahu xh.sh. në suren "El-En'am", ajeti 160 thotë: "Kush vjen me një (punë) të mirë, ai (në Ditën e Gjykimit) shpërblehet dhjetëfish".

Në kontekst të kësaj vjen edhe hadithi që transmetohet nga Eba Dherri r.a., i cili e kishte pyetur të Dërguarin a.s.: "Më dëfto për një vepër e cila do të më fusë në Xhenet e do të më largojë nga zjarri i Xhehenemit"! Ndërsa Resulullahu s.a.v.s. i kishte thënë: "Nëse bën ndonjë të keqe, menjëherë pas saj bëj një vepër të mirë, sepse vepra e mirë vlerësohet me dhjetë fish". Eba Dherri sërish e kishte pyetur. "O i Dërguar i Allahut, a është fjala: "La ilahe il-la Allah" prej këtyre mirësive"? Resulullahu s.a.v.s. qe përgjigjur: "Kjo është prej mirësive më të mira (të mëdha).

Pra, të besuarit me bindje në Njëshmërinë e Allahut Fuqiplotë dhe respektimi i Urdhrave të Tij, të shpie në Xhenet.

Mbase edhe hadithi tjetër i të Dërguarit të Allahut, në të cilin Xhibrili a.s. ia shpjegonte se çfarë do të thotë Imani, çfarë Islami dhe çfarë Ihsani, kur i pati thënë: "Ihsani" është ta adhurosh Allahun sikur je duke e parë, sepse ti, edhe nëse nuk e sheh, Ai të sheh ty", e sqaron më së miri këtë kuptim të çiltërisë imanore të besimtarit mysliman.

S'ka dyshim se "Ihsani" me këtë kuptim shumëdimensional, kërkon nga besimtari që në çdo lëvizje dhe veprim të tij, ta ndiejë gjithmonë se është i mbikëqyrur nga i Lartmadhërishmi, qoftë ajo vepër e vogël a e madhe, fshehtazi a haptazi. Prandaj, sinqeriteti, frikërespekti, droja dhe dashuria ndaj Krijuesit, duhet të jenë gjithmonë të pranishme në zemrën e besimtarit, nëse dëshiron të jetë banor i njërit prej dy Xheneteve më të larta e më të vlefshme: Xhenetu Adn dhe Xhenetu-n-Neim.

Njeriu gjithmonë duhet ta kujtojë faktin se prindërit tanë të parë, u krijuan pikërisht në Xhenet. Ne i përkasim atij vendi të bekuar dhe duhet të bëjmë çmos që të meritojmë hyrjen në të sërish. Jeta jonë mbi këtë Tokë, është një udhëtim i shkurtër, ndërkohë që ne si udhëtarë që jemi, brenda shpirtrave tanë ndiejmë një mall të zhuritur për ta parë sërish vendin e origjinës sonë dhe të parëve tanë, Ademit a.s. dhe Havës – Xhenetin..

Të gjitha këto mirësi nga ana e Allahut nuk përfundojnë me kaq, sepse i Gjithëmëshirshmi thotë: "Atyre që bëjnë vepra të mira, u takon e mira (xhenneti) edhe më tepër (e shohin Allahun). Fytyrat e tyre nuk i mbulon pluhuri i zi as nënçmimi, ata janë banues të xhennetit, aty janë përgjithmonë". – (Junus, 26)

Kjo do të thotë se mirësia më e madhe nuk është vetëm të shijuarit e kënaqësive të pakufishme të Xhenetit, por shikimi i Allahut xh.sh., pas së cilës kënaqësi, xhenetlinjtë mbesin të shtangur nga përjetimi i një lumturie të papërshkrueshme, e cila ua mbush zemrat dhe shpirtrat e tyre pafundësisht.

Allahu na e mundësoftë të jemi prej banorëve të këtyre Xheneteve dhe ta përjetojmë këtë kënaqësi kulmore, ja rabbel alemin. - vijon

(1) Lëndë kimike, e bardhë, e kristaltë, me aromë të fortë, që nxirret kryesisht nga një lloj druri, me fletë si dafina,

# Ndikimi i Hadithit në mospajtimet e fukahenjve (2)

**Dr. sci. Musa Vila**

**Vërtetimi i tekstit të hadithit**

Kjo është një kërkesë, sipas së cilës duhet të vërtetohet se shprehja e Pejgamberit a.s. ka pasur këtë kuptim dhe ka qenë me këtë tekst e nuk ka qenë me ndonjë tekst tjetër të përcjellë nga ai a.s.. Kjo domosdoshmëri rrjedh pikërisht nga hadithi i cili vjen me dy tekste, dhe nga njëri tekst nxirren dispozita të tjera e të ndryshme nga dispozitat që nxirren nga teksti tjetër.Këto ndryshime kanë sjellë si pasojë kundërthënie dhe polemika të gjera, kufirin e të cilave e dinë vetëm dijetarët që janë marrë me këtë problematikë.Pra, kjo problematikë nënkupton transmetimin e hadithit në aspektin kuptimor e jo tekstual.

Pjesa dërrmuese e dijetarëve mendojnë se transmetimi i tillë është i lejuar, po për këtë kanë vënë kushte: që transmetuesi në aspektin kuptimor të jetë njohës i gjuhës arabe dhe të kuptojë semantikën gjuhësore. Këtë kusht e kanë paraparë nga frika se mos e shpreh tekstin me një fjalë tjetër e në mes tyre ka dallim të madh dhe ai supozon se që të dy fjalët kanë të njëjtin kuptim.[13]

Mirëpo Imam Ebu Hanifja në këtë drejtim ka paraparë një kusht tjetër, që tregon largpamësinë, gjindshmërinë dhe rëndësinë e atij që përballet vetvetiu drejtpërdrejt me atë veprim. "Ky kusht është që transmetuesi në aspektin kuptimor të jetë fekih".[14] Kjo është paraparë që transmetuesi të ketë parasysh pasojat që mund të vijnë nga të shprehurit me tekste joadekuate. Këto fjalë do t'i ilustrojmë me një shembull:

"Transmetohet nga Ebu Hurejra se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kush e fal namazin e xhenazes në xhami, nuk ka dëm për atë që fal".[15] Në një transmetim tjetër thuhet: "Ai nuk ka asgjë (namaz)". Këtë transmetim e përkrah hadithi tjetër: "Kush e fal namazin e xhenazes në xhami, ai nuk ka namaz".[16]

Në një transmetim tjetër: "Ai nuk ka asgjë (shpërblim)".

Bazuar në këto argumente me tekste të ndryshme njëri nga tjetri, shohim se imamët që janë mbështetur në transmetimin e parë "Nuk ka dëm për atë që e fal", e kanë lejuar namazin e xhenazes në xhami pa kerahet (pa e urryer). Të këtij mendimi janë Imam Shafiu dhe disa të tjerë.

E kush është mbështetur në transmetimin e dytë: "Për atë nuk ka asgjë (nuk ka namaz)", e ka urryer namazin në xhami. Të këtij mendimi janë Imam Ebu Hanifja dhe disa të tjerë.

Shembull i dytë: Bëhet fjalë për hadithin, sipas të cilit Pejgamberi a.s. ishte në namaz dhe kishte lëshuar një zë apo kishte thënë subhanallah.[17] Këtë e kishte bërë, ngase Aliu r.a. kishte ardhur te Pejgamberi a.s. dhe kishte kërkuar leje për të hyrë. E ai a.s., për t`i bërë të ditur se ishte në namaz, kishte bërë një gjest të tillë.Transmetuesit kanë kundërthënie rreth tekstit. Disa kanë transmetuar fjalën – ka lëshuar një zë e disa të tjerë fjalën - subhanallah.

Në këtë kontekst ndryshon edhe vendimi i fikhut. Imamët Ebu Hanife, Shafiu dhe Ahmedi mendojnë se fjala subhanallah nuk e prish namazin, ndërsa lëshimi i çfarëdo zëri tjetër - e prish namazin.Tek hanefinjtë ka dhe një mendim tjetër: kur të jesh në namaz, nëse ka arsye për të bërë të ditur se je në namaz, lejohet të zbukurohet leximi.[18]

Shembulli i tretë është hadithi:"Kur të dëgjoni ikametin, shkoni në namaz. Duhet të shkoni të qetë dhe me modesti (përulje), e mos nxitoni; atë që arrini, faleni, e atë që ju ka kaluar, plotësojeni".[19] Në një version tjetër nga Ahmedi: "E atë që ju ka kaluar, zëvendësojeni (kaza)".[20]

Në shikim të parë, ndryshimi i tekstit është shumë i lehtë për nga transmetimi. Në njërin transmetim ka ardhur fjala: "plotësoni", e në tjetrin "zëvendësojeni". Mirëpo, në aspektin e vendimit të fikhut, këto ndryshime kanë sjellë kundërthënie me rëndësi të veçantë. Këtu shtrohet pyetja nëse personi (musaliu) e arrin namazin me imam në rekatin e katërt, atëherë tri rekatet e kaluara si do t'i falë?

Bazuar në versionin e parë: "plotësoni", për personin e tillë rekati që ka arritur me imam konsiderohet rekati i parë edhe pse për imamin është rekat i katërt. Kur imami jep selam, ai ngrihet dhe e fal rekatin e dytë, ngase ai është duke plotësuar namazin e tij. Ai lexon Fatihanë dhe një sure pa e lexuar subhaneken (lutjen e hapjes), (ashtu siç lexon i vetmuar kur është në rekatin e dytë), pastaj ulet në uljen e dytë dhe e plotëson namazin e tij duke falur edhe dy rekatet e mbetura, duke lexuar në to vetëm Fatihanë. Të këtij mendimi janë një grup dijetarësh e në mesin e tyre Imam Shafiu.

Bazuar në versionin e dytë "zëvendësojeni", kompensoni. Për personin e tillë rekati i arritur me imam konsiderohet rekati i katërt, ashtu siç konsiderohet edhe për imamin. Kur imami jep selam, ai ngrihet dhe fal rekatin që konsiderohet rekati i parë, ngase ai është ngritur për të kompensuar (zëvendësuar) atë që i ka kaluar. Ai e lexon subhaneken (lutjen e hapjes), Fatihanë dhe një sure (ashtu siç lexon në rekatin e parë kur është i vetmuar). Pastaj ulet në teshehud. Më pas ngrihet dhe lexon Fatihanë dhe një sure. E në rekatin e fundit lexon vetëm Fatihanë. Të këtij mendimi janë një grup dijetarësh, e në mesin e tyre Imam Ebu Hanifja. Kjo është vepruar duke u bazuar në të dy versionet "kompensim për nga leximi, e plotësim për nga ulja".[21]



**Me ndryshimin e dy fjalëve transmetuesi shkakton kundërthënie të shumta**

Nga kjo që përmendëm më lart, shihet qartë se, pa i kushtuar kujdes dhe pa i dhënë rëndësi, me ndryshimin e dy fjalëve transmetuesi shkakton kundërthënie të shumta. E sikur transmetuesi të jetë fekih dhe njohës i atyre dispozitave që nxirren nga ndryshimet e fjalëve, atëherë s`ka dyshim se ai nuk gabon dhe e jep tekstin origjinal pa e ndryshuar, edhe pse ai mendon se është duke e transmetuar në aspektin kuptimor. Ky transmetim është i lejuar.

Hatib el Bagdadij thotë: "Për transmetuesin është e pëlqyeshme që hadithet t`i përcjellë tekstualisht, ngase kjo për të është më mirë (më e përshtatshme). Të përmendim edhe një shembull, ku shihet gabimi i një dijetari me famë të madhe në hadithe, kur ka menduar se po transmeton në aspektin kuptimor.

Nëse përcjellësi i hadithit – transmetuesi transmeton në aspektin kuptimor pa pasur në konsideratë anën tekstuale, atëherë ai duhet të ruhet më tepër dhe të ketë më shumë kujdes nga frika se po ndryshon kuptimin e hadithit, pasi do të ndryshojë edhe përfundimi që nxirret nga hadithi.



Transmetohet nga Musa bin Ketiri, nga Ibn Ulejje, nga Ibn Suhejbi e nga Enes bin Maliku, i cili thotë:"Pejgamberi a.s. ia ka ndaluar një burri përdorimin e bimës aromatike (zaferan)".

Në një version tjetër ky hadith është përcjellë me një rrugë tjetër nga Shu'beja, e nga Ibn Ulejja me tekstin:"Vërtet Pejgamberi a.s. e ka ndaluar bimën aromatike (zaferan)".

Është transmetuar nga Ibn Ulejja se ka thënë: "Nga unë Shu`beja ka transmetuar një hadith dhe e ka gabuar atë. Unë i kam përcjellë atij hadithin nga Ibn Suhejbi, nga Enesi - "Vërtet Pejgamberi a.s. ia ka ndaluar një burri përdorimin e bimës aromatike (zaferan)". Ndërsa Shu`beja ka thënë: "Vërtet Pejgamberi a.s. e ka ndaluar bimën aromatike (zaferan)"!

Hatibi tha: "A nuk po e shihni se si Ibn Ulejja e mohon hadithin e Shu`bes, i cili tregon për ndalimin e përgjithshëm të bimës aromatike – zaferan, ndërsa hadithi tregon se vërtet ndalimi u dedikohet burrave. Shu`beja kishte për qëllim aspektin kuptimor të hadithit, mirëpo ai nuk e kuptoi ashtu siç e kishte kuptuar Ibn Ulejja. Prandaj thamë se përcjellja e hadithit në aspektin tekstual është më e mirë për transmetuesin sesa në aspektin kuptimor.

Hatibi ka thënë: "Shu`beja është Shu`beja, ashtu siç thanë edhe shumë të tjerë, por Shu`beja njihte fort mirë vlerën dhe pozitën e Ibn Ulejjes në fikh, prandaj ai quhej: misku i fukahenjve dhe zotëria i hadithologëve".[22] E për sa i përket Shu`bes, ibn Abdul Hadij, në librin e tij "Et-Tenkih", ka thënë:

"Shu`beja nuk ka qenë prej dijetarëve eminentë të fikhut".[23] Dhe dobësia e tij në këtë drejtim (të fikhut) e ka shtyrë atë ta akuzojë transmetuesin e saktë, hadithin e të cilit e kanë kundërshtuar hadithin e tij (Shu`bes) në ndonjë prej kapitujve. Ata po ashtu i ka akuzuar Shu'beja. Ata transmetues i kanë akuzuar edhe dijetarë të tjerë, të cilët e kanë ndjekur Shu'benë në këtë drejtim. Po ashtu, Hatibi tregon edhe thënien e Ibn el Munkederit:

"Fakihu që ua përcjell hadithin njerëzve, s'ka dyshim se futet në mes Zotit dhe robërve të Tij. Le të ketë kujdes me se do të futet".

Në këtë drejtim kemi edhe thënie të tjera, të përcjella me varg zinxhiror. Ndër to kemi edhe mendimin e Ibrahim En-Nehaiujut "… vërtet ti do të hasësh në dijetarë që përcjellin hadithin, në të cilin e ndryshon haramin në hallall e hallallin në haram, e ai nuk e di".

Në këtë tekst imamët eminentë (dhe ata të medhhebeve) u japin përparësi thënieve (hadithеve) që përcilleshin nga fukahenjtë kundrejt thënieve të dijetarëve të tjerë.

Veki'u ibn Xherahu një ditë u tha shokëve të tij: "A është më i dashur për ju transmetimi i El Eameshit nga Ebi Vaili nga Abdullah ibn Mes'udi apo transmetimi i Sufjanit, nga Mensuri, nga Ibrahimi, nga Alkameja, nga Abdullahu"?

Ata thanë: "Transmetimi i El Aameshit nga Ebi Vaili është më i afërt"! Vekiu tha: "El Eameshi është dijetar, Ebi Vaili është dijetar, ndërsa Sufjani, nga Mensuri, nga Ibrahimi, nga Alkameja, nga Abdullahu janë sikur: fekihu, nga fekihu, nga fekihu, nga fekihu".[24]

Hatib el Bagdadij, në fund të librit të tij, duke sjellë disa thënie mbizotëruese ndaj thënieve të tjera, thotë:

"Më avancuese do të ishte që transmetuesit të jenë fekihë, sepse kujdesi i fekihut për atë që ndërlidhet me konkluzat (dispozitat) është më i madh sesa kujdesi i të tjerëve për to".[25]

**Konfirmimi drejtshkrimor i tekstit të hadithit në aspektin gjuhësor**

Me këtë nënkuptojmë zgjidhjen e domosdoshme të fjalës, fjalisë a togfjalëshit ashtu siç e ka shqiptuar Pejgamberi a.s., në përputhje me rasën. A është fjala në rasën emërore, kallëzore apo gjinore?

Ne duhet ta kemi të qartë saktësinë e gjuhës arabe dhe pasojat që do të rrjedhin nga ndonjë ndryshim gjuhësor, qoftë edhe i vogël.

Rezultati i kësaj domosdoshmërie do të paraqitej atëherë kur transmetuesit do ta ndryshonin fjalën që transmetojnë, ashtu siç pamë detajizime në temën e kaluar. Nëse konfirmojmë një prej mënyrave të fjalës së transmetuar, e cila është e njëjtë, atëherë ne kemi mohuar mospajtimet juridike të fikhut, e nëse transmetimet janë të ndryshme, atëherë mospajtimet juridike të fikhut janë të domosdoshme. Këtë mund ta ilustrojmë me këtë shembull: Nëse kasapi prerjen e deles e bën sipas Sheriatit dhe nga barku i saj del fryti (qingji) i vdekur, a lejohet ngrënia e frytit pa u prerë ai, apo lejohet vetëm pas prerjes?

Në këtë drejtim ka ardhur thënia e Pejgamberit a.s.,: “Prerja e frytit vjen nga prerja e nënës së tij”.

Rreth këtij hadithi kemi versione të ndryshme. Ibn Ethiri thotë: “Ky hadith (apo fjala - prerje) ka ardhur në rasën emërore dhe kallëzore. Kush e konsideron në rasën emërore, atëherë fjalën prerje që ka ardhur për herën e dytë në hadith e trajton kallëzues të kryefjalës së fjalisë - prerja e frytit. Atëherë me prerjen e nënës bëhet prerja e frytit dhe nuk ka nevojë të bëhet prerje tjetër. Kurse ata që fjalën prerje e konsiderojnë në rasën kallëzore thonë: “Kjo fjali parakuptohet kështu: –prerja e frytit është si prerja e nënës së tij. E kur të eliminohet lidhja gjenitive, atëherë fjalia mund të imagjinohet: “Ai (fryti) prehet njësoj si nëna e tij”. Kështu është eleminuar paskajorja dhe cilësori i saj e në vend të tyre ka ardhur mbështetësi që është në rasën gjinore. Pra, në këtë rast, nëse fryti është i gjallë, bëhet patjetër prerja e tij. Disa dijetarë të tjerë hadithin e transmetojnë me versionin tjetër; sipas tyre që të dy fjalët me kuptimin prerje vijnë në rasën kallëzore: d.m.th. “Prejeni frytin ashtu si e pretë nënën e tij”.[26] Bazuar në dy versionet e fundit të hadithit, del në pah se, për t’u lejuar ngrënia e mishit të frytit, duhet patjetër të pritet ai. Ndërsa versioni i parë i hadithit ka mundësi të përmbajë dy kuptime. Njëri prej tyre tregon se, për t’u prerë fryti, mjafton prerja e nënës së tij, kurse tjetri tregon se prerja e frytit bëhet në mënyrën dhe formën më të afërt që i përngjet prerjes së nënës së tij.

**Kundërthëniet në analizën sintaksore**

Versionin e njohur të hadithit, pra ardhja e fjalës prerje në rasën emërore herën e parë dhe të dytë, e ka mbështetur Imam Shafiu me disa dijetarë të tjerë.

Ndërsa dy versionet e fundit të hadithit i kanë mbështetur Imam Ebu Hanifja dhe disa dijetarë të tjerë, ndër ta edhe Ibn Hazmi i drejtimit edh-dhahirij. Dhe secili prej këtyre drejtimeve, për mbështetjen e mendimit të vet ka përdorur edhe argumente të tjera.

Dijetari Kadi el Ijjadi thotë: “Dijetarët kanë pasur mospajtime për shkak të kundërthënieve të tyre në analizën sintaksore (të haditheve).[27] Me këtë ai tërheq vërejtjen për domosdoshmërinë e diktimit, vokalizimit dhe formës së fjalëve të hadithit. P.sh. në thënien e Pejgamberit a.s.“Prerja e frytit vjen nga prerja e nënës së tij”. Hanefinjtë thonë se fjala prerje për herën e dytë në hadith është në rasën kallëzore e vokalizuar me fet’ha, d.m.th. se fryti pritet pikërisht ashtu siç është prerë nëna e tij. Ndërkaq, në këtë analizë të hadithit malikinjtë , shafiinjtë dhe disa djetarë të tjerë i japin epërsi mendimit se kjo fjalë është e vokalizuar me “damme”, d.m.th. se nuk ka nevojë për prerje të frytit.

Gjithashtu thënia e Pejgamberit a.s.“Ne (Pejgamberët) nuk lëmë trashëgimi, ajo që e kemi lënë është sadaka”. Shumica e dijetarëve i japin epërsi versionit se fjala është në rasën emërore, kallëzues i kryefjalës. D.m.th. Pejgamberët nuk lënë trashëgimi. Ndërsa drejtimi el imamij i japin epërsi versionit se fjala është në rasën kallëzore-veçim. Pasi e kanë lënë sadaka (ajo është trashëgimi). Ata nuk trashëgojnë tjetër përveç asaj që kanë lënë sadaka. Këtu nuk shihet se ekziston ndonjë dallim në mes dy mendimeve.

Po ashtu, kemi edhe një ilustrim tjetër, thënien e Pejgamberit a.s.: “Në çdo dyzet deve kullosash, jepet një deve (dy vjeç). Nuk ka dallim në mes deveve të rëndomta dhe atyre që jepen me qira. Kush e jep devenë me qira, merr fitimin prej saj. E kush nuk e jep (zekatin e tyre), vërtet ne do ta marrim atë (zekatin) dhe gjysmën e pasurisë së tij. Ky është obligim prej obligimeve të Zotit tonë, e për familjen e Muhamedit a.s. nga ai (zekati) nuk ka asgjë”.[28]

Mospajtime ekzistojnë në formën (diktimin-vokalizimin) e thënies:…… në është vokalizuar shkronja “shin” dhe “ra” me fet’ha , që nënkupton se është folje pasive që merr zëvendës të kryefjalës së fjalisë foljore?

Kuptimi i hadithit ndryshon në varësi nga ndryshimi i vokalizimit të tij. Sipas variantit të parë, kuptimi i tij është se, kush nuk e jep zekatin, do të dënohet me marrjen e pasurisë. Ky variant është i njohur, mirëpo shumica e dijetarëve nuk vepruan me të. Ky variant ndërlidhet me çështjen e dënimit dhe riedukimit me marrjen e pasurisë. Në këtë drejtim është theksuar se Imam Ahmedi praktikonte diçka prej saj.[29]

Ndërsa, sipas variantit të dytë, pasuria duhej ndarë në dy pjesë dhe atëherë do të zgjedhë dhënësi i zekatit. Dhe, nga pjesa më e mirë e pasurisë, do të merret zekati. (vijon)

# Muhamedi a.s. - Trëndafil me aromë përherë

**Prim.dr.med.sc Ali F. Iljazi**

**Është e vërtetë se njeriu është i prirë të jetë i padurueshëm. Sepse, kur e godet ndonjë e keqe, ai ankohet së tepërmi. Ndërkaq, kur e gjen e mira, ai bëhet tepër koprrac. Përveç atyre që falen, të cilët janë të rregullt në faljen e namazit të tyre. (El Mearixh, 19-23)**

Krijuesi i Plotfuqishëm njeh më së miri fshehtësitë e krijesave. Allahu i Madhërishëm është Krijues, ndërsa njeriu krijesë. Për këtë është e kuptueshme për ne kjo e vërtetë kuranore:"Është e vërtetë se njeriu është i prirë të jetë i padurueshëm. Sepse, kur e godet ndonjë e keqe, ai ankohet së tepërmi. Ndërkaq, kur e gjen e mira, ai bëhet tepër koprrac. Përveç atyre që falen, të cilët janë të rregullt në faljen e namazit të tyre". (El Mearixh, 19-23). Këtu na ofrohen dy të vërteta – negative, e cila njeriun e orienton tek mungesa e shpresës, dhe pozitive, e cila njeriun e orienton nga qëllimi i lartë - sublim.

Zgjedhja është jona – të mbetem në gjendjen primitive të njeriut me shpirt të vogël, të cilit kur t'i ndodhë e keqja, dëshpërohet, bie në depresion, ndërsa në qetësi (rehati) – krenohet;

Apo, të bëhem njeri, i cili në qetësinë e namazit mbrohet nga zhurma e madhe, i cili në mirësinë e tij sheh obligimin e tij, me qenë në shërbim dhe ndihmë njerëzve, i cili e di që të gjitha rrugët udhëzojnë nga kanë filluar, aty ku çdo gjë kthehet, dhe aty ku gjendet shpëtimi dhe lumturia e përhershme, ai i cili di që shpirtin e ndjeshëm e lëndon dhe ofendon epshi i ashpër i trupit në vendin publik, i cili ka mësuar që fjala e dhënë është virtyt i lartë i njeriut fisnik.

Ky është njeriu i cili në çdo moment dhe në çdo vend dëshmon të vërtetën.

Pra, feja kultivon dhe njeriun e formëson mu sikurse kultivohet bima. Shartimi i njeriut bëhet me Kur'an, i cili njeriun primitiv e fisnikëron, mu sikurse shartohet pema për të dhënë fruta të dëshiruara, si me modestinë , mirësinë, përgjegjësinë, nderin, besnikërinë dhe sinqeritetin.

A ka sot kërkesa më të mëdha në tregun moral se këto fryte? A ka diçka më të rëndësishme në këtë botë se edukimi i njeriut? A ka diçka më të rëndësishme në këtë planet se shpëtimi i jetës së njeriut? A ka mesazh më të shenjtë për ne, se mesazhi i shenjtë i Kur'anit? A ka më të afërt dhe më të dashur për ne se Pejgamberi a.s.?

Është fare e qartë se ata që këto ditë shfaqen përsëri në skenë me karikaturat ndaj mëshirës për botët - Muhamedit a.s. dhe lajmërojnë paraqitjen e një filmi të keq për Kur'anin a.sh., nuk kuptojnë se për ne nuk ka mesazh më të shenjtë se mesazhi kuranor si dhe nuk ka dashuri e respekt në zemrat tona, se dashuria dhe respekti ndaj Muhamedit a.s..

Për këtë arsye përpjekjet e tyre që të na largojnë nga Pejgamberi ynë, në realitet ndezin edhe më fuqishëm dashurinë tonë ndaj Muhamedit a.s..

Nuk ka besimtar në rruzullin tokësor, të cilët e duan aq shumë Muhamedin a.s., e nuk e kanë parë, të cilin aq shumë e respektojnë, e nuk i ngrenë lapidarin, aq shumë e ndiejnë, e nuk vizatojnë në letër fytyrën e tij, aq shumë e pasojnë, por nuk valëvitin foton e tij nëpër rrugë. Sepse kjo nuk u duhet, ngase besimtarët, Muhammedin a.s. e bartin në zemrat e tyre, në frymëmarrjet e tyre dhe e pasojnë në jetët e tyre.

Ata që, me urrejtjen e tyre ndaj Kur'anit dhe Pejgamberit a.s., dëshirojnë t'i lëndojnë myslimanët, harrojnë se drita e Islamit mënjanoi errësirën nga myslimanët, që dhurata e besnikërisë i ruan nga qëllimet e këqija, që fjala e mirë i liron nga kujtimet e këqija, që emri i Muhammedit a.s. i fuqizon në rrugën e shërimit



moral. Gjithashtu, ata harrojnë që myslimanët e dinë që nuk ka dallim në mes Ebu Xhehlit të vjetër dhe të riut, ai i cili ndaloi Muhammedin a.s. për ta kryer namazin, i cili mendoi se ishte në rrugë të drejtë, ai i cili kundërshtoi dhe ktheu kokën - a thua, ai dhe Ebu Xhehlët e rinj mendojnë se Allahu xh.sh. nuk sheh veprimet e tyre?!

**Islami është begati, sikurse begatia e Diellit**

Gjithsesi, Allahu i Madhërishëm sheh çdo gjë, prandaj, kur dëgjojmë se Ebu Xhehli i ri në Holandë, Danimarkë e gjetiu, lajmëron për karikaturat e reja dhe filmin, me qëllim që ta nënçmojë fenë tonë, duhet t'u referohemi verseteve të Kur'anit fisnik:"E s'ka dyshim se ata janë të cilët fyejnë Allahun dhe të dërguarin e Tij, ata i ka mallkuar Allahu në Dynja e në Ahiret dhe për ta ka përgatitur një dënim të dhembshëm". (El Ahzabë, 57)

Të mos harrojmë se ai që fyen ndjenjat e tjetrit, tregon dobësinë e tij para fuqisë shpirtërore të tjetrit.

Islami është begati, sikurse begatia e Diellit, i cili i nxeh të gjithë edhe ata që e shohin, edhe ata që nuk e shohin.

Sa bukur e thekson këtë dritë të Islamit Allahu xh.sh. në Kur'anin fisnik:"Ata duan ta shuajnë dritën e Allahut me gojët e tyre, po Allahu e plotëson (e përhap) dritën e vet, edhe pse e urrejnë jobesimtarët". (Es- Saff, 8)

Kjo zhurmë që po përsëritet rreth nesh, nuk duhet të na hutojë, por duhet t'i mprehë të gjitha shqisat tona për të qenë vigjilentë, për të parë më mirë, për të dëgjuar më mirë atë që duhet dëgjuar, për të ndier atë që duhet ndier, për të mirën e fesë sonë dhe të atdheut tonë.

Të mos harrojmë se veshi ynë duhet të dëgjojë mesazhin hyjnor në të cilin është shpëtimi ynë, por edhe nevojat e njerëzve - në të cilin është suksesi ynë në këtë botë.

Para nesh është muaji i lindjes së Pejgamberit tonë të dashur, a.s., në të cilin do të përkujtojmë njeriun më të mirë, më fisnikun e tërë pejgamberëve, Muhammedin a.s., i cili është shembulli, modeli më i mirë për besimtarët.

Ashabët patën nderin të flisnin, të bisedonin, të udhëtonin, të faleshin me krijesën më të mirë të kozmosit! Përse? Sepse asnjë gur nuk i dha selam askujt si atij. Sepse askujt ushqimi nuk i ka bërë tesbih. Sepse askush, përveç tij, nuk e ndau Hënën në dy pjesë.

Për askënd nuk ka qarë trungu i palmës, përveçse për të dashurin tonë.

Dora e bekuar e lëmoi dhe e shtrëngoi në gjoks, dhe trungu u qetësua. Pejgamberi a.s. i tha: "Zgjidh njërin prej dy gëzimeve, të bëhesh pemë e frytshme në Dynja apo pemë e Xhennetit".

Druri zgjodhi gëzimin e dytë, dhe Pejgamberi a.s. ia premtoi tri herë.

Pastaj i Dërguari a.s. u tha ashabëve: "Pasha Atë, në dorën e të Cilit është shpirti im, sikur të mos e qetësoja trungun, do të qante deri në ditën e Gjykimit nga mallëngjimi për Pejgamberin a.s."..

Kur trungu qau për Muhammedin a.s., a thua sa lot derdhim ne për Pejgamberin tonë, a.s.? Allahu i Madhërishëm na bëftë me përjetimin e trungut për Muhammedin a.s. dhe le të na ringjallë nën flamurin e tij.

Prandaj le të ripërtërijmë besën e dhënë Allahut xh.sh. dhe Muhammedit a.s. , se do ta mbrojmë me dinjitet dhe dashuri të thellë tërë veprën madhore të tij, sakrificën e tij që ka bërë, dhe do ta bëjmë për Ymetin e tij.

Të jemi më unikë se kurrë në pasimin e rrugës dhe veprës së tij, të jemi të mirësjellshëm ndaj prindërve tanë, fëmijëve tanë. Të mos harrojmë se jemi vëllezër në besim dhe bashkudhëtarë në jetë dhe që e duam paqen dhe mirëqenien në botë.

Ne nuk jemi të dehur nga urrejtja, ne nuk jemi të magjepsur nga zullumi dhe nuk jemi të veshur me hakun e huaj!

O Zot i Plotfuqishëm, na forco në qëllimin tonë për të qenë të bindur ndaj Teje dhe të dëgjueshëm ndaj të Dërguarit Tënd!

O Zot i Gjithëdijshëm, na mëso që të dallojmë qartë të mirën dhe të keqen, në mënyrë që të pasojmë të mirën dhe të largohemi nga e keqja!

O Zot Hirmadh, na bëj të thithim aromën nga trëndafilishta e Pejgamberit tonë, a.s.!

O Zot i Gjithëmëshirshëm, na mëshiro ne në bashkim vëllazëror dhe dashuri, dhe na bashko në rrugë drejt qëllimit të përbashkët, në pasimin e denjë të Synetit të Pejgamberit a.s.!

# Injoranca dhe gabimi pa dashje në çështje të besimit (1)

**Hasan El Hudajbi**

**"Juve ju erdhi i dërguar nga lloji juaj, atij i vjen rëndë për vuajtjet tuaja, sepse është lakmues i rrugës së drejtë për ju, është i ndjeshëm dhe i mëshirshëm për besimtarët". (Et-Tevbe,128).**

Një grup dijetarësh janë të mendimit se kush e kundërshton ndonjë çështje të akides, të adhurimit, dispozitave juridike dhe shpjegimin juridik islam (fetvanë), konsiderohet jobesimtar. Ndërsa një grup tjetër dijetarësh janë të mendimit se kush e kundërshton ndonjë çështje të akides, është jobesimtar, kurse, nëse ndodh që të mos pajtohet në çështjet e dispozitave juridike a me dispozitat e adhurimit, ai nuk konsiderohet jobesimtar dhe as mëkatar, po konsiderohet një muxhtehid që i pranohet arsyetimi, ngase, edhe nëse nuk ia qëllon çështjes, ai shpërblehet për shkak të qëllimit të tij.

Ndërkaq, një grup prej dijetarësh janë të mendimit se myslimani nuk bëhet jobesimtar dhe as bëhet mëkatar, nëse shpreh ndonjë mendim, për shkak të injorancës, në çështje të akides a për dispozitat juridike ose për çështje të adhurimit, ngase çdokush që bën ixhtihad, do të arrijë të marrë shpërblim, pavarësisht nëse ia qëllon apo gabon, nëse ia qëllon shpërblimin e ka të dyfishtë, e nëse gabon, merr vetëm një shpërblim. Ky është mendimi i Ibn Ebu Lejles, Ebu Hanifes, Shafiut, Sufjanit (Thevriut) dhe i Davud bin Alij bin Hazmit r.a..

Është obligim që të mos konsiderohet jobesimtar askush që ka thënë një mendim, përveç nëse me atë mendim kundërshton ndonjë çështje për të cilën është e saktë se e ka thënë Allahu a i Dërguari i Tij, pra shpreh një mendim në kundërshtim me Allahun dhe me të Dërguarin e Tij. Pavarësisht nëse ky kundërshtim ka të bëjë me çështje të besimit, të dispozitave apo me shpjegime juridike (fetva). Dhe pavarësisht nëse është vërtetuar tek ai kjo prej kohës së të Dërguarit a.s. duke u transmetuar në mënyrën mutevatir (nga shumica) apo në mënyrë individuale (ahad). Përveç nëse ky e kundërshton konsensusin e prerë dhe të qartë në saktësinë e tij, atëherë ky doemos do të konsiderohet jobesimtar, sipas unanimitetit të të gjithëve, sepse njohja e konsensusit dhe mohimi i tij konsiderohen dalje prej besimit.

Argumenti që vërteton fjalën tonë, është Fjala e Allahut të Madhërishëm: (Shih:En-Nisa, 65).

Ky ajet kuranor është i qartë dhe nuk ka nevojë të sqarohet dhe nuk ka asgjë që mund të ngatërrojë kuptimin e tij të kthjellët, ngase nuk ka ardhur asnjë argument që ta bëjë kuptimin e tij të specifikuar në disa aspekte të besimit.

Ai që mund të nxjerrë një dispozitë që është në kundërshtim me Allahun dhe të Dërguarin e Tij, sipas tekstit të këtij ajeti, ai nuk është besimtar.

Dispozita e fesë mund të jetë: ndalesë, obligim, lejim i përgjithshëm, vepër e urrejtur, ose të jetë vepër që ka drejtë të zgjedhjes së veprimit a të mosveprimit.

Nuk ka çfarë të diskutohet për atë që vepron të kundërtën e asaj që ka caktuar Allahu dhe i Dërguari i Tij, si në çështjet e besimit, të adhurimit, të dispozitave juridike dhe shpjegimeve juridike (fetva).

Mirëpo, për sa i përket atij për të cilin nuk janë argumente dhe nuk i është bërë e qartë se nuk lejohet të kundërshtohet ajo që është caktuar prej Allahut dhe të Dërguarit, ai nuk konsiderohet jobesimtar përderisa të vijë ndonjë tekst për një vendim të tillë, e një herë veprohet sipas vendimit të ajetit. Kur ndodh që dikujt që

është larg t'i përmendet i Dërguari i Allahut, e ai më nuk interesohet për të dhe nuk e beson atë, atëherë ai konsiderohet jobesimtar.

Nëse ndokush dëshmon se nuk ka zot tjetër përveç Allahut, dhe se Muhamedi është i Dërguar i Allahut, po pastaj thotë: Nuk e di nëse ky (Muhamedi) është i vdekur apo i gjallë, nuk e di ndoshta ai është i pranishëm para meje apo është dikush tjetër, nuk e di nëse është prej fisit Kurejsh apo prej fisit Temim, apo mos është persian, apo nuk e di nëse është prej Gadishullit Arabik apo prej Horasanit. Nëse ai që e thotë këtë, është injorant dhe nuk ka njohuri për historinë e të Dërguarit a.s.,. , kjo nuk e dëmton asgjë. Në këtë rast është obligim që t'i jepen mësime rreth kësaj çështjeje dhe, pasi t'i jepen shpjegime, nëse ky shpreh kokëfortësi duke mos besuar, atëherë ky është jobesimtar dhe duhet të gjykohet si renegat.

**Kush e mohon këtë është jobesimtar sipas unanimitetit**

Pra, kjo është një bindje e prerë. Vallë, a mos ka ndodhur që të transmetohet se i Dërguari a.s. nuk ka pranuar besimin e banorëve të një fshati, apo të banorëve të një lagjeje, apo të ndonjë njeriu, qoftë me status si i lirë apo si rob, - pa e pyetur për kuptimin e shehadetit dhe për kuptimin e shprehjeve "ilah, Rabb, ibadet dh ed-din", për kuptimin e monoteizmit, për rastet kur mund të bihet në politeizëm, për kuptimin e besimit err-rrububjeti, për kuptimin e autoritetit të marrjes së vendimeve vetëm nga Allahu, e të ngjashme me to? Vallë, a mos i ka pyetur i Dërguari a.s. ata nëse Kur'ani është i krijuar, nëse Allahu i Lartësuar sheh apo nuk sheh e të ngjashme prej çështjeve për të cilat kanë diskutuar dijetarët e akides, e të cilat i ka nxitur shejtani në mes tyre vetëm e vetëm që të fusë armiqësi dhe pezm?

Nëse dikush pretendon se i Dërguari i Allahut a.s. nuk ia ka pranuar hyrjen në Islam askujt pa i njohur këto shpjegime-koncepte, ai ka përgënjeshtruar konsensusin e myslimanëve të kësaj toke. Ose thotë - nuk dihet ndoshta dikush prej transmetuesve është gënjeshtar, duke pretenduar se të gjithë ashabët (Allahu qoftë i kënaqur me ta) janë marrë vesh në mes tyre që të fshehin një veprim të të Dërguarit a.s.. Kjo është e pamundur në aspektin e natyrshëm, ngase natyrisht që është e pamundur që me qindra e mijëra të merren vesh, dhe sidomos njerëzit më të ndershëm të kësaj toke, për të bërë ndonjë gënjeshtër dhe për të fshehur ndonjë çështje që është shumë e rëndësishme. Pretendimi për një gjë të tillë, shpreh atë se ashabët kanë bërë një vepër që të hedh në mosbesim, ngase ata merren vesh për të fshehur diçka pa të cilën nuk mund të bëhet mysliman përveçse me të.

Ky është një mohim i qartë nga ai që mendon kështu.



Askush nuk dyshon prej atyre që dinë diçka nga historia e myslimanëve, e çifutëve, e të krishterëve, e zjarrputistëve, e natyralistëve për atë se i Dërguari i Allahut a.s., qysh prej momentit të shpalljes, i ka ftuar vazhdimisht njerëzit në grupe për të besuar në Allahun e Lartësuar dhe në atë që ka sjellë ai, dhe se ai i ka luftuar ata që e kanë luftuar dhe janë shprehur kundërshtarë të tij. Për njerëz të tillë ka lejuar derdhjen e gjakut të tyre, robërimin e grave dhe fëmijëve të tyre, marrjen e pasurisë së tyre - vetëm për hir të Allahut. Po ashtu ka marr xhizjen dhe i ka nënshtruar ata, dhe ka pranuar secilin që ka besuar prej tyre, duke ndaluar shkatërrimin e pasurisë së tij, derdhjen e gjakut të tij, shkatërrimin e familjes dhe fëmijëve të tij, dhe e ka gjykuar dhe konsideruar atë si mysliman. Në mesin e atyre që i ka pranuar si myslimanë, ka pasur edhe gra nomade, barinj e baresha, djelmosha të shkretëtirës e shumë të ngjashëm me këta, që kanë qenë të dobët në aspektin e kuptimit të çështjeve dhe injorantë, e asnjërit prej tyre i Dërguari a.s. nuk i ka thënë: Unë nuk e pranoj Islamin tënd dhe nuk të pranohet besimi pa e ditur kuptimin e shehadetit, kuptimin e asaj që Allahu është



Krijues dhe Furnizues i vetëm (err-rrububijetu), kuptimin e asaj se vetëm Allahut i përket marrja e vendimeve, njohjen e cilësive dhe të emrave të Allahut etj..

Është e pamundur që myslimanët të besojnë që i Dërguari i Allahut a.s. të jetë treguar i pakujdesshëm në shpjegimin e atyre çështjeve që janë të domosdoshme për pranimin e Islamit. Nëse dikush supozon se njerëzit, që të gjithë, në kohën e të Dërguarit kanë kuptuar çdo gjë kur kanë shprehur shehadetin, supozimi i tillë është gënjeshtër dhe nuk ka argument që ta vërtetojë këtë. Përveç kësaj, ky supozim është në kundërshtim me transmetimet e sakta, që vijnë nga i Dërguari i Allahut a.s. dhe po ashtu është në kundërshtim me realitetin konkret.

Sipas transmetimeve të sakta, ata që kanë qenë në Nexhd, në Hixhaz dhe përreth tij gjatë kohës sa ka qenë gjallë i Dërguari a.s., ata që të gjithë nuk kanë qenë arabë, po në mesin e tyre kishte të arabizuar, etiopianë, romakë, persianë dhe të tjerë.

Është vërtetuar me transmetime të sakta se ka pasur edhe prej vetë arabëve që nuk i dinin kuptimet e shprehjeve "ilah, rabb, el-iabdetu dhe ed-din" dhe po ashtu ishin injorantë rreth kuptimit të tev'hidit. Pra, këtë e ka ditur edhe i Dërguari a.s.. Në një rast të tillë tek njerëzit ishte ngulitur hamendja dhe kuptimi i gabuar ndaj zotërisë Muhammed a.s..

Asnjëherë nuk ka ndodhur që një numër i madh njerëzish të kenë pasur aftësi të njëjta në aspektin e të kuptuarit, të zgjuarsisë, të arritjes së njohurive dhe të arsyes. Në mesin e njerëzve gjithmonë ka pasur të atillë që të kenë pasur aftësi të kuptuarit dhe po ashtu ka pasur njerëz që të kenë qenë të dobët në aspektin e të kuptuarit. Në këtë nënqiell ka të atillë që janë shumë të aftë dhe që kanë aftësi të mëdha në aspektin e arsyes dhe ka injorantë që nuk i kuptojnë gjërat fare, edhe të atillë që janë mesatarë në aspektin e të kuptuarit të çështjeve.

Ai që tregohet mendjemadh e kokëfortë dhe mundohet kot të mohojë realitetin konkret që është në mesin e të gjitha shoqërive, në të gjitha vendet dhe në të gjitha kohët...

Nuk ka nevojë për vërtetimin e ndonjë gjëje në mendje aq sa ka nevojë që të argumentohet paraqitja e ditës.

Është vërtetuar në mënyrë të prerë se injoranca ndaj normave të fesë nuk dëmton aspak shprehjen e shehadetit dhe nuk është pengesë që ai që e shpreh atë, të konsiderohet mysliman.

Një grup i njerëzve që kanë aftësi dhe njohuri për çështjet e fesë, e kanë obligim t'ua shpjegojnë të tjerëve të gjitha ato çështje që janë të domosdoshme, dhe ato nga të cilat duhet të ruhen, në mënyrë që të mos bien në politeizëm dhe në devijim nga rruga e drejtë. Ndërkaq, për sa u përket çështjeve që nuk janë të domosdoshme të njihen dhe me të cilat janë marrë dijetarët e akides, ato nuk duhet t'u shpjegohen atyre, ngase shejtani mund të fusë armiqësi dhe urrejtje në mesin e tyre, përveç nëse njerëzit kanë hyrë në ato çështje, atëherë duhet t'u shpjegohen çështjet sipas shpjegimeve të Kur'anit dhe Synetit. Mu për këtë arsye, Allahu i Lartësuar thotë: (Shih: El Maide,8).

E ai që bëhet kokëfortë duke kundërshtuar edhe pas shpjegimit të së vërtetës dhe sjelljes së fakteve, ai është jobesimtar, sepse nuk po vepron sipas urdhrit të të Dërguarit a.s. dhe nuk po i nënshtrohet gjykimit të të Dërguarit a.s..

Është më se e domosdoshme të meditojmë për argumentin që kemi përmendur, dhe ta vlerësojmë të vërtetën ashtu si duhet. Ky argument është vepra e të Dërguarit a.s.. Fjalët e të Dërguarit a.s. janë të atilla që nuk asnjë prej myslimanëve dhe jomyslimanëve që të kundërshtojë se ato janë shpjegim i Sheriatit, i cili duhet të ndiqet doemos. Ky është një argument i transmetuar deri tek ne nga shumica në mënyrën tevatur dhe ky argument është më i forti sipas konsensusit.

Të gjitha shpjegimet dhe veprimet e të Dërguarit a.s., që nga momenti i Shpalljes që i erdhi atij, ne i njohim nga transmetimi që i kanë

bërë shokët e tij të njohur deri tek ne, gjeneratë pas gjenerate në mënyrën tevatur.

Ne jemi të bindur plotësisht në çdo shkronjë të Kur'anit që ka shqiptuar i Dërguari i Tij, ngase kjo na është bërë prej transmetimit që na e kanë bërë deri tek shokët e tij (Allahu qoftë i kënaqur me të gjithë) dhe se për këto kanë pasur konsensus të gjithë ata dhe kjo është transmetuar deri tek ne gjeneratë pas gjenerate.

Dyshimin për një transmetim të ardhur prej të Dërguarit a.s., i cili është bërë sipas konsensusit të ashabëve (Allahu qoftë i kënaqur me të gjithë), të cilët na i kanë përcjellë transmetimet deri tek ne gjeneratë pas gjenerate, e hedh poshtë argumenti se ajo që është ardhur prej Shpalljes që i erdhi atij, e që ka të bëjë me Kur'anin fisnik, është i saktë dhe nuk ka pësuar kurrfarë ndryshimi dhe zëvëndësimi qysh preh shpalljes.

**Argumenti tjetër:**

Është vërtetuar nga i Dërguari a.s., i cili ka thënë se një njeri nuk kishte vepruar asnjëherë mirë, kur i ishte afruar vdekja, i kishte thënë familjes së tij: Kur të vdes, më digjni me zjarr e më pastaj, kur ndonjë ditë të ketë erë të fortë, hirin tim ma lini ta shpërndajë era, gjysmën e hirit hidheni në det e gjysmën tjetër shpërndajeni në tokë. Pasha Allahun, nëse Allahu e ka caktuar që të më dënojë mua, Ai do të më ndëshkojë me një dënim që nuk e ka dënuar askënd prej krijesave të Tij. Allahu i Lartësuar e kishte tubuar hirin e tij dhe e kishte ringjallur atë duke e pyetur: Çfarë të ka shtyrë të veproje kështu? Ai paska thënë: Frika prej Teje, o Zoti im. E Allahu i Lartësuar e fali këtë vetëm për këtë fjalë që tha) (Ibn Hazmi: El Faslu, v. 1 f. 20).

Ky njeri nuk e kishte ditur se, kur të vdiste, Allahu do të mund të mblidhte hirin e tij dhe ta ringjallte, e Allahu e kishte falur për shkak se kishte pranuar që kishte pasur frikë dhe kishte qenë injorant ndaj Tij. Është më se e saktë se ky njeri nuk e kishte njohur fuqinë e Allahut dhe se Allahu, për shkak të injorancës që kishte pasur ai njeri, e ka konsideruar njeri që ka arsyetim dhe që nuk ishte jobesimtar dhe as politeist. Allahu i Lartësuar ka thënë: (Shih: En-Nisa, 48).

Disa janë munduar të ndryshojnë kuptimin e këtij hadithi duke thënë se shprehja "nëse e ka caktuar Allahu për mua dënimin", ka këtë kuptim: (Shih: El Fexhr, 16).

Ky koment është i pasaktë dhe nuk merret si argument. Po, sikur të ishte i saktë ky shpjegim, atëherë pse njeriu të kërkonte të digjej trupi i tij dhe të hidhej hiri i tij. Mirëpo, ajo që është e saktë dhe për se nuk ka dyshim, është se ai kishte shfaqur atë kërkesë vetëm që të shpëtonte prej dënimit të Allahut dhe sepse atij nuk ia merrte mendja që Allahu ka mundësi të tubonte hirin e tij dhe ta ringjallte. Kjo ishte arsyeja pse ai kishte kërkuar të veprohej ashtu me trupin e tij.

**Argumenti i tretë:**

Ky argument është më i qartë, që është Fjala e Allahut të Lartësuar: "Dhe (kujto) kur Havarijjunët thanë: (Shih: El Maide, 112) deri tek ajeti "dhe të na binden (edhe më shumë) zemrat tona". (El Maide,113), ata, Havarijjunët E kishin lavdëruar Allahun dhe nga mosdija i kishin thënë Isait a.s.: "Zoti yt, a mund të na zbresë një tryezë nga qielli"? dhe nga ky veprim nuk qe shkatërruar besimi i tyre.

Disa kanë dashur të shpëtojnë prej këtij argumenti duke thënë se ky ajet ka edhe një mënyrë tjetër leximi dhe fraza e ajetit të lexohet edhe kështu hel testetiu d.m.th. me (t) dhe që shprehja"rabbike" të lexohet"b" me "i" e që në këtë rast kuptimi i ajetit është: a të dëgjon ty Zoti yt nëse t'i kërkon prej Tij.

Edhe sikur të pranojmë vërtetësinë e leximit të fundit, gjen shprehjen rregulla që është e domosdoshme ndjekja e kësaj rregulle, pra rregulla është që, kur ajeti ka më shumë se një mënyrë leximi, duhet të ndiqet doemos secili lexim që është i saktë dhe që secili kuptim duhet marrë në vete. Derisa të gjitha leximet të jenë të sakta të transmetuara nga i Dërguari a.s., atëherë që të gjitha ato janë Kur'an të shpallura prej Allahut të Madhërishëm. Tjetër është çështja se asnjë lexim i saktë nuk mund të jetë më i mirë se leximi tjetër i saktë, por që të gjithë janë Kur'an.

Ai që mundohet t'i japë përparësi njërit lexim ndaj tjetrit, hedh poshtë një pjesë të Kur'anit. Por mënyra e parë e leximit është e saktë sipas uninimitetit dhe është e shkruar nëpër mus'hafet që i lexojnë njerëzit, është obligim të merret kuptimi i tillë dhe ajo që argumenton ai ajet.

Disa kanë shfaqur mendimin se ata që kanë kërkuar një veprim të tillë nga Isai a.s., nuk kanë qenë Havarijjunët, po njerëz të tjerë. Por, për ta hedhur poshtë këtë mendim, mjafton ajo që Allahu përmend se vetë Havarijjunët kishin kërkuar një veprim të tillë, për se Allahu i Lartësuar thotë: "Dhe (kujto) kur Havarijjunët thanë:"...".

Argumenti i katërt: Buhariu shënon nga Enesi r.a., se ka thënë: "halla e Enes bin Malikut Err-Rrebiatu i kishte thyer dhëmballën një robëreshe të Ensarëve, e populli kishin kërkuar të zbatohej kisasi (kthimi i dënimit me të njëjtën masë). Ata erdhën tek i Dërguari a.s., dhe ky kërkoi të zbatohej kisasi (d.m.th. t'i thyhej dhëmballa e saj). E xhaxhai i Enes bin Malikut r.a., Enes bin Nadër, tha: "jo, pasha Allahun, mos i thyej dhëmbin e saj, o i Dërguari i Allahut! Atëherë i Dërguari i Allahut a.s.,. i tha: "O Enes, në Librin e Allahut është caktuar obligimi i zbatimit të kisasit". Populli ranë dakord që të pranojnë kompensimin. E i Dërguari i Allahut a.s. tha: "Vërtet ka prej robërve të Allahut që, kur të betohen në Allahun, zbatojnë betimin (Buhariu: v.2 f. 66). (vijon)

Hasan el-Hudajbi Duatun La Kudatun. Përktheu dhe përshtati nga gjuha arabe: mr.sci. Flamur Sofiu)

# Turpi dhe rëndësia e tij në jetën e besimtarit

**Sedat Islami**

**Turpi është simboli i këtij Ymeti, është gjëja me të cilën identifikohet nga të tjerët. Për këtë arsye, Islami këtij morali i ka kushtuar rëndësinë maksimale.**

Qytetërimi bashkëkohor, krahasuar me të kaluarën antike, ka vetëm një dallim: zhvillimin teknologjik. Në aspektin e moralit dhe zhvillimit të marrëdhënieve shoqërore ka ngecur shumë, për të mos thënë se në disa raste është dhe në nivele më të ulëta, sidomos kur, për ambiciet djallëzore dhe për dëshirat shtazarake, vë në funksion edhe teknologjinë. Nuk do të doja që këto fjalë të merren si të ekzagjeruara ose të thëna nën ndikimin e mllefit karshi kësaj shthurjeje të paparë dhe këtij degjenerimi katastrofik. Assesi. Globalizmi ka globalizuar edhe degjenerimin. Fatkeqësisht, era e këtyre ndryshimeve të hidhura po fryn edhe tek ne. Populli ynë po përjeton një fazë transformimi, një ndryshim, pasojat e të cilit i di vetëm Allahu i Madhëruar. Populli ynë po kalon në rrugën e të devijuarve, në rrugën e të humburve, popull ynë po zhvishet prej moralit. Stili ynë i jetës lë shumë për t'u frikësuar. Për t'u frikësuar për të ardhmen e një populli të vogël që, nëse nuk e ka moralin për armë, atëherë do të dështojë, gjithsesi. Sot, në hutben e kësaj jave, kam zgjedhur të flas për moton e Islamit, për turpin si moral, për të cilin dallojmë nga ymetet e tjera.

**Të nderuar vëllezër!**

Turpi është motoja e këtij Ymeti. Pejgamberi a.s., siç transmeton Ibni Maxheh në Sunenin e tij, ka thënë: "Vërtet, çdo fe ka moral, ndërsa morali i Islamit është turpi".(1).Turpi është simboli i këtij Ymeti, është gjëja me të cilën identifikohet nga të tjerët. Për këtë arsye, Islami këtij morali i ka kushtuar rëndësinë maksimale. Buhariu dhe Muslimi[2] transmetojnë se Pejgamberi a.s. ka thënë dhe e ka përshkruar si degë të besimit. "Besimi është i ndarë në shtatëdhjetë e ca degë, ndërsa turpi është një prej degëve të besimit". Vështrimi i turpit nga ky prizëm për besimtarin ka domethënien e vet. Përderisa ka të bëjë me besimin e tij, atëherë turpi meriton një trajtim të veçantë, gjë që vërtet ndikon në sjelljet e tij. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Nuk ndodh e paturpshmja të jetë në diçka, e të mos e njollose atë, sikurse nuk ndodh që turpi të jetë në diçka e të mos e zbukurojë atë".[3] Kësisoj, prania e turpit në personalitetin e besimtarit nuk sjell tjetër përveçse të mira. Imam Muslimi transmeton se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Nuk vjen turpi me tjetër përveçse me hair"!; "I tërë turpi është hair"!

**Të nderuar vëllezër!**

Turpi nuk është vetëm moto, po edhe filozofi e Islamit. Ai ka domethënien dhe botëkuptimin e vet, që, si moral dhe pjesë qenësore e etikës islame, flet për pavarësinë e plotë nga botëkuptimet e huaja për të. Imam Muslimi transmeton, kurse hadithi është vazhdim i dy hadithеve të tij të përmendura më parë, se Bushejr ibn Ka'bi, pasi kishte dëgjuar nga Imran Ibn Husajni hadithet "Nuk vjen turpi me tjetër përveçse me hair"!; "I tërë turpi është hair"!, kishte thënë: "Në libra të urtësisë (të cilët sot janë libra të filozofisë dhe moralit) shkruan se vetëpërmbajtja dhe serioziteti janë nga turpi sikundërqë prej tij janë edhe rehatia dhe qetësia (prehja shpirtërore). Imrani i tha Bushejrit: Të flas me fjalë të të Dërguarit, ndërsa ti më flet nga fletushka jote?! Pra, nuk pajtohem me të,



jo pse ato domethënie nuk janë pjesë e turpit, porse për faktin se ne kemi botëkuptimin tonë, që është edhe më gjithëpërfshirës po edhe më i saktë. Atë na e ka sjellë i Dërguari i Allahut, i cili nuk flet nga hamendja. E se çfarë përfshin turpi ose cila është domethënia esenciale e tij, sidomos në raport me Allahun, Krijuesin, do të mësojmë nga hadithi në vijim. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Turpërohuni prej Allahut me turp të vërtetë! O i Dërguari i Allahut! E, falë ndihmës së Allahut, turpërohemi prej tij! - thanë. Nuk është kjo (ajo që po e kërkoj, por) turpi prej Allahut është ta ruash kokën dhe ç'përfshin, barkun dhe ç'përmban, të kujtosh vdekjen dhe belanë. E kush e do Ahiretin, e braktis dynjanë dhe bukuritë e saj. Kështu, kush vepron kësisoj, ai është turpëruar prej Allahut sinqerisht"!"[4]

Dijetarët kanë bërë një ndarje të turpit. Ebul Hasen Maverdi ka thënë se turpi ndahet në tri pjesë:

1. Turpi prej Allahut, që nënkupton përfilljen dhe zbatimin e Urdhrave të Tij si dhe largimin nga ndalesat e Tij
2. Turpi prej njerëzve, dhe
3. Turpi prej vetes.

**Të dashur vëllezër!**

Buhariu transmeton se Pejgamberi a.s. kishte dëgjuar një njeri, tek këshillonte të vëllain për të mos qenë shumë i turpshëm, për se i kishte thënë: "Lëre atë se turpi është pjesë e besimit"! Ky njeri e kishte këshilluar të vëllain që të mos ishte shumë i turpshëm, ngase kjo mund t'i shkaktonte probleme, e Pejgamberi a.s. i tha ta linte djaloshin sepse prej turpit nuk do të ketë të këqija. E keqja do të ndodhë vetëm atëherë kur të zhvishet prej tij. Pra, nuk ka dëm në këtë moral të mrekullueshëm, nuk pëson ai që turpërohet, sidomos kur turpi nënkupton të mos bësh atë që të është ndaluar. Fudajl Ibn Ijjadi numëron pesë gjëra që e bëjnë njeriun të dëshpëruar, njëra prej të cilave është dhe turpi i paktë. Kjo nuk duhet interpretuar kurrsesi se turpi, edhe në rastet kur kemi të bëjmë me diçka të domosdoshme, duhet të na shtyjë që të mos e shprehim atë. Jo, është dëshmuar se Pejgamberin a.s. e kishin pyetur për gjëra intime, madje gratë, por ajo që ne kemi frikë është zhveshja prej turpit, që më pastaj do ta bënte njeriun të vepronte çfarëdo e të mos kishte aspak turp prej Allahut. Ja çfarë fjalësh të bukura ka thënë Ebu Bekir ibn Muhamed Shashi në koment të hadithit: "…nëse nuk turpërohesh, bëj çfarë të duash"![5] "Hadithi nuk bën thirrje për mëkate, pra nëse nuk je i turpshëm, bëj ç'të duash, por bën thirrje për turpin, ngase mungesa e tij të bën të veprosh çdo gjë.

Pra, të zbukurohemi me këtë moral dhe t'u bëjmë thirrje të tjerëve për moral të mirë, dhe sidomos të rinjve!

(1) Sunen Ibni Maxheh, libri mbi Zuhdin, kapitulli el-Haja', hadithi (nr. 4181; 4182). Albani vlerëson se hadithi është i mirë –hasen. Shih: Es-silsiletu-s-sahihah, 2/616.(2) Sahihu-l-Buhari, libri el-Iman, kapitulli Umurul ima, nr. 9; Sahihu Muslim, libri el-Iman, kapitulli Shuabul iman, nr. 35.(3)Hadithin e transmetojnë Tirmidhiu dhe Ibni Maxheh ndërsa Albani thotë se është autentik –sahih.(4)Hadithin e transmeton Tirmidhiu ndërsa Albani ka thënë se është i mirë –hasen.(5)Hadthin e transmeton Buhariu në Sahihun e tij.

# Kriteret Minimale për Therje/Prerje të shtazëve dhe shpezëve

**Dr. Islam Hasani**

**Rryma elektrike, voltazhi dhe koha duhet të caktohen dhe të verifikohen nga organizata që bën certifikimin hallall në vendin përkatës, duke pasur parasysh llojin dhe peshën e shtazëve.**

Bazuar ne vendimin e Këshillit të Akademisë Islame të Fikhut në sesionin e 10, mbajtur në Xhedë (Arabia Saudite), më 28 qershor 1997, dhe në standardet ndërkombëtare rreth therjes së shtazëve/shpezëve dhe përgatitjes së ushqimit për certifikim Hallall, në vijim do të përmenden kriteret që duhet të plotësohen, me disa figura dhe tabela ilustruese:

I: Për t'u konsideruar e ligjshme, therja duhet të bëhet në një prej metodave në vijim:

1. Prerja e qafës së shtazës (Dhebh) është prerja që ndërpret kanalin e frymëmarrjes, kanalin në të cilin kalon ushqimi, arteriet kryesore dhe venat, të cilat bartin oksigjenin në kokë, - për të shkaktuar gjakrrjedhjen dhe vdekjen te shtazët. Kjo metodë rekomandohet për prerjen e lopëve, dhenve, dhive dhe shpezëve.
2. Therja (Nahr): kjo bëhet duke e therur me thikë nëqafë. Kjo metodë rekomandohet për therjen e deveve dhe shtazëve të ngjashme.[1]
3. Dëmtim/lëndim ('akr): kjo bëhet duke lënduar shtazën, kur të mos ketë zgjidhje tjetër, në cilëndo pjesë të trupit. Kjo mënyrë praktikohet për shtazët e egra në gjueti, të cilat janë të lejuara për t'u ngrënë, ose për shtazët shtëpiake që janë bërë shumë të rrezikshme dhe është e pamundshme therja normale e tyre. Mjeti i lëndimit duhet të shkaktojë patjetër gjakrrjedhje dhe kjo të jetë shkak i vdekjes së shtazës apo shpezës. Nëse shtaza kapet derisa është ende e gjallë, duhet të theret në qafë sipas rregullave të përmendura.

II: Prerja Hallall e shtazës duhet të plotësojë edhe këto kushte:

1. Personi që bën therjen/prerjen, duhet të jetë në moshë të rritur dhe mendësisht i shëndoshë, duhet të jetë mysliman ose t'i takojë njërës prej feve të shpallura (ehlul kitab).
2. Prerja/therja duhet të bëhet me një mjet të mprehtë, të hekurt a të ndonjë metali tjetër, i cili është në gjendje të shkaktojë gjakrrjedhje të madhe. Dhëmbet, fildishi dhe thonjtë nuk mund të përdoren për prerje.
3. Është e ndaluar ngrënia e mishit të një shtaze që mbytet nga ngulfatja, ose që është qëlluar me ndonjë objekt (gur, dru etj.) apo është mbytur nga ndonjë rrëzim nga lart ose është therur me brirë të ndonjë shtaze tjetër. Por, nëse shtaza kapet ende e gjallë dhe theret sipas rregullave të përmendura më lart, edhe pse lëndimi është bërë nga ndonjë prej kategorive të përmendura, lejohet për t'u ngrënë.
4. Personi që bën therjen, duhet të përmendë Emrin e Allahut, Bismillah – Allahu Ekber, në fillim të këtij akti. Por, nëse personi harron të përmendë Emrin e Allahut, po këtë nuk e bën me qëllim, mishi është i lejuar për t'u ngrënë.

III: Prerja e shtazës duhet të bëhet në mënyrë korrekte, sipas rregullave të Sheriatit, si p.sh. të tregohet mëshirë dhe të ketë sjellje të mirë ndaj shtazës para, gjatë dhe pas prerjes. Mprehja e thikës nuk duhet të bëhet para syve të shtazës dhe shtaza nuk duhet të pritet në prani të shtazëve të tjera. Është e ndaluar të mbytet një shtazë me ndonjë mjet jo të mprehtë. Shtaza që do të pritet, nuk duhet të torturohet, nuk lejohet




Pjesa e therjes për pula (2)




Metoda e therjes së pulave

t'i këputet ndonjë pjesë e trupit, t'i hiqet lëkura ose të futet në ujë të vluar para se të vërtetohet se shtaza nuk është më e gjallë.

IV. Shtaza që do të pritet, duhet të mos jetë e prekur nga ndonjë sëmundje e cila të ketë depërtuar në mishin e saj dhe mund të dëmtojë shëndetin e konsumatorit. Plotësimi i kritereve sanitare, është domosdoshëm për sa i përket mishit.

V. Praktikat e therjes në vende të ndryshme, dhe kriteret minimale për t'u konsideruar mishi i tyre i lejuar për ngrënie:

1. Therja hallall në parim duhet të bëhet pa e goditur/tronditur shtazën, meqë rregullat e therjes sipas metodës islame janë më të mëshirshme dhe e bëjnë që shtaza të ketë më pak vuajtje. Prandaj kërkohet nga autoritetet relevante të zhvillojnë mjete për therjen e shtazëve të mëdha, në mënyrë që ato të jenë plotësisht në ujdi me këto kërkesa.

2. Duke i plotësuar kriteret e paragrafit të mësipërm, lejohet të hahet mishi i një shtaze e cila është therur në mënyrë të lejuar, edhe nëse është goditur, mirëpo duhet të vërtetohet që shtaza ka qenë e gjallë edhe pas goditjes. Kjo procedurë është përshkruar nga ekspertët si më poshtë:

a) aplikimi i dy elektrodave elektrike në ballë apo në pjesët anësore të kokës;

b) voltazhi duhet të jetë ndërmjet 100 e 400 voltësh (për më shumë detaje, shih tabelën më poshtë);

Parametra udhëzues për trullosje elektrike për pula dhe dema (3)

| Lloji i shtazëve | Pesha (kg) | Rryma (A) | Voltazh | Koha (sekonda) |
|---|---|---|---|---|
| Pula | 2.40 – 2.70 | 0.20 – 0.60 | 2.50 – 10.50 | 3.00 – 5.00 |
| Dema | 300 – 400 | 2.50 – 3.50 | 300 – 310 | 3.00 – 5.00 |

Parametra udhëzues për trullosje elektrike për shtazët e tjera

| Lloji i shtazëve | Rryma (A) | Koha (sekonda) |
|---|---|---|
| Qengj | 0.50 – 0.90 | 2.00 – 3.00 |
| Dhi | 0.70 – 1.00 | 2.00 - 3.00 |
| Dele | 0.70 – 1.20 | 2.00 – 3.00 |
| Viç | 0.50 – 1.50 | 3.00 |
| Lopë | 2.00 – 3.00 | 2.50 – 3.50 |
| Buall | 2.50 – 3.50 | 3.00 – 4.00 |
| Struc/Makush | 0.75 | |

*Shënim: rryma elektrike, voltazhi dhe koha duhet të caktohen dhe të verifikohen nga organizata që bën certifikimin hallall në vendin përkatës, duke pasur parasysh llojin dhe peshën e shtazëve.*




Pjesa e therjes së gjedhëve




Metoda e therjes së gjedhëve

c) rryma elektrike duhet të jetë ndërmjet 0.75 deri në 1 amper për dele dhe ndërmjet 2.00 deri 3.50 amperë - për gjedhë/dema (për më shumë detaje, shih tabelën më poshtë);

d) shoku elektrik duhet të zgjasë 3 deri 6 sekonda (për më shumë detaje, shih tabelën më poshtë);

e) është e ndaluar të goditet shtaza me ndonjë shtizë, sëpatë, çekiç apo me fryrje ajri, sikurse është metoda angleze;

f) është e ndaluar të futen shpezët në shok elektrik, duke pasur parasysh studimin që ka vërtetuar se shumë prej shpezëve ngordhin para se ato të theren;

g) është e lejuar të hahet mishi i shtazëve të therura pasi të jenë goditur me përdorim të përzier të dyoksidit të karbonit dhe ajër/oksigjen, apo me përdorimin e pistoletës për trullosje, e cila nuk rrezikon ta vrasë shtazën para se të theret;

VI. Myslimanët që jetojnë në vende islame, duhet ta rregullojnë infrastrukturën ligjore në bashkëpunim me qeverinë ku jetojnë, dhe të pajisen me mjete më efikase për therje të shtazëve sipas metodave islame, pa i goditur dhe pa i torturuar ato.

VII. Myslimanët që udhëtojnë jashtë vendit ose ata që jetojnë në vende ku myslimanet janë pakicë, lejohet të konsumojnë mishin e shtazëve që janë të lejuara për t'u ngrënë, nëse ato shtazë janë të therura nga Ehlul Kitab (pasues të librave të shenjtë), pasi të sigurohen se ai mish nuk përmban diçka të ndaluar. Ky mish është i ndaluar nëse vërtetohet se shtaza është mbytur apo therur duke përdorur ndonjë metodë të ndaluar sipas Sheriatit.

VIII. Në parim, therja e shpezëve ose edhe e shtazëve të tjera, duhet të bëhet në mënyrë manuale, si metoda më e parapëlqyer, por për prerjen e shpezëve lejohet të përdoren instrumente mekanike, nëse përmbushen kriteret e përmendura më lart.

Lejohet të shqiptohet Emri i Zotit një herë, para se të bëhet prerja e shumë shtazëve, duke siguruar se nuk ka ndonjë pengesë në proces. Nëse procesi ka ndonjë ndërprerje, duhet të përsëritet Emri i Zotit (Bismilah, Allahu Ekber).

IX. Mishi i importuar nga vendet ku myslimanët janë pakicë

1. Nëse mishi është i importuar nga vendet ku shumica e popullsisë janë Ehlul Kitab dhe shtazët theren në thertore moderne, duke përdorur ndonjë prej metodave të lejuara sipas përshkrimit të mëhershëm dhe duke i plotësuar kriteret e Sheriatit, konsumimi i këtij mishi është i lejuar në përputhshmëri me fjalët e Kuranit: "... Ushqimi i Ehlul Kitab (pasuesit e librit) është i lejuar për ju...". (El Maide, 6)

2. Mishi i importuar nga vendet ku shumica e popullsisë nuk i takojnë Ehlul Kitab-it, është i ndaluar, sepse ekziston një dyshim i madh se personi që ka bërë therjen e shtazëve, nuk i ka plotësuar kriteret që kërkohen sipas rregullave të sheriatit.

3. Konsumimi i mishit të importuar nga vendet ku shumica e popullsisë nuk i takojnë Ehlul Kitab-it, lejohet për t'u ngrënë, nëse procesi i therjes është mbikëqyrur nga ndonjë institucion islamik i autorizuar dhe nëse personi që bën therjen, është mysliman apo i takon Ehlul Kitab-it.

(1) Mohammad Mazhar Hussaini, Islamic Dietary Concepts and Practices (Bedford Park: The Islamic Food and Nutrition Council of America, 1993) f.21. (2)Islam Hasani, Ushqimi Hallall: Prodhimi, Përgatitja, Menaxhimi dhe Deponimi, (Prishtinë: Dituria Islame, 2012), f. 20. (3)Ibid, f. 22.

# Dhënia e zekatit për në rrugën e Allahut

**Mr. Ejup Haziri**

**Rreth sintagmës "fi sebilil-lah", ka mendime të ndryshme të shkollave juridike në lidhje me këtë çështje.**

Në temat e kaluara kemi shpjeguar gjashtë grupet përfituese të zekatit, kurse në vazhdim është grupi i shtatë përfitues i zekatit, që ka të bëjë me ata që janë në rrugën e Allahut. Mirëpo, çfarë nënkuptohet me shprehjen "në rrugën e Allahut"? Cilat janë polemikat e shkollave juridike rreth sintagmës "në rrugën e Allahut"? Kush hyn në këtë grup dhe cilat janë dispozitat që kanë të bëjnë me këtë grup? Këto dhe tematika që ndërlidhen me to, do të trajtohen në këtë punim.

### Konfirmimi përmes tekstit

Grupet përfituese të zekatit konfirmohen veç e veç nga Allahu përmes Librit të Tij: "Allahu caktoi obligim që lëmosha (zekati etj.) t'u takojnë vetëm: të varfërve (nevojtarëve), të ngratëve (që s'kanë fare), punonjësve (që e tubojnë), atyre që u uhen përfituar zemrat (të dobëtve në besim), e duhet dhënë edhe për lirim nga robëria, të mbyturve në borxhe, (luftëtarëve) në rrugën e Allahut dhe atij që ka mbetur në rrugë. Allahu e di gjendjen e robërve, punon sipas urtësisë së Vet". (Et-Tevbe, 60).

Çfarë nënkuptohet me nocionin "në rrugën e Allahut"?

Juristët myslimanë kanë debatuar se kush konsiderohet në rrugën e Allahut, a hyjnë vetëm luftëtarët në rrugën e Allahut apo është ky një nocion më i përgjithshëm, që përfshin edhe sektorë të tjerë. Nga polemikat e dijetarëve të fushave të ndryshme në lidhje me nocionin "fi sebilil-lah" ka dalë mendime të ndryshme që përfaqësohen prej tyre. E, tërë kjo si rrjedhojë e nocionit në fjalë, që përdoret edhe si nocioni veçantë, po edhe si i përgjithshëm. Prandaj do të ishte mirë që të përmenden shkollat juridike se çfarë mendimesh kanë shfaqur në lidhje me këtë nocion dhe kush hyn në të. Ibn Ethiri, për sintagmën "fi sebilil-lah" jep këtë përkufizim: "Çdo punë e sinqertë përmes së cilës synohet përafrimi tek Allahu i Madhëruar, qoftë kryerja e farzeve, nafile apo lloje të tjera të nënshtrimit, por zakonisht si nocion nënkupton xhihadin përderisa nga përdorimi i shpeshtë i tij sikur është bërë i kufizuar vetëm në atë kontekst".[1] Me fjalë të tjera, sintagma "fi sebilil-lah", në kuptim të përgjithshëm, nënkupton vepra të mira që afrojnë tek Allahu, kurse në kuptim të veçantë nënkupton luftën në rrugën e Allahut.

Për sa u përket mendimeve të shkollave juridike rreth sintagmës "fi sebilil-lah", vlen të theksohet se ka mendime të ndryshme në lidhje me këtë çështje.

### Mendimi i shkollës hanefite

Në shkollën juridike hanefite, për shprehjen "fi sebilil-lah" jepen mendime të ndryshme. Muhamed bin Hasen Esh-Shejbani, nxënësi i Ebu Hanifes parasheh se fjala "fi sebilil-lah" nënkupton haxhilerët që kanë mbetur në rrugë, duke u bazuar në transmetimin ku thuhet se një njeri kishte lënë një deve "fi sebilil-lah", e i Dërguari i Allahut urdhëroi që me të të bartej haxhiu, ngase ai ishte në rrugën e Allahut, për shkak se kishte kryer Urdhrin e Tij, I ishte nënshtruar Atij dhe kishte luftuar nefsin."..
Ebu Jusufi, nxënës tjetër i Ebu Hanifes është i mendimit se "fi sebilil-lah" përfshin luftëtarët të cilët janë të përkushtuar vetëm në luftë për hirë të Allahut xh. sh., të cilët, për shkak të varfërisë, qoftë të furnizimit me të holla ose me mjete, nuk

kanë mundur t'i bashkohen ushtrisë myslimane. Të këtij mendimi janë pjesa dërrmuese e juristëve hanefitë.[2] Duhet përmendur edhe fakti se, sipas disa juristëve nga kjo shkollë, termi "fi sebilil-lah" përfshin kërkuesit e diturisë, të cilët kanë nevojë për ndihmë në rrugën e tyre për hir të Allahut, sikurndërqë ka mendime se ky term përfshin çdo rrugë mirësie dhe nënshtrimi ndaj Zotit. Ajo që vlen të përmendet këtu, është fakti se hanefitë termit "fi sebilil-lah" i japin koncept të zgjeruar, gjithnjë duke e trajtuar, sipas tyre, një term të përgjithshëm dhe nënkupton këto katër gjëra:

E para: dashamirët e xhihadit, por atyre që u mungojnë mjetet materiale dhe luftarake.

E dyta: haxhilerët e mbetur në rrugë, për shkak të mjeteve materiale.

E treta: kërkuesit e diturisë që kanë mbetur pa mjete materiale, ata që studiojnë fenë e Zotit.

E katërta: veprat e mira dhe bamirësie në rrugën e Allahut.

Nga e gjithë kjo, që të gjitha këto kategori i bashkon një element, që është varfëria dhe nevoja, ngase, nëse këto kategori janë të pasura, atëherë atyre nuk u jepet zekati, madje edhe luftëtarit, nëse është i pasur, nuk i caktohet pjesë nga zekati.[3]

**Mendimi i shkollës malikite**

Maliku është i mendimit se sintagma "fi sebilil-lah" është term gjithëpërfshirës, që përfshin rrugë të shumta, por që këtu vjen në kuptimin e luftës. Sipas tij, luftëtari ndihmohet me mjete luftarake, pa marrë parasysh a është i pasur apo jo.[4] Juristët e kësaj shkolle parashohin që luftëtarëve u jepet zekat dhe sadaka, në mënyrë që të ndihmohen me armë, me mjete luftarake dhe të pengohet armiku. Sepse tërë këto janë në rrugën e luftës dhe në dobi të saj. Sipas tyre, nuk lejohet që me paratë e zekatit të ngrihen mure për mbrojtje nga armiku,[5] me përjashtim të disave prej tyre, që e lejojnë në mure, anije luftarake dhe të ngjashme. Në këtë kontekst dallojnë nga hanefitë, ngase nuk e kufizojnë zekatin vetëm ndaj luftëtarëve, por edhe për mjete luftarake dhe për gjëra të dobishme rreth luftës. Sipas kësaj shkolle vërejmë që nuk ka ndonjë mospajtim rreth termit "fi sebîlil-lah", ngase që të gjithë janë të pajtimit që ky term ka ndërlidhje të ngushtë me xhihadin dhe luftën, duke e ngushtuar termin. Po ashtu, shkolla malikite, në dallim nga ajo hanefite, nuk bën dallimin në mes luftëtarëve të pasur e të varfër, sikurse bën shkolla hanefite, që parasheh vetëm nëse ata janë të varfër dhe kanë nevojë për një gjë të tillë.

**Mendimi i shkollës shafite**

Shafitë sintagmës "fi sebîlil-lah" i japin konotacion luftarak, që ka ndërlidhje të ngushtë me luftëtarët. Në këtë kontekst nuk dallojnë nga malikitë, ngase që të dyja këto shkolla mendojnë se ky term ka të bëjë me luftëtarët. Ndonëse shafitë i japin një zbërthim tjetër këtij termi, i cili, sipas tyre, ka të bëjë me ata luftëtarë vullnetarë, të cilët nuk kanë ndonjë pagë nga qeveria ose ndonjë stimulim. Këta, nga vullneti i tyre i lartë dhe nga dëshira e zjarrtë, dëshirojnë t'i bashkohen ushtrisë myslimane. Për këtë arsye, këtyre u caktohet pjesa e zekatit, pa marrë parasysh aspektin e tyre social, nëse janë të pasur apo të varfër dhe zekati ndaj tyre duhet të shpërndahet nga fqinjët e tyre, ngase, sipas tyre, nuk lejohet bartja e zekatit në vende të tjera, përveç aty ku merret.[6] Sipas tyre, luftëtarit i jepet aq sa ka nevojë për kohën shkuarje-ardhje dhe gjatë qëndrimit të tij, pa marrë parasysh sa zgjat lufta, sikundërqë atij mund t'i blihen armët, mjetet luftarake, ato të transportit për bartje dhe të ngjashme me to.

**Mendimi i shkollës hanbelite**

Hanbelitë thuajse pajtohen plotësisht me shafitë në sqarimin që i bëjnë sintagmës "fi sebilil-lah", e që ka të bëjë me luftëtarët vullnetarë, të cilët nuk kanë ndonjë pagë nga shteti, prandaj zekati i jepet luftëtarit aq sa i nevojitet për luftën e tij, edhe nëse është i pasur, e nëse ai nuk e konkretizon luftën, atëherë i merret ajo shumë e dhuruar. Edhe këta parashohin që, përveç mundësisë që atyre t'u jepet në të holla, nga pasuria e zekatit mund t'u blihen mjete që u shërbejnë për luftë, siç janë anijet dhe mjete të tjera, ngase këto gjëra janë në interes dhe dobi për luftëtarin. Çdo gjë që është në interes të myslimanëve, i lejohet të veprojë prijësit dhe udhëheqësit të myslimanëve, ngase ai është më i dituri për dobitë dhe interesat.Ahmed ibn Hanbeli, në njërin prej dy mendimeve të tij, konsideron se, përveç luftëtarëve që konsiderohen në rrugën e Allahut, këtu hyjnë edhe haxhilerët që kanë mbetur në rrugë, për arsye të ndryshme. Me këtë mendim ai bën një zgjerim të termit "fi sebilil-lah", duke u mbështetur në hadithin ku thuhet: "Haxhi dhe Umreja janë (ibadete) "fi sebilil-lah"-në rrugën e Allahut". (Ahmedi, Ebu Davudi dhe të tjerët, por, sipas shumë hadithologëve, hadithi është i dobët, ngase në senedin e tij është një transmetues i panjohur). Këtu bëhet e qartë se shkollat juridike, me përjashtim të hanefive, termin "fi sebilil-lah" e ndërlidhin vetëm me luftëtarët në rrugën e Allahut, me pak dallime konceptuale në mes këtyre shkollave, pa marrë parasysh a janë të varfër apo të pasur ata, përderisa hanefitë i japin një konotacion më gjithëpërfshirës dhe më të zgjeruar, gjithnjë duke u bazuar në kuptimin që bart me vete ky nocion, duke e ndërlidhur edhe me elemente të tjera jashtë luftës, por duke e kushtëzuar me varfërinë dhe nevojën.[7] Shumica e shkollave juridike këtë term e ndërlidhin me luftëtarët, duke elaboruar se ky term në shumicën e herëve që vjen në Kur'an, nënkupton luftën në rrugën e Allahut. Sipas shumicës së juristëve nuk lejohet që ky fondacion i zekatit të shpërndahet në sektorët e mirësisë, si për ndërtimin e xhamive, shkollave e gjërave të tjera, në dallim nga hanefitë që parashohin se ky fondacion mund të shpërndahet edhe për qëllime mirësie, në të cilat pasqyrohet afërsia tek Allahu i Madhëruar.

**Argumentet e shumicës së shkollave juridike**

Tri shkollat juridike janë të mendimit që fondacioni "fi sebilil-lah" nënkupton luftën a xhihadin për ngritjen dhe lartësimin e Fjalës së Allahut të Lartësuar, duke u mbështetur mbi argumentet vijuese.

E para: Zakonisht termi "fi sebilil-lah", të shumtën e rasteve nënkupton luftën në rrugën e Allahut, saqë thuajse përfshin vetëm atë. Në Kur'an, kurdo që përmendet termi "fi sebilil-lah", nënkupton luftën në rrugën e Allahut, me përjashtim të disa rasteve të pakta, prandaj duhet të komentohet sipas kuptimit të përgjithshëm të kësaj fjale, sikurse ka ardhur në Kur'an (Shih: El Bekare, 244 dhe Saf, 4).

E dyta: Hadithi i Ata ibn Jesarit nga Ebu Seid el-Hudriu, ku thuhet se nuk lejohet sadakaja me përjashtim ndaj pesë personave, në mes të të cilëve për luftëtarin në rrugën e Allahut. Ky hadith, sipas tyre, është hadith i qartë që komenton dhe sqaron fjalën e Allahut për "...në rrugën e Allahut.".. (Et-Tevbe, 60).

E treta: Sipas athareve që kanë ardhur nënkuptohet se qëllimi me shprehjen "fi sebîlil-lah" është xhihadi, e prej tyre veçojmë atë që ka përmendur Taberiu në Tefsirin e tij, ku transmetohet nga ibn Vehb të ketë thënë: Ka thënë ibn Zejdi në komentin e Fjalës së Allahut "fi sebîlil-lah": Është fjala për luftëtarin në rrugën e Allahut.[8] Po ashtu në këtë kontekst Sujutiu, në tefsirin e tij, ka përmendur se Mukatili dhe ibn Zejdi Fjalën "fi sebîlil-lah" e kanë komentuar me luftëtarin në rrugën e Allahut.[9]

**Argumentet e hanefive**

E para: Fjala "fi sebilil-lah" ka të bëjë me të gjitha aspektet e mirësisë, ngase nocioni është i përgjithshëm, prandaj në asnjë mënyrë nuk lejohet që të përkufizohet për diçka të ngushtë, me përjashtim të rasteve kur argumentet e qarta vërtetojnë një gjë të tillë. Ajo që e vërteton këtë, janë transmetimet e ndryshme që ndërlidhen me këtë. Rraziu ka përmendur në tefsirin e tij se fjala "fi sebilil-lah" nuk përkufizohet (nuk përfshin) vetëm luftëtarët. Ai po ashtu thotë se shumë prej juristëve kanë lejuar që sadakatë të destinohen në të gjitha rrugët e mirësisë, si për qefinin e të vdekurve, ngritjen e mburojave apo ndërtimin e xhamive, ngase fjala "fi sebilil-lah" është e përgjithshme dhe përfshin të gjitha.[10]

E dyta: Për sa i përket hadithit që transmeton Ebu Seid el-Hudriu, ku thuhet se nuk lejohet sadakaja me përjashtim ndaj pesë personave, në mes të të cilëve është përmendur luftëtari në rrugën e Allahut, që e mbështetën tri shkollat juridike, hanefitë i përgjigjen duke theksuar se "fi sebîlil-lah" nuk përfshin vetëm luftën apo luftëtarët, ngase termi është i zgjeruar dhe i përgjithshëm dhe përfshin rrugë të ndryshme që kanë synim afrimin tek Allahu i Lartësuar. Prandaj është shumë gabim që rrugët e Allahut të përkufizohen vetëm me xhihadin.

E treta: Hanefitë u kundërpërgjigjen shkollave të tjera juridike në lidhje me faktin se në këtë tematikë nuk u jepet personave që janë të pasur. Madje e kushtëzojnë që ata të cilëve u jepet, të jenë të varfër, dhe po të mos jenë të varfër nuk e meritojnë të jenë pjesëmarrës të këtij grupi të zekatit. Argumentimi i tyre qëndron në dy hadithe që do t'i sjell në vijim. Hadithi i parë ka të bëjë me rastin e dërgimit të Muadhit në Jemen, kur i Dërguari i Allahut e porosit atë me këto fjalë: "Bëjua të ditur atyre se Allahu i ka obliguar ata me sadaka (e zekat), e cila merret nga të pasurit e tyre dhe jepet (shpërndahet) për të varfrit e tyre". (Buhariu dhe Muslimi). Hadithi i dytë është më i prerë, në të thuhet: "Nuk lejohet sadakaja për të pasurin". (Transmetojnë të gjithë përveç Ibni Maxhes dhe Nesaiut.).[11]

E katërta: Një pjesë e hanefive dhe Ahmedi, në njërin nga mendimet e tij, kur thonë se edhe Haxhi dhe Umreja janë pjesë e "fi sebîlil-lah", e argumentojnë me hadithe të shumta në lidhje me këtë tematikë, sikurse është hadithi që e kemi cekur tek mendimi i Ahmed ibn Hanbelit, ku i Dërguari i Allahut ka thënë: "Haxhi dhe Umreja janë (ibadete) "fi sebîlil-lah"-në rrugë të Allahut". Ndonëse shihet si hadith i dobët, megjithatë ekzistojnë hadithe të tjera në lidhje me këtë tematikë, që Haxhin dhe Umren i bëjnë pjesë të nocionit "fi sebilil-lah". Shevkani për këtë ka sjellë hadithe të shumta për të argumentuar këtë gjë, e në fund ka thënë: "Këto hadithe dëshmojnë se Haxhi dhe Umreja janë pjesë (e fjalës) "fi sebilil-lah", sikurse që dëshmojnë se lejohet që zekati nga grupi "fi sebilil-lah" të jepet për ata që dëshirojnë të kryejnë Haxhin dhe Umren.[12]

Ndonëse, disave prej këtyre pikave të hanefive u kundërpërgjigjen shkollat juridike të tjera, megjithatë, siç do ta shohim edhe në shkrimet në vazhdim, mendimi i hanefive është më i qëlluari, ani pse ai është thënë në kohë më të hershme, sepse mbetet më i preferuari dhe më i përzgjedhuri edhe për kohën aktuale. Kjo falë shpjegimit të thukët që i kanë bërë hanefitë dhe elaborimit të kuptimit të fjalës "fi sebililah".

[1] Ibën el-Ethir, En-Nihajetu fi garibi-l hadith, el-matbeatul hajrijetu, v.2 f. 338. [2] Alaudin Kasani, Beda'ius-Sanai fi tertibish-Sherai, v. 2 f. 907; Hashijetu ibën Abidin, v.2 f.343[3] Ibn Human, Sherh Fet'hu-l Kadir, v. 2 f. 205; Ibn Abidin, Reddul Muhtar ale-d Durri-l Muhtar, v.3 f.261 [4] Kurtubi, El-Xhamiu Liahkami-l Kur'an, v.7 f. 186. [5] Derdir, Esh-Sherhu-s Sagir, f. 233. [6] Ibn Haxher Hajtemi, Tuhfetu-l Muhtaxh Bisherhi-l minhaxh, v.3 f.96; Shafiu, el-Umm, v.2 f. 60.[7] Ibni Xhuzej, El-Kavaninë el-Fikhijetu, f. 109; Er-Rreini, Mevahibu-l Xhelil Sherh Mutesar Halil, v.3 f. 235; Ibni Kudameh, el-Mugni, v. 4 f. 104; Ibn Abidin, Reddul Muhtar, v. 3 f. 261; Ibn Humam, Sherh Fet'hu-l Kadir, v. 2 f. 205. [8] Taberiu, Xhamiul Bejan fi Te'vil el-Kur'an, v. 16 f.319. [9] Sujutiu, Ed-Durru-l Menthur fi-t Tefsiri bi-l Me'thur, v. 3 f. 252. [10] Fahru Rrazi, Et-Tefsiru-l kebir ve Mefatihu-l Gajbi, v. 16 f. 113. [11] Shih më tepër për këtë çështje Shevkani, Nejlu-l Evtar, v. 4f. 179. [12] Shevkani, Nejlu-l Evtar, v. I4 f. 192.




# OMANI

**Mr. Samir B. Ahmeti**

### Pozita gjeografike

Sulltanati i Omanit është një nga shtetet aziatike. Ndodhet në bregun juglindor të Siujdhesës Arabike, nga lindja shtrihet në gjirin e Omanit dhe nga jugu në Detin Arab. Shteti i Omanit kufizohet me tri shtete fqinje: me Emiratet e Bashkuara Arabe, me Mbretërinë e Arabisë Saudite dhe me Jemenin[2]. Shkakun e emërtimit të këtij vendi Oman na e rrëfen historiani Es-salimij-ju, i cili thotë se fisi El Ezd nga Jemeni ishte shpërngulur drejt Omanit, pas ngjarjes së njohur "Sejl El Arim", që ka ndodhur në vitin 120 para erës sonë, e cila kishte shkaktuar edhe shembjen e pendës së famshme "Me'reb", ishte fisi i cili e kishte quajtur vendin Oman. Më përpara fisi në fjalë kishte banuar në një luginë të quajtur Oman, e cila kishte qenë pranë pendës Me'reb, pra, kështu fisi El Ezd vendbanimin e tyre të ri e quajti me emrin e vendbanimit të tyre të origjinës[3].

Klima në Oman është e ndryshueshme nga një rajon në tjetrin: në zonat bregdetare gjatë verës moti është i nxehtë dhe me lagështi, ndërsa në zonat qendrore të vendit moti është i nxehtë dhe i thatë. Shirat kryesisht janë të pakta dhe të parregullta[4].

Maskat: Përveçqë është kryeqendra e Sulltanatit të Omanit, llogaritet qytet historik dhe me vlerë të rëndësishme në Botën Islame. Ky qytet, si një stacion tregtar, kishte luajtur një rol të rëndësishëm, që nga kohët e hershme islame dhe konsiderohej si një nga qendrat më të rëndësishme tregtare, për shkak të pozitës së tij strategjike të veçantë.

**Të dhëna statistikore[*]:**

• Emri ndërkombëtar në anglisht: Sultanate of Oman.
• Emri zyrtar: Sulltanati i Omanit.
• Sistemi i qeverisjes: Monarki absolute (sulltanat).
• Sipërfaqja: 309,500 $km^2$.
• Numri i banorëve: 3.027.959 (2011).
• Dendësia: 10,2 (banorë në 1 $km^2$).
• Feja: Myslimanë 100% (prej tyre sunitë, ibadi dhe shiitë).
• Kryeqyteti: Muskat (llogaritet edhe qyteti më i madh në vend).
• Qytete të tjera: Hasab, Salale, Sur, Matrah, Nezva, Al Jazer, Haima, Mahooth, Mudhaybi, Mudhaireb etj..
• Grupet etnike: Arabë, Belushë, jugo-aziatikë (indianë, pakistanezë, shrilankianë dhe bangladeshianë).
• Gjuhët kryesore: arabe (gjuhë zyrtare), angleze, belushiane, urde dhe dialekte indiane.
• Njësia monetare: Rial omanez OMR (1.00 OMR = 1.94455 EUR).
• Data e pavarësisë: 1951 (nga Britania e Madhe).
• Festë kombëtare: 18 Nëntor 1940 (Datëlindja e sulltanit të vendit Kabus ibn Seid).

### Përhapja e fesë islame në Oman

Feja Islame në Oman arriti afërsisht në vitin 10 h, dhe kështu konsiderohet se ishte një nga vendet e para që përqafuan Islamin në periudhën profetike të Pejgamberit a.s.. Muhamedi a.s. një prej mesazheve të tij e kishte dërguar, përmes Amr ibn Asit r.a., tek dy vëllezërit Xhejfer dhe Abd, dy bijtë e El Xhulendij-ut, që ishin dy sundues të Omanit të atëhershëm, për t'i ftuar në Fenë Islame. Teksti i mesazhit të Muhamedit a.s. dërguar Xhejferit dhe Abdit, ishte ky: "Në emër të Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit. Nga Muhamedi i dërguar i Allahut tek Xhejferi dhe Abdi, dy bijtë e El Xhulendiut. Paqja dhe shpëtimi qofshin për ata që ndjekin udhëzimin, pastaj ju ftoj në Fenë islame dhe, po pranuat Islamin, do të shpëtoni. Unë jam i dërguar i Allahut për mbarë njerëzimin, që t'ua tërheq vërejtjen të gjithë të gjallëve, e të mos ketë arsyetim për pabesimtarët. E ju të dyve, nëse vendosni të pranoni Islamin, do t'jua mundësoj të sundoni vendin tuaj e, nëse refuzoni të pranoni Islamin, atëherë pushteti juaj do të merret nga duart tuaja, si dhe ushtria ime do të shtrijë pushtetin në vendin tuaj e do të vërtetojë pejgamberllëkun tim në vendin tuaj".

Pas leximit të mesazhit dhe kuptimit të tij, të dy vëllezërit iu përgjigjen thirrjes islame dhe vullnetarisht u bënë myslimanë. Pastaj ata të dy, filluan t'i thërrisnin parinë e fiseve arabe dhe krerët e familjeve të tyre që banonin në Omanin e atëhershëm, për të përqafuar Islamin dhe, që të gjithë, së bashku me familjet e tyre, iu përgjigjën thirrjes së drejtë islame me plot bindje dhe dëshirë. Mandej, si rezultat i kontaktit direkt të



Xhamia në Bahla

disa njerëzve të Omanit me Muhamedin a.s. në mënyrë individuale apo grupore, pasoi përhapja e Islamit në këtë rajon me kapacitet shumë të gjerë6. Kjo frymë e re islame rezultoi me bashkimin e popullit të Omanit nën ombrellën e një flamuri të vetëm dhe nën një udhëheqësi të veçantë. Pra, që nga ajo kohë Omani hyri në kuadër të Shtetit të ri Islam, që kishte themeluar Muhamedi a.s. në Medinë[7].

**Historia e Omanit**

Gërmimet arkeologjike dëshmojnë se Omani në vitin 3000 para erës sonë ishte një shtet i përparuar, që merrej me lundrim detar. Kjo periudhë kohore ishte në kohën e qytetërimit të Sumerëve në Irak. Në shekullin IX p.e.s. disa fise arabe migruan në drejtim të Omanit të sotëm. Mandej, aty migruan kahtanët nga jugperëndimi i Siujdhesës Arabike, si dhe nizarianët nga veriperëndimi migruan në drejtim të Omanit, ku u shfaq konkurrenca mes tyre. Pastaj, në shekullin IV p.e.s. Veriu i Omanit ra nën kontrollin e Persisë. Ndërkaq, në vitin 630 m populli i Omanit përqafoi Islamin, kurse, në vitin 751 m, Omani zgjodhi Ibn Mesudin imam – prijës – të vendit, për të mbetur vendi nën sundimin e imamëve deri në vitin 1154m, kur familja Benu Nebhan vuri themelet e sundimit të familjes së tyre në vend, për të zgjatur sundimi i saj – gjatë dy periudha kohore – e për të vazhduar deri në shekullin XVI, kur bregu perëndimor – duke përfshirë edhe qytetin Muskat – ra nën kontrollin e portugezëve. Mirëpo, sulltani Ibn Sejfi në vitin 1650 m arriti t'i dëbonte nga vendi portugezët. Ndërkaq, në vitin 1749 m Ahmed ibn Seid arriti të bënte ngritjen e Sulltanatit Oman dhe Muskatit si shtet të pavarur dhe të zyrtarizonte familjen El Bu Seid, e cila vazhdon të mbajë sundimin në Oman deri në ditët tona. Në fillim të shekullit XIX shteti i Omanit dhe Muskatit, ka qenë ndër shtetet më të rëndësishme në rajon, sepse shtrinte kontrollin e tij në shumë brigje të Persisë dhe Pakistanit, si dhe sundonte ishullin e largët Zanzibar, i cili në vitin 1861 m, përmes ndërmjetësimit të Britanisë, u nda nga Omani dhe Muskati. Ndërkaq, në vitin 1951 m Sulltanati i Omanit dhe Muskatit realizoi pavarësinë e tij të plotë nga Britania. Pastaj, në vitin 1964 u zbulua nafta në vend, dhe ky zbulim bëri që shtetin nga një mbretëri e varfër, ta bënte një mbretëri bashkëkohore. Mandje, në vitin 1970 sulltani Seid ibn Tejmur hoqi dorë nga pushteti i vendit, të cilin e zëvendësoi i biri i tij, Kabus ibn Seid, dhe kështu ndodhi ndryshimi i emrit të vendit për t'u quajtur Sulltanati i Omanit[8].

**Gjendja ekonomike**

Ekonomia e Sulltanatit të Omanit konsiderohet nga ekonomitë me të ardhura mesatare; ndër të tjera karakterizohet edhe nga burime të naftës, gazit, një vend me suficit buxhetor dhe me suficit të madh tregtar. Vendi ka shumëllojshmëri të burimeve të pasura minerale, përfshirë klasat më kualitative botërore, siç janë metalet: bakri, kromi, mangani, ari, argjendi dhe plumb.. Omani llogaritet nga vendet më të vjetra në botë, që ka ditur për ekplorimin e minierave, për gati pesëmijë vjet për nxjerrjen e bakrit nga lugina El Xhezij në veri të vendit. Qeveria e Sulltanatit të Omanit ka ndarë një buxhet të madh për proceset e shërbimit gjeologjik gjithëpërfshirës, pasi provoi ekzistimin e sasive të mëdha të mineraleve, që karakterizohen nga një cilësi e lartë[9].

(1) Muhammed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f. 400. Mektebetul Adab, 2007, Kajro. Amir B. Ahmeti; Atlas i Botës Islame f. 24, 25. Logos-a, 2009, Shkup. Vladimir Zoto Enciklopedi gjeografike e botës, f. 178. Dasara, 2007, Tiranë. (2) Muhammed Atris; f. 400.(3) Dr. Ahmed Shelebi; Mevsuatu T-tarihi -l-islami, v.7, f. 252. Mektebetu N-nehdati El Masrijjeti. bot.5, 1992, Kajro.(4) www.borsaat.com(5) ëëë.ankaëa.com(6) Dr. Abdul Muim Abdul Hamid Sutan; Safehatun min tarihi Umani fil-Asril-Islami, f 30, 31, 32. Daru Neshri Th-thekafeti, 1991, Aleksandri, Egjipt. (Libër i huazuar nga interneti).(7) Muhammed Atris; f. 400, 401.(8) www.. marefa.org

# Dorëheqja e Papës dhe Bota Islame

**Mr. Qemajl Morina**

**Bergoglio do të jetë latino-amerikani i parë që do të kryesojë 1.2 miliardë besimtarë të krishterë në botë. Po ashtu ai është jezuit i parë që ulet në karrigen e shenjtë.**

Papa Benedikti VI, i cili është Papa i 265-të me radhë i Vatikanit si dhe lider shpirtëror i më shumë se një miliard katolikëve në botë, habiti tërë botën, më 11 shkurt, me lajmin e dorëheqjes nga posti i të parit të Kishës Katolike, në fund të muajit shkurt, saktësisht më 28 shkurt në ora 20:00, për shkak të "moshës së shtyrë".

Lajmi se Papa Benedikti XVI, do t'i jepte fund pontifikatit të tij në krye të Kishës Romano-Katolike, ishte lajmi kryesor në të gjitha mediet botërore. Për dorëheqjen e Papës është prononcuar edhe zëdhënësi i Vatikanit, Ati Fredriko Lombardi, i cili vendimin e Papës e përshkroi si befasues, por me një konstatim të këtillë nuk u pajtua gazeta "L'Osservatore Romano", në të cilën shkruan se "vendimi i Papës qe marrë prej shumë muajsh", saktësisht pas udhëtimit të Papës në Kubë dhe në Meksikë, në marsin e vitit 2012.

Për shkakun e dorëheqjes së Papa Benediktit XVI në medie pati dhe ka shumë spekulime, po ne nuk kemi arsye të mos i besojmë deklaratës së tij, pohimit se "forca dhe mosha e tij e shtyrë" ia pamundësojnë të ushtrojë si duhet funksionin e tij. Kreu i Selisë së Shenjtë , i cili më 16 prill mbush 86 vjet, është zgjedhur në krye të Kishës Katolike më 19 prill 2005.

"Për ta drejtuar barkën e Shën Pjetrit dhe për ta shpallur Ungjillin, janë shumë të domosdoshme fuqia e trupit dhe e shpirtit, fuqi që muajt e fundit më kanë lëshuar në atë masë, saqë më duhet të pranojë paaftësinë time për ta kryer si duhet detyrën që më është besuar", - ka thënë ai në njoftimin e hartuar latinisht.

"Për këtë arsye, i vetëdijshëm shumë mirë për rëndësinë e këtij veprimi, në liri të plotë, unë deklaroj se heq dorë nga detyra e Peshkopit të Romës, pasardhësit të Shën Pjetrit", - shtoi ai, duke saktësuar se do të largohej nga funksioni më 28 shkurt në orën 20:00.

Papa Benedikti XVI nuk është i pari Papë që dorëhiqet vullnetarisht. Megjithëkëtë, kjo dukuri është shumë e rrallë në Kishën Katolike. Para tij vetëm tre papë kishin dhënë dorëheqjen në mijëvjeçarin e kaluar. Kreu i fundit i Selisë së Shenjtë që kishte dhënë dorëheqje, ishte Gregori XII më 1415, po më herët kishte pasur edhe të tjerë: Celistini V - më 1294 dhe Benedikti IX - më 1045. Shkaqet e dorëheqjes së secilit prej tyre dallojnë sipas rrethanave historike të çdonjërit.

**Sfidat dhe skandalet**

Papa Benedikti XVI në fronin e Kishës Katolike trashëgoi Papa Gjon Palin e dytë, që udhëhoqi Selinë e Shenjtë për 27 vjet me radhë në një periudhë tejet të vështirë, të njohur si Lufta e ftohtë mes Perëndimit dhe Lindjes. Peter Safeld, biografi i Papës në dorëheqje, kur është pyetur për të tërhequr një paralele në mes dy personaliteteve, kishte thënë: " Kardinali Ratzinger është i angazhuar me çështjen e besimit dhe kthimin e "shpirtit kishtar" nëpërmes angazhimit për traditën e vjetër kishtare. Ndërkohë që Papa Gjon Pali i dytë deshi ta ndryshonte botën!. Me gjithë dallimet midis dy personaliteteve, kur Gjon Pali i dytë ia mësyu ndryshimit të botës (prej Polonisë përmes Solidarnost-it nën moton: Besim dhe liri.), më 1981, kardinalin gjerman Jozef Ratzinger pati emëruar udhëheqës të Institutit të Doktrinës së Krishterë (për të siguruar besimin e drejtë



të krishterë), ndërkohë që ai ia mësyu rrënimit të komunizmit në bashkëpunim me Ronald Reganin, ShBA-në si dhe evangjelistët e rinj.

Që nga viti 2005, kur u zgjodh për të drejtuar Kishën Katolike, Papa Benedikti XVI u përball me shumë sfida, po dhe me skandale.

Vetëm pak kohë pasi mori drejtimin e Selisë së Shenjtë, Papa Benedikti nisi të urrehej nga myslimanët, për shkak të një reference që bëri në një universitet të Gjermanisë.

Referenca mesjetare e Papa Benediktit XVI u bë më 12 shtator 2006, kur po citonte një perandor bizantin që shprehej kundër mësimeve të profetit Muhamed, paqja dhe shpëtimi i Zotit qofshin për të, që irritoi myslimanët në tërë botën. Për këtë veprim të tij, dijetarët myslimanë bënë thirrje që kreu i Vatikanit të kërkonte ndjesë publike për citimin që kishte bërë, ashtu siç u kishte kërkuar falje hebrenjve. Meqenëse një gjë të këtillë Papa Benedikti nuk e kishte bërë, Unioni Ndërkombëtarë i Dijetarëve Myslimanë kishte vendosur ndërprerjen e çfarëdo dialogu ndërfetar me Selinë e Shenjtë. Prandaj, me rastin e dorëheqjes së Papës aktual nga posti i tij, Dr. Jusuf Kardavi, kryetar i i Unionit në fjalë, deklaroi se përshëndeste ndryshimet në Vatikan dhe se është gatshëm që me Papën e ri të fillojë dialogu në mes të krishterëve dhe myslimanëve.

Mirëpo,vizita që mbreti i Arabisë Saudite, Abdullah bin Saud i bëri Papës Benedikti XVI në selinë e Shenjtë në Vatikan, më 2009, pati zbutur deri në njëfarë mase vendimin e ndërprerjes së dialogut që tre vjet më parë kishte ndërmarrë Unioni Ndërkombëtar i Dijetarëve Myslimanë.

Në anën tjetër, Papa Benedikti XVI kishte marrë edhe vendimin për hapjen dhe afrimin me Kishën Ortodokse, në veçanti pasi dihet që gjatë këtij viti bëhet manifestimi i 1.700-vjetorit të Ediktit të Milanos, kur Perandori Konstantin, që ishte i lindur në Nish, kishte bërë zyrtarizimin e Krishterimit, e aty pritet të bëhet edhe manifestimi qendror. Ndoshta ky mund të jetë njëri prej shkaqeve që Vatikani ka heshtur çështjen e njohjes së Kosovës.

Pyetja që imponohet në raste të këtilla, natyrisht është: Kush mund ta zëvendësojë Papa Benediktin XVI ?

Sipas burimeve të ndryshme, në listë janë këta pesë kandidatë:

Angelo Scola, 71 vjeç, ishte emëruar arqipeshkëv i Milanos më 2012 nga Benedikti XVI;

Marc Oullet, 68 vjeç, kardinali kanadez. Ka përvojë të gjatë në menaxhimin e kishës dhe ishte i angazhuar për dialog ndërfetar me fe të tjera;

Mauro Plancenza, 68 vjeç, italian, i cli njihet si konservator, po që e njeh shumë mirë menaxhimin e brendshëm. Ai këmbëngul në rolin qendror të priftit në Kishën Katolike;

Kardinali Christof Schonborn, arqipeshkëv i Vjenës, 68 vjeç, një dishepull i drejtpërdrejtë i Gjon Palit II, është po ashtu shumë i afërt me Benediktin XVI;

Kardinali Robert Sarah, 67 vjeç, ish-arqipeshkëv i Konakrisë në Guine, është një pastor në shpirt, por tejet ortodoks.

Ndërkaq analisti libanez, Toni Frensis, në artikullin e tij " Një papë nga Lindja të zëvendësojë Papa Benediktin"?, botuar në të përditshmen "al-Hajat' të Bejrutit (15.02.2013), propozon, "...meqenëse ka dy vjet që arabishtja është bërë gjuhë zyrtare e Vatikanit, papa i ardhshëm të jetë arab. Ai propozon emrat e katër kardinalëve: Nasrallah Sagir, dhe Bushare Rai prej Libanit, Anton Nexhip, katolik i Egjiptit dhe Imanuel Dali nga Iraku. Këta janë në mesin e 120 kardinalëve, të cilët do ta zgjedhin pasardhësin e Papa Benediktit XVI në muajin mars. A do të jenë të interesuar ata që Papa i ardhshëm të jetë nga Lindja, ku e ka burimin Krishterimi, varet prej votave të tyre", - përfundon shkrimin e tij analisti nga Libani.

Kisha katolike përzgjodhi Papën e ri: pas rrethit të pestë të votimit në Konklavë, mbi Vatikan u shpërnda tym i bardhë, shenjë kjo që u zgjodh Papa, i cili mori dy të tretën e votave të 215 kardinalëve që votuan. Papa i ri është argjentinasi, Jorge Mario Bergoglio, Francisku i Parë.

Bergoglio do të jetë latino-amerikani i parë që do të kryesojë 1.2 miliardë besimtarë të krishterë në botë. Po ashtu ai është jezuit i parë që ulet në karrigen e shenjtë. Zgjedhja e tij për Pape u konsiderua si një sensacion i vërtete nga mediet botërore. Bergoglio 76 vjeçar, Peshkop i Buenos Airesit, në këtë mënyrë do të jetë pasardhës i Benediktit te XVI dhe Papa i 266 në historinë e Selisë së Shenjtë.

# Brohoritjet në Vatikan "Rroftë Sulltan Abdylhamidi"

**Prof. Dr. Mustafa Armagan**

**Në vitin 1848 Sulltan Abdylmexhidi i dërgon dhurata shumë të vlefshme Papës së asaj kohe. Aq shumë gëzohet dhe bëhet i lumtur nga këto Papa, sa që urdhëron që këto të shikohen nga ana e popullit dhe të vendosen në një vend për shtatë ditë me radhë ku ata mund t'i shikojnë ato. Të gjithë pjesëtarët e Romës i shikojnë këto, dhe njëzëri brohorisin "Rrofsh gjatë".**

Në Basilica di San Pietro të Romës gjatë ditës së Krishtlindjeve ka viti 800 kishte një program dhe ceremoni të vendosjes së një kurore. Njihet edhe si Charlemagne Mbretria Karlojene. Ishin në pritje të vendosjes së asaj kurore dhe qëndronte i përkulur para Papa Leosë III-të, i njohur edhe si "Mbreti i Romakëve". Në fakt Papa, në një aspekt shpaguante borxhin e tij për ndershmëri. Derisa për disa vite më përpara kur Leo i III-të kishte humbur autoritetin e tij, ai, në një ceremoni ishte sulmuar nga kundërshtarët e tij të cilët e akuzonin dhe fajësonin për kryerje amoraliteti dhe betim të rrejshëm. Sulmuesi do të ia nxirrte sytë dhe të ia këpuste gjuhën, por në momentin e fundit ai shpëtoi. Me pas shkoi pranë Charlemanit. Ndërsa Charlemani kishte ardhur në Romë duke e mbajtur për krahu Papën. E kishte vendosur atë në post, ndërsa vet ai, për një mënyrë të pa pritur kishte vendosur kapelën e Romës. Roma po ngjallej e rritej, kurse armiku dhe kundërshtari më i madh i saj Bizanti nuk e pëlqente këtë gjendje. Sepse sistemi për caktimin e Papës bazohej në Mbretërinë Bizantine, gjë që kjo ishte një vazhdimësi e sajë pas shkatërrimit të Mbretërisë së Romës. Mirëpo, tani më, në Evropë ishte themeluar dhe kishte lindur një forcë politike që quhej Frankë. Mu këso here Papa mundi të i shpëtonte Bizantinëve me që kishte mbështetje nga ta.( G. Kerr, Avrupa'nın Kısa Tarihi, Kalkedon: 2011, s. 13-16.) Ja pra, edhe njëherë kishte ardhur në diskutim dhe interes bashkëpunimi në mes Leo III nga Roma (i shkëputur nga Bizantinët dhe i formuar si qendër Evropiane), dhe të verdhit Charleman. Kjo si rezultat i ndodhisë së dorëheqjes. Mos e hidhni poshtë papallëkun, sepse kjo është një organizatë që themeloi Evropën dhe i dha identitetin origjinal të sajë. E kjo ka ngjashmëri dhe afërsi edhe me historinë tonë. Për shembull, e kemi një histori tejet të rrëqethtë të fillimit të kryqëzatave ndaj botës islame, ndërsa kjo është një marifet i Papa Urbanit II-të. Ajo që quhet "indulgjencë" pra të shkuarit në parajsë duke bërë pagimin e një sasie të hollash pranë papës, është një lloj kampanje e cila është bërë me qëllim mbledhjen e të hollave për ndërtimin e Kishës Sen Pijer e cila quhej "Ajasofia në Romë".

### Letra që nuk u dërgua

Edhe pse kjo kurrë nuk kishte ndodhur, letrari dhe njëherit Papa Piusi II-të mburrej me atë se i kishte propozuar Fatih Sulltan Mehmedit që të pagëzohet dhe të kalojë në Krishtërizëm, duke i kërkuar për karrshillëk "një grusht ujë" (aquae pauxillum). Mirëpo natyrisht që ai këtë letër asnjëherë nuk mundi t'ia dërgonte Sulltanit. Këtu do tu tërheqë vëmendjen tuaj drejtë një dialogu që kishte ndodhur në mes Papës dhe Sulltan Abdylhamid Hanit, ku dhe ka tani 95 vjetorin e vdekjes. Po ju paraqes raportet e Papa Leo XIII-të (1878-1903) dhe Sulltan Abdylhamidit të II-të.

### Urimet dhe Ngushëllimet

Papa IX. Pius ka vdekur në vitin 1878 dhe në vend të tij kishte ardhur Leo i XIII-të. Papa i ri, i dërgon një peshkop Abdylhamidit në shenjë falënderimi për ngushëllimin e bërë. Papa i cili tregon respektin ndaj Padishahut, i përcjell mesazhin se është i vetëdijshëm që Katolikët




Kisha Gioacchino in Parti në Romë, në ndërtimin e së cilës kishte kontribuar Sulltan Abdylhamidi.

të cilët jetojnë në tokat Osmane duhet të jenë "brenda një bindje e pasimi të plotë dhe një besnikërie që i ka hije të birit". Nuk mbetet pa e theksuar edhe mirëkuptimin dhe pëlqimin e tij ndaj kryerjes së riteve fetare të sektit katolik në tokën Osmane. Vazhdon dialogët Abdyl Hamidi. I dërgon ngushëllime, kur vdes vëllai i Papës. Në këtë rast Papa falënderohet në këtë mënyrë: "Për shkak të vdekjes së vëllaut tonë të shenjtë, pranuam ngushëllimet dhe dëshirat tuaja të diktuara në telegraf nga ju i ndershëm padishah hazretleri. Këto, kanë zënë vend tek ne dhe kanë argumentuar miqësinë tonë.Përmes falënderimeve tona të sinqerta kërkoj që edhe më tej të vazhdon salltanati dhe ardhmëria e hirësisë së suaj si dhe kërkesa për lumturi është dëshira e pa ndashme jona. (Letër e shkruar më 1881.) Pas katër viteve Papa, uron përvjetorin e 9-të të postit të Abdylhamidit. Pas dy vitesh përmes një "jubile" (përvjetori) vërehet se Sulltani i ka dërguar një urim. Në vitin 1895 e kaplon sëmundja zëvendësin e Papës, Bonettin. Në këtë rast, Abdylhamidi përmes njërit pyet për gjendjen e tij. I tregon se mund t'i dërgon një mjek nga Stambolli për kujdes. Për këtë padishahu falënderohet dhe i thuhet se kjo butësi dhe ky kujdes ishte më shërues se sa çdo lloj ilaçi tjetër. Por natyrisht që raportet vazhdimisht nuk kanë qenë të mira. Nga një letër e ardhur prej Papës që tregon vitin 1896, thuhet se të krishterët kanë pësuar dëme në disa vilajete dhe kanë ndodhur ngjarje shqetësuese. E përfundon duke theksuar se beson që këtë problem do e rregulloje dhe zgjidhe vet Padishahu. Edhe tjetri pas tij, Papa Piusi X, vazhdon ruajtjen e urimeve. Të shohim edhe rastin e këtij. Në vitin 1848 Sulltan Abdylmexhidi i dërgon dhurata shumë të vlefshme Papës së asaj kohe. Aq shumë gëzohet dhe bëhet i lumtur nga këto Papa, sa që urdhëron që këto të shikohen nga ana e popullit dhe të vendosen në një vend për shtatë ditë me radhë ku ata mund t'i shikojnë ato. Të gjithë pjesëtarët e Romës i shikojnë këto, dhe njëzëri brohorisin "Rrofsh gjatë".

**Një unazë për dhuratë**

Viti 1887, këso here vërejmë se Sulltani i kishte dërguar Papës një unazë. Dokumenti vazhdon në këtë mënyrë: "Unazën që e kishte Papa, e nxori nga gishti dhe kishte vendosur që ta barte unazën e ardhur nga hirësia e të nderuarit Padishah". Thotë "Sa e bukur që është kjo" dhe urdhëron që të shfaqet në ekspozitë.

Abdylhamidi, i dërgon një unazë të vlefshme Leosë së XII-të pak para vdekjes së tij, me një rast ku mbahej ceremonia jubile. Ministri i Jashtëm Osman i cili i kishte dërguar këto dhurata, është pritur shumë mirë në Romë. Në fjalimin e tij kishte thënë se toleranca fetare që ekziston në shtetin Osman nuk gjendet as në Evropë. Ky fjalim është publikuar në gazetën "Daily News" dhe "Petit Journal". Kur më 19 Shkurt të vitit 1903 populli ishte mbledhur para Kishës Sen Pijer, që të gjithë njëzëri kishin brohoritur "Rroftë Papa" gjatë ardhjes së tij aty. Pikërisht në këtë moment, brenda atij kallaballëku vërehet edhe Ministri i Jashtëm Osman, e këso here ata filluan të brohorisnin dhe të tregojnë respektin e tyre ndaj tij duke thënë: "Rroftë Sulltan Abdylhamid Han". Theksohet se "asnjë herë nuk është parë një skenë e ngjashme si kjo". Por nuk duhet të mendojmë se dhuratat kanë shkuar në Vatikan vetëm nga ana jonë. Në mesin e dhuratave që Papatë u kanë dërguar padishahëve Osman qoftë Abdylmexhidit, qoftë Abdylhamidit, gjendet edhe nja tavolinë mozaike. Nishanët etj. pra lista është shumë e gjatë. Nga kjo vërejmë se padishahët babë e bir, pra Abdylmexhidi e Abdylhamidi kanë pasur korrespodencë dhe raporte të mira me Papët, ngase këtë e llogarisnin si dobi e tyre. E dinin mirë se çfarë roli dhe rëndësie kishin në Evropë. Ata këtë nuk donin ta merrnin karshi vetit dhe hilafetit. Kështu që ne e dimë se Abdylhamidi në një rast, për shkak të një skenari që do luhej për personifikimin e Pejgamberit Muhammed a.s. dhe talljen me islamin, e kishte futur vetë Papën që ta ndalojë këtë. (Dituria Islame, f. 41. nr 268). Mbishkrimi në hyrjen e Kishës Gioacchino in Prati në Vatikan "Memalik-i Osmaniye" (Territoret Osmane) bie në sy të vizitorëve të sajë duke treguar politikën e Halifes Abdylhamidit ndaj Vatikanit. Themelet e kësaj kishe janë hedhur në vitin 1891, ndërsa hapja për rituale fetare u bë në vitin 1898. Papa kërkon ndihmë nga shumë vende për ndërtimin e sajë. Janë gjithsejtë 26 shtete që dhanë kontributin e tyre, e në mesin e tyre edhe perandoria Osmane, në krye me Abdylhamidin. Këta të fundit e ndihmuan me të holla e edhe mjete tjera duke i dërguar nga Stambolli për zbukurimin e saj. Në hyrje të sajë janë shënuar edhe emrat e shteteve që ndihmuan në ndërtim. Kjo tregon një tolerancë të drejtë dhe sinqertë të një udhëheqësi mysliman ndaj ndërtimit të një tempulli jo islam.

www.zaman.com.tr / Arşiv belgeleri Taceddin Kayaoğlu nga Vepra "Beyaz Diplomasi", përkltheu:Mr. Zymer Ramadani

# Arti i arkitekturës islame është urë për vazhdimësinë e qytetërimit njerëzor

**Merjem Ajet Ahmed**

**Cili është roli që mund të luajë aktualisht arkitektura islame, pas lëkundjes së teorisë së dialogut në mes civilizimeve? A është në gjendje akoma arkitekti që të paraqesë formën reale të qytetërimit të tij përmes arkitekturës? Cila është piktura a tabloja reale e arkitekturës, e cila është në gjendje ta bartë qytetërimin dhe identitetin tonë real tek tjetri?**

S'ka dyshim që bashkëveprimi i qytetërimeve është një prej shenjave të historisë së qytetërimit njerëzor, ai është një përcaktim ndaj të cilit nuk ka mundësi triumfi ose mënjanimi-shmangieje. Gjithherë është realizuar në përputhje me rregullën "Dallimi në mes asaj që është e përbashkët njerëzore në përgjithësi, dhe asaj që është veçori kulturore", e për aq sa është e madhe nevoja për një dialog serioz (konstruktiv) në mes kulturave dhe qytetërimeve me qëllim të ngritjes së urave të mirëkuptimit-bashkëpunimit në mes kombeve dhe popujve, po aq është e rëndësishme dhe e domosdoshme përgatitja e ambientit me kushte të përshtatshme, me qëllim të hulumtimit të mekanizmave të këtij takimi dhe bashkëveprimi. Qytetërimi islam, që nga koha e themelimit dhe formimit të tij, nuk ka dalë nga ky sistem ose nga kjo suazë nga dëshira e zjarrtë për të bashkëvepruar me qytetërimet e tjera, duke marrë e duke dhënë, si dhe duke u ndikuar dhe duke ushtruar ndikimin e tij. Myslimanët u ngarkuan me parimet e larta islame dhe filluan t'i shpërndanin e t'i përhapnin ato në të gjitha anët e botës, dhe kështu filloi procesi i bashkëveprimit në mes tyre dhe në mes qytetërimeve të tjera, si ato: persiane, hinduse, egjiptiane dhe më pastaj, edhe me qytetërimin e Evropës Perëndimore. Dhe kështu, me kalimin e kohës, u krijua një qytetërim i ri islam, i cili dha kontribut përmes plotësimit dhe bashkëveprimit të trashëgimisë së tij intelektuale, artistike dhe krijuese në procesin e pjekurisë së elementeve përbërëse të qytetërimeve të kombeve dhe popujve që kishin hyrë rishtazi në Fenë Islame. Kjo (periudhë) e pjekurisë nuk zgjati shumë dhe rezultoi me një art të mrekullueshëm islam, të cilit i ishte paracaktuar që të ishte prej arteve më të gjata (në aspektin kohor) dhe më të përhapura. Një art që lulëzoi në shumë sfera, si në ndërtimtari, në artet e aplikuara dekorative dhe në artet e bukura me të gjitha aspektet. Një art që karakterizohet për veçori të llojit në njësi, dhe që veçohet për një gjallëri e bashkëveprim me artet e tjera, duke u ndikuar dhe duke ushtruar ndikimin e tij.

**Trashëgimia dhe theksimi i identitetit**

Nga një vështrim i përgjithshëm, leximi historik i zhvillimit të arkitekturës islame për nga aspekti i lindjes dhe zhvillimit, formësimit qytetërues dhe modeleve të saj arkitektonike, aktiviteteve lulëzuese të saj dhe përkujtimeve të gjalla, realisht e bëjnë atë një fenomen me një veçori të dalluar, që bart në vete disa kuptime dhe simbole kulturore të rëndësishme për bashkëveprimin qytetërues, gjë që pasqyrohet në portretizimin fizik të shpirtit kulturor islam në të gjitha etapat e zhvillimit dhe të ndryshimit të tij. Për këtë arsye, pa mbështetjen e elementit kulturor, si një komponent kyç në ndërkombëtarizimin e këtyre krijimeve qytetëruese në shkallë globale, veçoria dhe dallimi i arkitekturës islame do të mbeteshin të mangëta dhe të zbehta, si dhe refuzuese për të qenë pjesëmarrëse në produktivitet në një botë që ka unifikuar tregu global përmes mjeteve të ndryshme të komunikimit, dhe që e kanë



vërshuar me metoda reklamuese të mahnitshme për sa i përket formës dhe përmbajtjes së tyre.

Në të vërtetë, ai që mediton-reflekton sot në panoramën e arkitekturës islame, nxit apo shkakton disa pyetje esenciale rreth aftësisë së efektivitetit dhe vazhdimësisë së arkitekturës islame në shoqërinë tonë, si një dukuri qytetëruese, shoqërore, bashkëkohore. Veçanërisht në këto rrethana ndryshuese bashkëkohore në botë, dhe shtimit të sfidave me të cilat ballafaqohen këto shoqëri nën hijen e epokës së globalizmit e risive dhe epokës pas tyre. Ndoshta nga pyetjet më të rëndësishme që mund të shtrohen përpara panoramës arkitektonike bashkëkohore në vendet islame, janë: A do të ketë mundësi që arkitektura islame të mbrojë (fortifikojë) modelin e saj kulturor përpara sfidave të modernizimit dhe bashkëkohores karshi modeleve dhe metodave kulturore globale? A do të ketë mundësi t'i shfaqë tiparet e saj qytetëruese në arenën ndërkombëtare ashtu siç kishte personifikuar dhe kishte mbuluar fusha të shumta gjeografike në të kaluarën? A mund të thuhet se epoka e arkitekturës islame ka përfunduar në imagjinatën e mendjes së bijve të Botës Islame dhe është zëvendësuar me modelet perëndimore? Si mund të bisedohet rreth dialogut dhe vazhdimësisë së tij, nën hijen e mungesës së përkrahjes së institucioneve mediatike botërore rreth bazave dhe pikave qendrore të këtij dialogu kulturor, artistik dhe qytetërues? Gjithashtu, institucionet edukative, arsimore dhe mediatike, pastaj institucionet qeveritare të vendeve tona, a posedojnë mprehtësi apo ndonjë strategji për mesazh ideor, kulturor - me qëllim të kristalizimit të vizioneve të së ardhmes, që do të kontribuonte në përshkrimin e formës së arkitekturës islame në kujtesën e gjeneratave, dhe që do t'i bënte ata kompetentë për të kontribuar në produktivitetin botëror? Këto pyetje dhe të tjera, imponojnë parashtrimin e tyre në kontekstin e paradoksit të origjinalitetit dhe bashkëkohores.

Në të vërtetë, mbrojtja a përkujdesja ndaj prodhimit dhe zhvillimit të artit të arkitekturës, tani simbolizon një kërkesë, për arritjen e së cilës mundohen shumë shtete të botës, me qëllim të përforcimit të identitetit kombëtar. Në rrethanat e teorive dhe ideve, të cilat kanë për qëllim ruajtjen e trashëgimisë sonë qytetëruese,



duhet të kemi kujdes për rolin dhe kontributin që mund ta japë arti i arkitekturës islame, me qëllim të ndërtimit të urave lidhëse dhe të zhvillimit të dialogut qytetërues botëror.

**Arti i arkitekturës ka më shumë mundësi për vazhdimësi me tjetrin**

Çfarë roli mund të luajë arti i arkitekturës islame në procesin e dialogut në mes qytetërimeve? Mund të themi: Arti në përgjithësi, dhe arkitektura në veçanti, është lajmi më i vërtetë i historisë dhe ajo është nga shkencat më të rëndësishme të inxhinierisë së shpirtit e trupit dhe nga shkencat më të ngritura e më të larta, për arsye se është në gjendje, si një enciklopedi dhe si një forcë depozituese e imagjinatës së popullit, të realizojë vazhdimësinë dhe bashkëveprimin qytetërues. Mirëpo, cili është roli që mund të luajë aktualisht arkitektura islame, pas lëkundjes së teorisë së dialogut në mes civilizimeve? A është në gjendje akoma arkitekti që të paraqesë formën reale të qytetërimit të tij përmes arkitekturës? Cila është piktura a tabloja reale e arkitekturës, e cila është në gjendje ta bartë qytetërimin dhe identitetin tonë real tek tjetri? A ka divergjenca tek personi tjetër në bashkëveprimin e tij me artin e arkitekturës islame në mënyrë analoge me artet e qytetërimet e tjera?

S'ka dyshim që arti i arkitekturës është më kompetenti për mbajtjen e lidhjeve me të tjerët, e qytetërimi islam ka mbajtur lidhjet me qytetërimet e tjera si në Sham, Irak, Indi, Kinë dhe Andaluzi, dhe realisht më shumë kanë përfituar ato civilizime prej tij sesa ai prej tyre. Është evidente që arti i arkitekturës islame ka luajtur një rol të madh në krijimin e dialogut të veçantë artistiko-qytetërues, sepse ai si pikënisje kishte identitetin e tij dhe ruajtjen e veçorive të tij kulturore dhe, në këtë mënyrë, arriti, përmes estetikës artistike krijuese, të paraqesë fytyrën e vërtetë të qytetërimit të tij. Mirëpo deri në ç'masë ka mundësi arti i arkitekturës islame të kontribuojë në prodhimin qytetërues global, dhe të themelojë a të krijojë elemente për ndërtimin e urave lidhëse në mes popujve, në kohën e mungesës së përkrahjes mediatike botërore dhe të mungesës së marketingut për prodhimet e saja qytetëruese?

Veçanërisht kur dihet se kontributi thelbësor për konsolidimin dhe forcimin e dialogut në mes qytetërimeve në aktualitetin tonë u është besuar a u është lënë institucioneve dhe organeve që kanë natyrë mediatike dhe të marketingut të ndërsjellë, përmes të cilave ke mundësi të bartësh artet krijuese të arkitekturës, dhe të hapësh fusha-mundësi përpara qytetërimeve të tjera, për të shikuar artet krijuese të arkitekturës islame. Kam bindjen se kjo çështje ishte dashur të mundësohej me rastin e revolucionit të komunikimit dhe botës së një fshati të vetëm, mirëpo realiteti është se në epokën e globalizimit, asaj i janë krijuar pengesa në rrugë, sepse arti dhe kultura u nënshtrohen, sipas botëkuptimit të tyre, disa kushteve dhe rrethanave politike që burojnë nga botëkuptimi i parimit të fuqizimit politik. Prandaj mund të themi se, që nga një periudhë jo shumë e afërt, orientalizmi a orientalistët janë orvatur të paraqesin një model për kulturat, qytetërimet dhe kreativitetin në Lindje për aq sa u shërbenin qëllimeve dhe aspiratave të tyre politike dhe kolonialiste, e jo qëllimeve të bashkëveprimit në mes qytetërimeve. Prandaj, duke startuar nga kjo pikë, mund të themi se, në mënyrë që arti të ketë një rol efektiv në dialogun në mes qytetërimeve, kjo çështje realisht është e lidhur me ekzistimin e disa institucioneve të fuqishme me prani ndërkombëtare, që janë përkushtuar për realizimin e qëllimeve-synimeve kulturore dhe qytetëruese njerëzore, të cilat respektojnë kreativitetin e njeriut, dhe jo të jenë nën ndikimin e qëllimeve-synimeve të politikës.

**Arti i Arkitekturës Islame është urë për vaksinimin-fertilizimin qytetërues**

Bota Islame është e mbushur me praktika dhe shkathtësi artistike, inxhinierike dhe arkitektonike të një rëndësie shumë të madhe, mirëpo, fatkeqësisht, asaj nuk i është dhënë mundësia-hapësira për të hyrë në projekte ndërkombëtare, në mënyrë që ta paraqesë veten para popujve të botës, për shkak të hegjemonisë së forcave politike që besojnë në teorinë e përleshjes me Qytetërimin Islam dhe që nuk pranojnë shtrirjen e urave të dialogut dhe bashkëveprimit kulturor-artistik dhe qytetërues me asnjë element të quajtur me emrin Islam. Ka një numër të madh publikimesh, disa prej të cilave edhe enciklopedi, të ngjashme si ato evropiane a amerikane apo edhe të ish-Bashkimit Sovjetik..., të cilat shtjellojnë artet botërore dhe, nganjëherë, ekzagjerojnë kur flasin për artet greke, romake, bizantine dhe artet e epokës së renesancës, ndërsa kur është fjala për artin arkitektonik islam, e përmendin vetëm kalimthi, duke e vështruar sipas standardeve evropiane, të cilat janë rezultat i evoluimit të mendimeve filozofike, rrethanave zhvillimore, pozicioneve kulturore dhe sistemeve sociale, të cilat nuk kanë fare lidhje me metodën islame, me standardet e qytetërimit të tij dhe markën e tij të artit arkitektonik... Për këtë arsye këto studime ishin të mangëta dhe larg realitetit, dhe të shumtën e rasteve i përdornin komentet në përputhje me interesat e një klase politike fanatike, që kishin për qëllim largimin e lidhjeve në mes krijimtarisë inxhinierike islame dhe kulturës islame, si dhe përçmimin e imazhit artistik që kishte paraqitur Feja Islame dhe myslimanët në historinë qytetëruese njerëzore.

Këtë imazh nuk e gjen në kulturën e poemës islame; sepse gjëja më e rëndësishme që ka veçuar artin e arkitekturës islame gjatë zinxhirit-vargut të evoluimit qytetërues, është parimi i ndërtimit të urave të bashkëveprimit dhe fertilizimit qytetërues. Sepse arti i arkitekturës përgjatë historisë islame nuk ka zhdukur a shuar asnjëherë aktivitetet qytetëruese të jomyslimanëve, përkundrazi ai ka përfituar nga arti i të gjitha qytetërimeve, pavarësisht nëse do të kenë qenë para ardhjes së Islamit apo ato ekuivalente me të, mbi parimin e besimit se të gjitha qytetërimet mbi rruzullin tokësor janë prodhim dhe krijimtari e njeriut, i cili ka ngritur efekte ndërvepruese në mes popujve dhe kombeve të ndryshme dhe, përmes këtij parimi, ka arritur të veçohet për një tipar të dalluar dhe unik përgjatë zinxhirit-vargut qytetërues të arkitekturës botërore.

**Perspektiva e Arkitekturës Islame në shekullin XXI**

S'ka dyshim që pluralizmi qytetërues dhe respektimi i trashëgimisë së tjetrit si dhe përfitimi prej tyre, janë çështje që krijojnë balancim në këtë botë. Sikur të ndryshonte kursin drejt tolerancës, qartësisë dhe vështrimit human, Perëndimi do të kishte mundësi për të zhvilluar dialog me të tjerët, me qëllim të përparimit dhe zhvillimit të kursit human. Dialogu është më i dobishëm dhe më i mirë sesa shtrëngimi dhe shfrytëzimi i forcës-ndikimit politik me qëllim të zbatimit të "hegjemonisë-pushtetit të izolimit evropian" ose filozofisë globale të sistemit amerikan. Gjithashtu promovimi i koncepteve të racizmit, segregacionit-izolimit, përjashtimit dhe të margjinalizimit të trashëgimisë artistike të qytetërimit islam, mund të ndikojë negativisht tek myslimanët, pastaj ai ndikon edhe ndaj interesave të fuqive botërore, sepse qëndron përballë sekuencave normale të zhvillimit qytetërues dhe bashkëveprimit në mes popujve dhe kombeve.

Nga ky këndvështrim duhet të kemi kujdes dhe të jemi vigjilentë ndaj historisë sonë qytetëruese, sepse është rruga e vetme për të përmirësuar ose korrigjuar imazhin dhe stereotipet që na janë veshur për qëllime politike për ta deformuar fenë islame; si nga aspekti kulturor, artistik dhe qytetërues, si brenda Botës Islame, ashtu edhe jashtë saj. Kjo realizohet përmes ruajtjes së trashëgimisë qytetëruese duke e studiuar dhe mbrojtur atë si dhe duke nxjerrë anët pozitive të saj, për t'i përdorur për zhvillimin tonë aktual. Kjo do të reflektojë pozitivisht ndaj botës së jashtme për të rikthyer dhe përforcuar vazhdimin e komunikimit dhe dialogut në mes qytetërimeve, si dhe është një demonstrim dhe argument ndaj atyre që dëshiruan ta izolojnë krijimtarinë artistike islame ndaj botës, duke ua rikujtuar se qytetërimi islam ka udhëhequr njerëzimin dhe ka lënë gjurmë në zhvillimin qytetërues njerëzor, të cilat janë regjistruar, si ato arkitektonike materiale të larta - që janë si zëdhënëse e gjenialitetit të qytetërimit arab dhe islam. Dhe, në kohën kur ne nuk kemi mundësi t'i dëgjojmë arkitektët që kishin shpikur ato punë mjeshtërore, të cilat i gëzojnë tani artet e larmishme të arkitekturës islame, ato sikur flasin dhe tregojnë për fuqinë dhe mjeshtërinë e arkitektit mysliman për të shpikur lloj-lloj formash inxhinierike dhe artistike të pakufishme, të cilat na shfaqen në ato objekte gjigante që i shohim, si në Agra, Asfahan, Bagdad, Turqi, Damask, Kajro, Kajrevan dhe Kordovë... e të cilat datojnë nga pesëmbëdhjetë shekuj të historisë së qytetërimit Islam.

Përktheu dhe përshtati nga gjuha arabe: Vedat Shabani.
www.hiraamagazine.com. nr.21 2010

# Kur humb mirësia dhe mëshira nga zemrat tona

**Isa Tërshani**

**Kush shkatërron dhe sulmon fenë, ai ka shkatërruar moralin**

Mëshirë e Zotit ishte që krijoi njeriun dhe e pajisi me mendje e fuqi, po ashtu mëshirë e Tij ishte që nëpërmjet pejgamberëve, dhe sidomos përmes Muhamedit a.s., t'ia ofronte programin e Vet Hyjnor, në mënyrë që atë mendje të njeriut dhe atë fuqi - ta orientojë në dobi të jetës së tij dhe të së ardhmes së tij përfundimtare. Zoti xh.sh. e njeh më së miri njeriun, sepse Ai Vetë e krijoi. E dinte se nga krijesat më të ndërlikuara është ai. Njeriu është i pajisur me aso fuqish, të cilat e tërheqin nga e mira, po edhe me sosh që anojnë nga e keqja. Prandaj, Allahu i Lartmadhëruar, nga mëshira e Tij, nuk deshi që kjo krijesë të sillet vërdallë në rruzullin tokësor e të mbetet i hutuar, veçse e pa të nevojshme dërgimin e pejgamberëve dhe librave të shenjtë kohë pas kohe, me udhëzime e këshilla dhe me qëllim që njeriu t'i aktivizojë anët pozitive të tij.[1] Njeriu, përveç të tjerash, është qenie shoqërore dhe, si i tillë, është i detyruar të jetojë në familje dhe në bashkësi, që do të thotë se njeriu, nga vetë natyra e tij, është i krijuar të jetojë me të tjerët. Vetë jeta në bashkësi kërkon kushte dhe rregulla, të cilat duhet t'i respektojë çdo individ, me qëllim të arritjes së harmonisë në marrëdhëniet ndernjerëzore Mirëpo, pa individë të shëndoshë, nuk ka bashkësi të shëndoshë, sikurse nuk ka individë të shëndoshë pa një moral të shëndoshë. Pra, normat e moralit janë ato që dirigjojnë sjelljet e përgjithshme të njeriut në bashkësi. Bazë e normave të moralit është feja, për arsye se ato norma nuk mund të respektohen si duhet nëse nuk burojnë nga ligji i shenjtë, siç është Sheriati. Tek njeriu ekzistojnë dy lloj prirjesh: të larta dhe të ulëta (shpirtërore dhe emocionale); ato të lartat duhet të zhvillohen, kurse të ulëtat (epshet) duhen kontrolluar-sunduar. Këtë e bën vetëm besimi në Krijuesin-Feja. Mu për këtë arsye, me plot të drejtë thotë dijetari i njohur Lajbninc: "Patjetër duhet të besojmë që të jetojmë moralisht". Ndërsa Gëte thotë: "Epokat e zhvillimit dhe ngritjeve të fuqishme kanë qenë gjithmonë epokat e besimit të fuqishëm". Përderisa Platoni, shumë shekuj më herët, pati thënë: "Kush shkatërron dhe sulmon fenë, ai ka shkatërruar moralin".[2]

Pra, morali është fondamenti më se i nevojshëm për jetën e çdo individi a bashkësie, prandaj pa moral nuk mund të imagjinohet jeta e njeriut dhe e bashkësisë. Morali, pra, është pjesë e pandashme e njeriut. Gjithmonë fati i njerëzve është varur nga niveli i moralit të tyre, që do të thotë se bazë dhe kusht për jetë të lumtur në këtë botë, është respektimi i normave morale. Morali është ligj që i cakton njeriut detyrat që ka ndaj vetvetes dhe rrethit, qëllimi i të cilit është lumturia në këtë dhe në Botën tjetër. Mu për këtë shkak, feja Islame dallohet nga të gjitha kulturat dhe qytetërimet e tjera të mëparshme, sepse theksin kryesor e vë mbi moralin. Prandaj morali është porosi kryesore e fesë. Muhamedi.a.s., në lidhje me këtë, ka thënë:"Vërtet jam dërguar t'i plotësoj vlerat morale-(moralet e larta)".[3] Pejgamberi a.s. thotë: " Zoti dëshiron që, nëse dikush prej jush vepron diçka, ta bëjë atë sa më mirë".[4] Mëshira e përsos natyrën e njeriut, e bën njeriun të jetë i ndjeshëm ndaj dhembjeve të krijesave dhe

të orvatet për eliminimin e tyre, i vjen keq për gabimet e tyre dhe u dëshiron atyre udhëzimin. Mëshira është përsosmëri në karakter, sepse mos kujdesi ndaj ndjenjave njeriun e shpie në një pozitë të ulët dhe ia rrëmben më të shtrenjtën që posedon, që është ndjenja e gjallë përplot me dashuri dhe butësi. Mëshira, në pikën e saj më të lartë vertikale dhe në shtrirjen e saj ekskluzive, është cilësi e Zotit të Madh, sepse mëshira e Tij i ka përfshirë të gjitha krijesat dhe sferat.

**Mëshira e Allahut përfshin çdo send**

Prandaj, prej lutjeve të melekëve drejtuar Atij, është: "… Zoti ynë, Ti me mëshirën dhe me diturinë Tënde ke përfshirë çdo send, andaj ua fal atyre që u penduan dhe ndoqën rrugën Tënde, e edhe ruaj ata nga dënimi i Xhehenemit"! (Gafir, 7) Shumë prej emrave të bukur të Allahut burojnë nga kuptimet e mëshirës, fisnikërisë, mirësisë dhe faljes. Në hadith kudsij përmendet: "Mëshira Ime i ka paraprirë (ka tejkaluar) hidhërimin Tim".[5] Që do të thotë se, falja e Tij për gabimet e njerëzve ia tejkalon ndëshkimit të Tij për njerëzit dhe hidhërimit të Tij me ta, e kështu, Ai është më i Miri Mëshirues: "E ti thuaj:" O Zoti im, më fal e më mëshiro, se Ti je më Mëshiruesi i mëshiruesve"! (El Mu'minun, 118)

Po njeriu mund t'u buzëqeshë shokëve të vet kur i takon, e po ashtu të tregohet i butë ndaj fëmijëve të vet, kur i sheh; kjo është e pranishme tek pjesa dërrmuese. Mirëpo, prej besimtarit kërkohet që rrethi i mëshirës së tij të jetë më i gjerë, ai e tregon gëzimin e tij, e manifeston dashurinë dhe mëshirën e tij për të gjithë ata që i takon.[6] Janë përmendur një varg hadithesh që nxisin për këtë mëshirë gjithëpërfshirëse. Kështu, Pejgamberi a.s. thotë: "Kush nuk i mëshiron njerëzit, atë nuk do ta mëshirojë Allahu".[7] Në një version tjetër u shtua: "Dhe, kush nuk ua fal të tjerëve, nuk do t'i falet as atij". Po ashtu thotë: "Kush nuk e mëshiron atë që është në tokë, atë nuk do ta mëshirojë kush është në qiell".[8]

Allahu i Madhërishëm e ka përshkruar shoqërinë myslimane si të lidhur me këtë ndjenjë reciproke; prandaj për njerëzit e saj tha: "(Një popull)… modest e i butë ndaj besimtarëve,…"[9] e po ashtu tha: "…(ashabët) , janë të mëshirshëm ndërmjet vete…"[10] Islami është fe e mirësisë, paqes dhe butësisë ndaj të gjithë njerëzve. Allahu i tha Pejgamberit të Tij: "E Ne të dërguam ty (Muhamed) vetëm si mëshirë për të gjitha krijesat".[12] Në këtë mëshirë nuk ka mangësi, po të metat qëndrojnë tek ata që e kanë privuar veten prej saj. A nuk e sheh se mëshira e Allahut ka përfshirë çdo gjë? Por, pavarësisht nga kjo, atë nuk do të mund ta arrijë as idhujtar e as mohues: Allahu i Madhërishëm thotë: "… e mëshira Ime ka përfshirë secilin send. Atë (Mëshirën) do ta caktoj për ata që u ruhen (mëkateve), e japin zekatin dhe për ata që argumentet tona i besojnë. Që pranojnë të Dërguarin (Muhammedin), Pejgamberin arab (që nuk shkruan as nuk lexon)…"[13] Nëse themi: Kjo sallë nxë një mijë veta, mirëpo në të mund të hyjnë vetëm ata që kanë bileta, dhe nëse disa njerëz nuk pranojnë të blejnë bileta e për këtë shkak u ndalohet hyrja dhe mbeten jashtë, kjo nuk shpërfill madhësinë e sallës. E tillë është edhe fjala e Pejgamberit të Allahut: "Të gjithë pjesëtarët e umetit tim do të hyjnë në Xhenet, përveç atyre që e refuzojnë këtë". Shokët i thanë: "E kush refuzon?" Ai iu përgjigj: "Kush më pason mua, do të hyjë në Xhenet, e kush më kundërshton, ai ka refuzuar".[14] Ashpërsia, të cilën e injoron Islami, është rezultat i arrogancës së njeriut dhe nuk ka të bëjë me logjikë e as drejtësi. Është instinkt i lig, i cili ngopet prej të këqijave dhe ofendimeve, përkon me egoizmin ekskluziv dhe pasionin e verbër. Ndërkaq, mirësia dhe mëshira janë gjurmë prej bukurisë hyjnore, që në krizat e rënda u dhuron atyre një erë të këndshme që ua ngjall jetën dhe u freskon zemrat. Pejgamberi i Allahut ka thënë: "Allahu mëshirën e ka ndarë në njëqind pjesë, ndërkaq në Tokë zbriti vetëm një pjesë, dhe prej kësaj pjese mëshirohen krijesat, saqë kafsha e ngre shputën e vet nga i vogli i saj që të mos e shkelë".[15] Në një transmetim tjetër thuhet: "Allahu i Lartësuar, ditën kur i ka krijuar qiejt dhe Tokën, ka krijuar njëqind mëshira, çdo mëshirë e ka madhësinë sa ka në mes qiellit dhe Tokës, dhe prej tyre në Tokë lëshoi një mëshirë. Me të nëna e mëshiron fëmijën e saj dhe egërsirat e shpezët njëra-tjetrën".[16] Ashtu siç zhvillohet mendja dhe pasurohet me njohuri të ndryshme, edhe kjo mëshirë zhvillohet me metoda të ndryshme, që të zgjerohet e të rritet. Ndërkaq, nëse lihet të shkrihet dhe të vdesë, bartësi i saj bëhet lëndë djegëse e Xhehenemit. Transmetohet prej Ebu Hurejres, i cili thotë: "E kam dëgjuar të sinqertin e vërtetuar, pronarin e kësaj dhome, babain e Kasimit, Pejgamberin a.s., duke thënë: "Mëshira u merret vetëm fatkeqëve".[17] Islami vuri në spikamë se ka disa njerëz të veçantë të cilëve duhet t'u takojë më shumë hise prej mëshirës dhe mbikëqyrjes. Prej tyre janë të afërmit, sepse afërsia buron prej mëshirës, prandaj duhet të përputhet me mëshirën në kuptimin e saj. Pejgamberi a.s. thotë: "Të mëshirshmit do t'i mëshirojë Allahu i Lartësuar. Mëshironi ata që janë në tokë, t'ju mëshirojnë ata që janë në qiell. Afërsia është degë e të Mëshirshmit. Kush e respekton atë, atë do ta respektojë Allahu, e kush nuk e respekton atë, atë nuk do ta respektojë Allahu".[18]

**Mirësia dhe Mëshira me jetimët**

Islami i ka kushtuar rëndësi të madhe çështjes së jetimit nga aspekti i edukimit, trajtimit dhe

sigurimit të ekzistencës së tij, në mënyrë që ai të jetë një element dobiprurës për shoqërinë; të kryejë obligimet ndaj saj dhe të jetë përgjegjës për veprimet në raport me të. Islami ka urdhëruar që jetimi të respektohet dhe të mos shqetësohet kurrsesi. Thotë Allahu: "Pra, mos e përul jetimin"[19] Prej atyre që jemi të obliguar t'i mëshirojmë, janë edhe jetimët. Kështu, mirësia ndaj tyre, bamirësia, sigurimi i ekzistencës së tyre dhe mbrojtja e ardhmërisë së tyre, - janë prej devotshmërive më të mëdha; madje edhe ndjenjat e devijuara drejtohen në këtë rrugë dhe bëhen serioze. Transmetohet prej Ebu Hurejres, se një njeri u ankua te Pejgamberi a.s. se është shumë i ngurtë në zemër, e ai i tha: "Përkëdhele kokën e jetimit dhe ushqeji të ngratët".[20] Në një transmetim tjetër qëndron, se një njeri erdhi të ankohej për zemërgurtësinë e tij, e Pejgamberi a.s. i tha: "A dëshiron që zemra jote të zbutet dhe nevoja jote të kryhet? Mëshiro jetimin dhe përkëdhele kokën e tij, ushqeje atë prej ushqimit tënd, do të zbutet zemra jote dhe do të kryhet".[21] Muhamedi a.s.ka thënë: "Unë dhe ai që u del garant jetimëve, do të jetë me mua në Xhennet, vetëm një gradë poshtë meje".[22] Si dhe: "Shtëpia më e mirë e myslimanëve është ajo shtëpi që ka jetimë ndaj të cilëve sillen mirë, dhe shtëpia më e keqe e myslimanëve është ajo shtëpi që ka jetimë ndaj të cilëve sillen keq". [23]

**Me të sëmurët**

Mëshirë duhet pasur ndaj të sëmurëve dhe të hendikepuarve, sepse ata njerëz të vuajtur inkuadrohen në jetë në rrethana mungesash, të cilat i pamundësojnë të ecin në të dhe ta arrijnë hisen e vet në të. Këta i ka arsyetuar Allahu, e ne nuk bën t'i fajësojmë për atë që u ka falur Allahu:"Nuk është mëkat (të ngelë pa dalë) për të verbrin, për të çalin, e as për të sëmurin. E kush respekton Allahun dhe të dërguarin e Tij, Ai atë e shtie në Xhenete ku rrjedhin lumenj, e kush ngel prapa, Ai atë e ndëshkon me një dënim të dhembshëm!"[24] I sëmuri është njeri të cilin e ka lidhur sëmundja, e ka penguar ashpërsia e sëmundjes dhe hidhësira e barit shërues. Ai, me durimin e vet ndaj dhembjeve të tij, është afër Allahut dhe meritor për mëshirën e Tij. Nëse një gjemb ia fshin besimtarit mëkatet, atëherë ç'mund të thuhet për atë që e kanë lodhur sëmundjet dhe e kanë bërë t'i shijojë vuajtjet më të rënda? Kjo e bën të jetë nën mbikëqyrjen e Allahut! Prandaj duhet të jemi të kujdesshëm e të mos jemi arrogantë ndaj të sëmurëve dhe të mos nënçmojmë sëmundjet e tyre, sepse arroganca ndaj tyre është krim i rëndë.

**Me kafshët**

Prej mëshirës së kërkuar, është edhe butësia ndaj kafshëve. Një njeri e kishte shtrirë përtokë delen e tij për ta prerë dhe pastaj nxori thikën e madhe për ta mprehur. Kur e pa këtë veprim të tij, Pejgamberi a.s. i tha: "A mos do ta presësh dy herë?! Ai i tha: - Po çfarë të bëj, o i Dërguar i Allahut? Pejgamberi a.s. i tha: - "Së pari mprehe thikën e pastaj shtrije delen përtokë". Në një rast tjetër një njeri tha: "O Pejgamber i Allahut, unë e mëshiroj delen që pres". Pejgamberi i tha: "Nëse e mëshiron atë, do të të mëshirojë ty Allahu".[25] Islami ua zë shumë për të madhe atyre që kanë zemra të ngurta ndaj kafshëve dhe që nuk brengosen për dhembjet e tyre; prandaj e ka sqaruar se njeriu, me gjithë vlerën e tij të lartë, hyn në Xhehenem për një të keqe që i bën një kafshe. Pejgamberi a.s. thotë:"Një grua hyri në zjarr për shkak të një maceje, të cilën e kishte lidhur dhe nuk i jepte për të ngrënë, e po ashtu nuk e linte të hante as prej gjallesave të tokës".[26] Gjithashtu, Islami sqaroi se mëkatet e mëdha i fshin edhe një ndjenjë mëshire, e cila e përshkon zemrën, qoftë edhe ndaj një qeni! Pejgamberi a.s. thotë: "Derisa një njeri ishte duke udhëtuar, e kapi etja; gjeti një pus dhe zbriti në të e piu ujë. Pastaj doli përsëri, kur pa një qen duke gulçuar, i cili nga etja hante bimët. Njeriu tha: 'Këtë qen e paska kapluar etja, siç më kishte kapluar mua!' Andaj, zbriti në pus, e mbushi këpucën e vet me ujë, pastaj e kapi me goje, e nxori dhe i dha ujë qenit. Këtij ia njohu këtë punë Allahu dhe ia fali". Shokët i thanë: "O Pejgamber i Allahut, a edhe për kafshët shpërblehemi ne"? Pejgamberi tha: "Për çdo gjallesë ka shpërblim". Në një transmetim tjetër: "Një grua amorale pa një qen, një ditë të nxehtë, duke u sjellë rreth një pusi; gjuha i ishte tharë nga etja, e ajo i nxori nallanet e veta (për t'i dhënë ujë), dhe për këtë asaj iu falën mëkatet"![27] Nëse mëshira ndaj qenit i fal mëkatet e të pamoralshmeve, atëherë mëshira ndaj njerëzve me siguri që bën çudira !

**Përfundim.**

Nga mësimet brenda kësaj teme, mund të përfitojmë këto:

1. Mirësia dhe mëshira janë dy veti etiko-morale, pa të cilat nuk plotësohet morali.

2.Mirësia dhe mëshira janë rruga për në Xhennet.

3. Nëse dëshiron të fitosh mëshirën e Allahut, bëhu i mëshirshëm ndaj të tjerëve.

4. Besimtarët, me mirësinë, mëshirën dhe afërsinë që kanë ndërmjet tyre, janë si një trup, të cilit, po iu sëmur një organ, i tëri do të jetë në ethe – i sëmurë.

E përfundojmë këtë diskutim duke lutur Krijuesin e Gjithëmëshirshëm që mirësinë dhe mëshirën, si dhe sjelljet e mira, të mos i largojë nga zemrat tona, po gjithmonë t'i bëjë cilësi tona e të përhershme.

Amin!

# Barazia gjinore sipas këndvështrimit Islam

**Mr. Sadat Rrustemi**

**Nëse i referohemi Kur'anit hasim të kundërtën e asaj që pohon Bibla, ku femra-Hava (Eva) nuk cilësohet si nxitëse, joshëse apo mashtruese, përkundrazi Islami për herë të parë në historinë e njerëzimit ndriçon pozitën e femrës, duke ngritur mallkimin prej sajë, kurse fajin e ngrënës së pemës ua vë barabar të dyve**

Që nga mesi i shekullit që lamë pas dhe fillimin e shekullit të ri në shoqërinë tonë diskutohet shumë mbi çështjen e të drejtave të femrës,si rezultat i propagandës mediale në njërën anë, kurse në anën tjetër mos njohja nga ta dhe pjesa dërmuese e shoqërisë rreth pozitës së sajë në islam me theks të veçantë. Këto janë disa nga arsyet që na shtyn ta kristalizojmë pozitën e femrës në Islam,si dhe barazinë gjinore sipas këndvështrimit Islam. Andaj themi se feja Islame e konsideron femrën si pjesëtare të pavarur dhe shembullore të shoqërisë dhe nuk bën kurrfarë dallimi në vlerat njerëzore midis mashkullit dhe femrës, i përmbahet maksimës universale të sajë lidhur me barazinë gjinore ku,meshkujt dhe femrat janë të barabartë për aq sa pranon natyra e krijimit të tyre të jenë të barabartë duke mos dëmtuar imazhin e asnjërit prej tyre.[1] Të shumta janë segmentet që feja Islame miraton barazi gjinore dhe të drejta të barabarta në mes meshkujve dhe femrave,ndër to mundë të specifikojmë:

**Barazi në krijim**

Në kaptinën e grave pikërisht në citatin e parë janë vënë gurthemelet e barazisë në mes meshkujve dhe femrave,siç thotë Allahu''O ju njerëz!Kinie frikë Zotin tuaj që ju ka krijuar prej një veteje(njeriu)dhe nga ajo krijoi palën (shoqën)e saj,e prej atyre dyve u shtuan burra shumë e gra..''(En-Nisaë,1) Një studiues duke analizuar citatin paraprak pohon:''Është e besueshme që nuk ka tekst, të vjetër a të ri, që të trajtojë me kaq humanizëm gruan në të gjitha aspektet,kaq shkurt,me kaq elokuencë, kaq thellë dhe me kaq origjinalitet se sa ky verset hyjnor''[2]. Kurse në një citat tjetër thuhet:''Allahu krijoi për ju bashkëshorte nga vetë lloji juaj,e prej bashkëshorteve tuaja ju jep fëmijë e nipa dhe ju furnizoi me (ushqime)të mira..''(En-Nahl,72). Ndërsa Muhamedi a.s e vulos këtë në thënien e tij: ''Njerëzit janë bijë të Ademit, kurse Ademi është nga dheu''.[3] Nga faktet e sipërtheksuara konstatojmë se Allahu xh.sh, prej të njëjtit lloj krijoi burrin dhe gruan nga e njëjta substancë,duke vendos kështu bazat e barazisë së tyre në esencë si qenie njerëzore dhe si krijesa të Allahut.

**Barazi në aspektin social**

Shoqëritë e hershme mbanin qëndrim diskriminues ndaj femrës deri në atë masë ku jeta e sajë ishte fare pak me vlerë,femra nuk gëzonte as kushtet minimale për jetesë,ishte e përbuzur dhe e përdhosur,këto ishin edhe pikëpamjet biblike:''Nëse ato lodhen apo madje edhe nëse vdesin ,kjo s'prish punë. Le të vdesin ato gjatë lindjes,për këtë qëllim ato ekzistojnë''[4]. S'ka dyshim në atë se nga progresi që ka shënuar feja Islame lidhur me avancimin e femrës është dhe mënjanimi i shpifjeve, largimi i mallkimit ndaj sajë,si dhe shfajësimin e sajë për mëkatin ndaj ngrënies së pemës. Mendimi judo-krishter fajëson tërësisht femrën për ngrënien e pemës, dhe se ajo fillimisht ka thyer urdhrin e Zotit, e më pas ka nxitur Ademin (Adamin) a.s. në ngrënie të saj.[5] Nëse i referohemi Kur'anit hasim të kundërtën e asaj që pohon Bibla, ku femra-Hava (Eva) nuk cilësohet si nxitëse, joshëse apo mashtruese, përkundrazi Islami për

herë të parë në historinë e njerëzimit ndriçon pozitën e femrës, duke ngritur mallkimin prej sajë,kurse fajin e ngrënies së pemës ua vë barabar të dyve. Kur'ani në mënyrë të prerë qartëson këtë ndodhi duke pohuar: Shejtani i nxiti ata të dy (i mashtroi), që t'ua zbuloj atyre pjesët e turpshme që u ishin të mbuluara dhe tha: ''Zoti juaj nuk ua ndaloi ju dyve atë pemë vetëm që të mos bëheni meleq (engjëj) ose të mos bëheni prej të përjetshmëve''. (El A'rafë, 20) Pastaj shënon: ''Ata të dy hëngrën nga ajo (pemë) dhe që të dy u zhveshën..''(Ta Ha,121). Kur'ani përdori dysinë gjatë gjithë rrëfimit,duke cilësuar të dy pjesëmarrës në mëkat, por dhe duke ju mundësuar pendimin të dyve me qëllim që tu falet mëkati të dyve, siç thotë Allahu në Kur'an: Ata të dy thanë: ''Zoti ynë, ne i bëmë padrejtë (i dëmtuam) vetvetes sonë,e në qoftë se nuk na mbulon (mëkatin) dhe nuk na mëshiron,ne me siguri jemi prej të shkatërruarve'' (El A'rafë, 23). Jo vetëm kaq, por Kur'ani në një citat tjetër specifikon vetëm mashkullin (Ademin a.s.) të ketë qenë fajtor,siç thotë:.. dhe kështu Ademi theu urdhrin e Zotit të vet dhe gaboi''(Ta Ha,121). Kurse në Dhjatën e re Shën Tertuljani deklaron:''A nuk e dini se ju secila jeni nga një Evë, Dënimi i Zotit këtë gjini e përcjellë gjatë gjithë jetës: faji gjithsesi duhet të jetë i pranishëm. Ju jeni porta e djallit: Ju e keni zhvulosur pemën e ndaluar. Ju jeni dezertuesit e parë të Ligjit Hyjnor. Ju jeni ajo që ia mbushi mendjen atij të cilin djalli nuk ishte mjaft i guximshëm ta sulmonte''[6]

Po ashtu Islami ka shfajësuar femrën nga akuzat denigruese judo-krishtere gjojase femra është ndyrësirë e përhershme, ku ajo duhet të izolohet nga familja dhe rrethi gjatë ciklit menstrual dhe lehonisë, qoftë ai izolim nga ushqimi apo dhe fjetja, siç thuhet në Bibël: ''Zoti i foli Musaut (Mojsiut) duke i thënë: Folu kështu bijave të Izraelit: Në qoftë se një grua mbetet me barrë dhe lind një mashkull, do të jetë e papastër për shtatë ditë, do të jetë e papastër si në ditët e zakoneve-ciklit menstrual të saj. Ditën e tetë do të rrethpritet mishi i prepucit të djalit-do të bëhet synet. Pastaj ajo do të rrijë edhe tridhjetë e tri ditë për të pastruar gjakun e saj, nuk do të prekë asnjë send të shenjtë dhe nuk do të hyjë në shenjtoren derisa të plotësohen ditët e plotësimit të saj. Por në rast se lindë një vajzë,ajo do të jetë e papastër dy javë si në kohën e zakoneve të saja,dhe do të rrijë gjashtëdhjetë ditë për t'u pastruar nga gjaku''[7]. Ndërsa nëse i referohemi Kur'anit, sa i përket ciklit menstrual të femrës apo lehonisë nuk potencon ma tepër se nocionin ''EDHA -diçka e neveritur'', që donë të thotë se nga cikli menstrual neveritet njeriu,prandaj dhe ka ndaluar partnerët vetëm nga kontakti seksual,kurse jeta në mes tyre vazhdon me normalitet,siç pohon Allahu xh.sh, në Kur'an: (Shih: El Bekare, 222)

Islami e ka garantuar femrës në të gjitha poret e jetës së saj,duke ndaluar çfarë do lloj dhune apo abuzimi që mundë të bëhet me te,duke i luftuar të gjitha bestytnit dhe bindjet e vjetra që përbuznin lindjen e foshnjës femër,si dhe veprimet e shteteve të zhvilluara bashkëkohore të cilat mbysin brenda vitit miliona foshnje-sidomos femra përmes abortit. Duke i kundërshtuar të gjitha këto veprime kundrejt mbytjes së fëmijëve, Allahu Fuqiplotë thotë: ''S'ka dyshim se kanë dështuar keq ata që mbytën fëmijët e tyre nga mendjelehtësia e pa kurrfarë dije...''(El En'amë,140). Edhe arabët paganë para dërgimit të Muhamedit a.s, e konsideronin vajzën burim të turpit, si rezultat i bindjeve të tyre të lajthitura mbytnin fëmijët femra duke konsideruar këtë vepër të njerëzve të ndershëm,andaj Kur'ani rrëfen gjendjen e tyre duke dënuar veprimet e tyre: (Shih: En-Nahl, 58-59). Kurse në anën tjetër Muhamedi a.s, ju premtoi shpërblime ekskluzive të gjithë atyre që përkujdesen për rritjen e vajzave në veçanti: ''Ai që përkujdeset në rritjen e vajzave dhe tregon përkujdesje e dashuri ndaj tyre, ato do të jenë mbrojtje për të kundër zjarrit të xhehenemit''.[8]

**Barazia në ritet fetare dhe shpërblim.**

Feja Islame ia njeh gruas të drejtat e saj personale, të drejtat e plota si qytetare, duke e trajtuar si person me të drejta dhe detyra. Po ashtu Kur'ani qartëson se gruaja është e barabartë me burrin në shikimin e Zotit,si rezultat i marrëdhënieve të drejta dhe përgjegjësive: ''Secili njeri është peng i veprës së vet''(El Muddeththir, 38). Allahu xh.sh. e ka ngarkuar burrin ashtu edhe gruan me obligime të njëjta, gjithashtu njëjtë e kanë shpërblimin para Tij: (Shih: En-Nahl, 97) Me të gjitha obligimet që është ngarkuar mashkulli është ngarkuar edhe femra si; namazi, zekati, agjërimi, haxhi, etj, me përjashtime gjatë ciklit mujor dhe lehonisë ku në përjashtimin e sajë gjatë atyre ditëve manifestohet toleranca fetare ndaj saj. Ashtu siç janë ndaluar të dy gjinitë nga ndalesa të shumta pa dallim si: pirja e alkoolit, mishi i derrit, bixhozi, vjedhja, imoraliteti, etj.

[1] Muhamed Tahir b Ashur, Mekasid esh-Sheria elislamije.93-94.pa vit dhe shtëpi botuese.[2] Fjala është për El-Bahija el-Huli në librin Min sul Kadijet el-Mer'etu,marrë nga libri:Tituj të zgjedhur mbi familjen muslimane.H[3] Shënon Termidhiu në sunenin e tij në komentin e kaptinës huxhurat,hadithi nr.3270-hadith i saktë.Sunen et-Tirmidhi me vlerësime të hadítheve nga Muhamed Nasrudin Albani. Mektebet mearif-Rrijad,bot 1,f.739.[4] Grup autorësh,Femra nën mbrojtjen e Islamit.SJRC,Pishtinë 2002,f.78.[5] Dr.Muhamed Beltagji.Mekanetul mer'eti fi el-Kur'ani elkerim ve es-suneti es-sahiha.Daru es-selam,bot1-2000,f.71.[6] Edukata Islame,viti 31, nr.72.Shtyp;koha-Prishtinë 2003,f.186. [7] Dr.Muhamed Beltagji.Mekanetul mer'eti fi el-Kur'ani elkerim ve es-suneti es-sahiha,f.75.[8] Transmeton Buhariu në Kitabu el'ilm,h.101,v.1/50,dhe Muslimi në Kitabu birr ve es-sile ve eledeb,h.2633,v.4/2082.

# Të drejtat e njeriut në Islam dhe Magna Carta

**Arta Tahiri**

**"Kushdo që vret një qenie njerëzore, pa ndonjë arsye, është sikur të kishte vrarë gjithë njerëzimin ..". (El Maide, 32)**

Para se të diskutoj rreth të drejtave të njeriut në Islam, do të doja të shpjegoja disa pika në lidhje me dy qasjet kryesore në çështjen e të drejtave të njeriut: perëndimoren dhe islamen. Kjo gjë do të na mundësojë për të studiuar këtë çështje në perspektivën e saj të duhur dhe për të shmangur disa nga konfuzionet që, normalisht, mjegullojnë një diskutim të tillë.

**Qasja Perëndimore**

Pothuajse është bërë traditë që në Botën Perëndimore çdo gjë e mirë t'u atribohet atyre dhe përpiqen për të provuar se çdo e mirë është për shkak të atyre që bota mori këtë bekim, se përndryshe bota do të kalonte në injorancë. Le të shohim tash çështjen e të drejtave të njeriut. Në lidhje me të drejtat e njeriut dhe respektimin e tyre, thuhet me zë të lartë dhe pohohet zhurzhëm që bota mori konceptin e të drejtave themelore të njeriut nga Magna Carta (Karta madhe) e Britanisë, edhe pse Magna Carta erdhi në ekzistencë gjashtëqind vjet pas ardhjes së Islamit. E vërteta është se deri në shekullin XVII nuk e dinte askush se Magna Carta përmbante parimet e gjykimit nga juria: habeas corpus dhe Kontrolli i Parlamentit për të Drejtën e Tatimeve. Nëse njerëzit që hartuan Magna Carta-n, do të jetonin sot, ata do të habiteshin sikur të shihnin që dokumenti i tyre përmban gjithë këto ideale dhe parime, sepse ata nuk kishin qëllime të tilla, as nuk ishin të vetëdijshëm për të gjitha këto koncepte, të cilat u atribuohen atyre. Ndërkohë, për sa u përket njohurive mbi konceptin e të drejtave të njeriut dhe të drejtave të qytetarit në Perëndim, edhe pse shekulli XVII ishte periudhë e zhvillimit të mendimeve filozofike e mendimtare në jurisprudencë, këto u paraqitën vetëm si ide, ndërkohë që prova praktike dhe demonstrimi i këtyre koncepteve mund të gjenden vetëm në fund të shekullit tetëmbëdhjetë, në shpalljen e Kushtetutave të Amerikës dhe Francës.

Pas kësaj u duk një referencë për të drejtat themelore të njeriut në kushtetutat e vendeve të ndryshme. Mirëpo, shpesh ishin të drejta të dhëna në letër dhe nuk u jepeshin vërtet njerëzve në jetën reale. Nga mesi i këtij shekulli, Kombet e Bashkuara, bënë Deklaratën Universale të të Drejtave të Njeriut, të drejtave që kaluan në një rezolutë kundër gjenocidit dhe një rregullore të përshtatshme për ta kontrolluar atë. Po e dimë të gjithë se kjo rezolutë është vetëm një shprehje e shpresës së devotshmërisë dhe rregullimit, sepse pas tyre nuk ka asnjë sanksionim, nuk ka fuqi fizike a morale për t'i zbatuar ato. Kështu, pavarësisht nga të gjitha vlerat e këtyre të drejtave, Rezoluta ambicioze e Kombeve të Bashkuara është shkelur dhe shkelet akoma në vende të ndryshme, si dhe Organizata e Kombeve të Bashkuara ka qenë vetëm një spektator i pafuqishëm, sepse ajo nuk është në gjendja të ushtrojë një kontroll efektiv mbi shkeljen e këtyre të drejtave. Edhe krimi i shëmtuar i gjenocidit vazhdon të kryhet gjithandej, pavarësisht nga të gjitha deklaratat e Kombeve të Bashkuara.

**Qasja Islame**

Pika e dytë që do të doja të sqaroja që në fillim, është fakti që, kur flasim për të drejtat e njeriut në Islam, në të vërtetë kjo do të thotë se këto të drejta janë dhënë nga Zoti; ato nuk kanë qenë të dhëna nga ndonjë mbret apo nga ndonjë asamble legjislative. Të drejtat e dhëna nga mbretërit a kuvendet legjislative, gjithashtu mund të pezullohen në të njëjtën mënyrë sikur janë të dhënë. Ata mund t'i japin këto të drejta kur të jenë të kënaqur dhe t'i tërheqin në një gjendje tjetër.

Sa kohë që në Islam të drejtat e njeriut janë dhënë nga Zoti si Sovrani Absolut, nuk ka asamble legjislative në botë dhe as qeveri në tokë autoritet – që t'i ndryshojë ato!

Askush nuk ka të drejte t'i shfuqizojë a t'i pezullojë. Ato nuk janë të drejta themelore të njeriut të fituara në letër vetëm për t'u ekspozuar, dhe të mohohen në jetën reale. Ato nuk janë as koncepte filozofike, të cilat nuk prodhojnë sanksione pas tyre. Statutet dhe rezolutat e Kombeve të Bashkuara nuk mund të krahasohen me të drejtat e sanksionuara nga Zoti, sepse, përderisa zbatimi i tyre është i lirë, sipas vullnetit, këto të fundit janë obliguar nga Krijuesi, janë të drejta të aplikueshme detyrimisht për çdo besimtarë. Këto të drejta janë pjesë përbërëse e besimit Islam. Çdo mysliman ose administratorët, të cilët pretendojnë se u përmbahen parimeve e vlerave islame, do të duhet t'i pranojnë, t'i njohin dhe t'i zbatojnë këto të drejta absolute nga Zoti. Kurse, për ata që i mohojnë këto të drejta, i shkelin apo i ndryshojnë ato, ndëshkimet vijnë nga verdikti i Kur'anit të Shenjtë, sepse ato janë të parevokueshme dhe standarde për të gjitha vendet. Të drejtat që janë sanksionuar nga Zoti, janë të përhershme, të vazhdueshme dhe të përjetshme. Ato nuk i nënshtrohen ndonjë ndryshimi ose modifikimi, dhe nuk ka vend për ndonjë ndryshim apo abstragim të tyre.

**Të drejtat themelore të njeriut**

Gjëja e parë që gjejmë në Islam në lidhje me këtë, është se ajo parashtron disa të drejta për njeriun si një qenie njerëzore. Me fjalë të tjera, kjo do të thotë se çdo njeri, nëse ai i përket këtij vendi apo jo, nëse është besimtar a jobesimtar, nëse jeton në pyll a në qytet, çfarëdo që të jetë rrethana, - ka disa shërbime bazë të të drejtave të njeriut, thjesht sepse ai është një qenie njerëzore, dhe ato duhet të njihen nga çdo mysliman. Në fakt kjo do të jetë detyra e tij për të përmbushur këto detyrime.

**E drejta për jetën**

E para dhe më kryesorja është e drejta themelor për të jetuar dhe respektuar jetën e njeriut. Në Kur'an thuhet: "Kushdo që vret një qenie njerëzore, pa ndonjë arsye, është sikur të kishte vrarë gjithë njerëzimin ..". (El Maide,32)

Prandaj është detyrë për çdo qenie njerëzore që, në asnjë rrethanë ai të jetë fajtor/shkaktar për marrjen e jetës së një njeriu. Nëse dikush ka vrarë një qenie njerëzore, ajo është sikur të kishte vrarë tërë racën njerëzore. Këto udhëzime janë përsëritur në Kur'anin e shenjtë në një vend tjetër, ku thuhet:

"Mos vrisni një njeri që Allahu e ka bërë të shenjtë, përveç nëpërmjet një procesi të rregullt (Ligjit) ...". (El En'amë, 151).

Pejgamberi a.s. e ka deklaruar vrasjen si një nga mëkatet më të mëdha. Në të gjitha këto ajete të Kur'anit dhe në traditën e Profetit, fjala "shpirt" (nefs) është përdorur në terma të përgjithshëm, pa asnjë dallim a partikulacion që mund të ketë huazuar veten në sqarim se personat që i përkasin kombit të dikujt, qytetarët e vendit të dikujt, njerëz të veçantë race apo feje, nuk duhet të vriten. Urdhri vlen për të gjitha qeniet njerëzore dhe shkatërrimi i jetës së njeriut në vetvete ka qenë i ndaluar.

"E drejta për jetën" i është dhënë njeriut vetëm nga Islami.

**Barazia e Qenieve Njerëzore**

Islami jo vetëm që njeh barazinë absolute midis njerëzve, pavarësisht nga dallim race, ngjyre a kombësie, por atë e bën të rëndësishëm dhe domethënës si në parim, ashtu dhe në realitet. Allahu në Kur'an thotë : 'O ju njerëz, vërtet Ne ju krijuam prej një mashkulli e një femre, ju bëmë popuj e fise, që të njiheni ndërmjet jush, e s'ka dyshim se tek Allahu më i ndershmi ndër ju është ai që është ruajtur më tepër (nga të këqijat) e Allahu është i dijshëm dhe hollësisht i njohur për çdo gjë". (El Huxhurat, 13). Kjo do të thotë se ndarja e qenieve njerëzore në kombe, raca, grupe dhe fise është bërë për hir të dallimit, në mënyrë që njerëzit e një race a fisi, të mund të takohen dhe të njihen me njerëz që i përkasin një race a fisi dhe të bashkëpunojnë me njëri-tjetrin. Kjo ndarje në raca njerëzore nuk është menduar që një komb të krenohet dhe të ndihet më superior se një komb tjetër, apo ta shohin atë si një garë të degraduar duke uzurpuar të drejtat e tyre:

" e s'ka dyshim se te Allahu më i ndershmi ndër ju është ai që është ruajtur më tepër (nga të këqijat) "(El Huxhurat, 13). Me fjalë të tjera, superioritetin e një burri mbi një tjetër është vetëm mbi bazën e Zotit-ndërgjegjes, pastërtisë e karakterit dhe moralit të lartë, dhe jo në bazë të racës, ngjyrës, gjuhës, kombësisë dhe, madje, kjo epërsi në bazë të devotshmërisë dhe sjelljes së pastër nuk e justifikon se njerëz të tillë duhet të luajnë ose të marrin zotërimin e superioritetit mbi qeniet e tjera njerëzore.

# Mbresa nga Haxhi 2012

**Haxhi Nazmi Talla**

Më 22.10.2012, pasi falëm sabahun, pushuam deri para drekës dhe, rreth orës 10:30, u nisëm sërish për Qabe. Aty qëndruam deri pas namazit të jacisë. Në hotel vendosëm të ktheheshim më këmbë, sepse kishte një trafik shumë të dendur.

Me 23.10.2012 u ngritëm në orën 4.30. Falëm sabahun në xhaminë e hotelit, aty falëm edhe drekën dhe Ikindinë, e më pastaj u nisëm për Qabe, për të bërë ibadet, sepse ditët kalonin e kjo kënaqësi nuk përsëritet më. Në hotel u kthyem rreth mesnate, nga ora 24.00.

Më 24.10.2012 u ngritëm për të falur namazin e sabahut, pastaj pushuam deri para dreke, për të vazhduar me ibadete dhe, natyrisht, për t'u përgatitur për Arafat. Kisha dëgjuar se dita e qëndrimit në Arafat është një ditë shumë e rëndësishme. Ihramet i kishim veshur me kohë dhe pritnim nisjen për Arafat. Para hotelit ishin radhitur autobusët me të cilët do të udhëtonim atje. Grupi ynë u nisëm rreth orës 23:15 min., për të arritur atje në orën 00:45 min. Të organizuar, u vendosëm nën tenda. Kishim vendosur që gjatë asaj kohe të bënim sa më shumë ibadet e lutje drejtuar Allahut, sepse lutja aty është e pranuar. Allahu nuk e refuzon. Namazin e drekës dhe ikindinë i falëm me një ezan e dy ikamete. Kështu vazhduam me ibadete tërë ditën, madje deri vonë në mbrëmje. Në mbrëmje u përgatitëm për udhëtimin në Muzdelife. Mirëpo, ndonëse namazi i akshamit dhe i jacisë falen në Myzdelife, ne i falëm në Arafat, sepse autobusët do të vinin më vonë. Për këtë u kujdesën udhëheqësit tanë, kështu që, këto vakte i falëm në mënyrë të organizuar. Pak pas mesnate, u nisëm për Muzdelife. Për çudi, ngado që shkonim, ishim në mes të disa miliona njerëzve. Si në Arafat, ashtu edhe këtu në Muzdelife, të gjithë ishim të veshur me ihrame. Një pamje shumë impozante, mahnitëse. Në Muzdelife falëm nga dy rekate namaz nafile për Allahun dhe qëndruam deri në kohën e namazit të sabahut e, pas faljes së namazit, u nisëm për në Xhemerat, aty ku gjuhen guralecët, të cilët i kishim tubuar në Muzdelife. Këtë ditë haxhinjtë hedhin vetëm 7 guralecë.

**Tavafi i haxhit**

Pas gjuajtjes së guralecëve vazhduam rrugëtimin tonë në drejtim të hotelit, natyrisht në këmbë. Ndonëse në këtë kohë janë të angazhuar mbi 30.000 autobusë, për makina as që bëhet fjalë, sepse nga këtu e deri në hotel nuk ka më shumë se 1.5 km. Edhe pse rrugët kanë nga 5 korësi, këtu autobusët as që mund të afrohen për shkak të turmës disamilionëshe.

Më 27.10.2012 udhëheqësi ynë na njoftoi se nga mesdita do të shkonim në Xhemerat për t'i gjuajtur guralecët e tjerë. Për çudi, njeriu, sa herë të shkojë në këtë vend, nuk ka si të mos kujtojë hazreti Ibrahimin dhe gatishmërinë e tij për të flijuar, për hir të Allahut, të birin, Ismailin a.s.. Dhe teksa ecnim nga njëra xhemre tek tjetra, përfytyroja Ibrahimi a.s. me të birin - Ismailin, dhe thosha më vete: edhe neve na e bëri Allahu nasib të ecim po atyre shtigjeve...

Dikur vonë nga ora 22:30 u nisëm për Qabe për të bërë tavafin e Haxhit. Kësaj radhe tavafi zgjati plot tri orë. Meqë ishim mjaft të lodhur, vendosëm të ktheheshim në hotel, mirëpo

shoferi nga Siria, e humbi rrugën dhe mezi pas një orë e gjysmë arritëm të ktheheshim në hotel. Në turma të tilla milionëshe edhe këto ndodhin... Rreth orës 04.00 arritëm në hotel dhe, pasi falëm namazin e sabahut, pushuam gjatë paraditës. Sërish u nisëm për në Xhemerat, sepse na kishin ngelur për t'i gjuajtur edhe guralecët e fundit.

Më 28.10.2012, si zakonisht, falëm namazin e sabahut, të drekës dhe të ikindisë e pastaj shkuam për të bërë Tavafin Lamtumirës. Deshi Allahu dhe, krahas tavafit, falëm edhe namazin e akshamit dhe të jacisë, të prirë nga imami i Qabesë. I falëm edhe dy rekate namaz për hir të Zotit.

Sonte duhet të pushojmë pak, sepse tashmë duhet të përgatitemi për udhëtim. Ka ardhur koha që të përshëndetemi me këto vende të bekuara, ku ecën të dërguarit e Allahut - Ibrahimi e Ismaili a.s.. Nga këto vende, ku lindi, u rrit dhe kreu misionin e tij Muhamedi a.s.. Nga këto vende, ku jetuan dhe sakrifikuan për Fjalën e Allahut shumë ashabë e tabiinë. Nga këto vende që u vizituan nga miliona e miliona besimtarë të devotshëm nga të gjitha anët e botës. Pra, ka ardhur koha që të kthehemi në vendin tonë, atje ku na e kishte caktuar Allahu të jetonim. Udhëheqësit na lajmëruan se nga ora 07.00 duhej të niseshim për aeroportin e Xhides.

Të nesërmen, më 30. 10. 2012, u nisëm me pak vonesë, në orën 11:00, sepse, derisa dolëm nga Meka e bekuar, kishte një qarkullim makinash shumë të dendur, mbase edhe njerëz aq sa të thoshte mendja se tërë bota ishte derdhur në Mekë. Në autostradën Mekë- Xhide po shijoja i mahnitur natyrën e këtij vendi. Autostrada ka në dy drejtimet nga katër korsi, kurse në mes tyre, me një gjerësi dy metra, kishte drunj të mbjellë në mënyrë interesante, një panoramë shumë interesante, drunjtë e gjelbër me forma dekorative! Afër 40 km largësi nga Meka në drejtim të Xhides pranë drunjve kishte gypa për ujitje, kurse anash shihja njerëz tek punonin në ndërtimin e rrugëve të tjera. Për herë të parë e pashë rërën e shkretëtirës, sepse jo shumë larg autostradës ngrihej një pluhur që lëvizte sikur retë apo mjegulla. Aty-këtu vërenim edhe kope devesh duke kullotur. Pak kilometra para qytetit të Xhides filloi të zgjerohej rruga në dy drejtimet nga 7 korsi, po përsëri lëviznim ngadalë, sepse kishte një qarkullim shumë të dendur. Kisha përshtypjen se më shumë ndalonim sesa lëviznim. Nga autobusi i shihnim aeroplanët tek aterronin dhe të tjerë tek fluturonin. Gjatë kësaj kohe zbritën 11 aeroplanë dhe fluturuan tetë të tjerë.

Tash jemi duke pritur në aeroportin e Xhides për të fluturuar për Prishtinë. Në aeroport ishte një kontroll strikt. Në aeroplan hymë në orën 20:45, kurse aeroplani u nis në orën 21:15. Pasi u ngrit lart, unë tashmë sikur isha mësuar në aeroplan dhe gati tërë kohën shikoja për dritare. Tek shihja nga lartësia qytetet me drita të lloj-llojshme, gjithçka më dukej shumë interesante. Dukeshin peizazhe shumë interesante. Në aeroportin e Prishtinës arritëm në orën 24:45. Aty kishin dalë shumë njerëz për të pritur të afërmit e tyre. Ishin edhe dy djemtë e mi - Naimi dhe Halimi... Më rrëmbeu një ndjenjë e papërshkrueshme, aty tek shihje njerëz me fytyra të buzëqeshura dhe me lot gëzimi, përqafime të ngrohta dhe mallëngjyese. U nisëm për shtëpi dhe gjatë rrugës, u ndaluam në Prishtinë në banesën e Naimit, për t'i parë mbesat dhe nipin tim të dashur... Meqë ishte mjaft vonë, ata tashmë kishin fjetur, kështu që vazhduam rrugën me Halimin për Podujevë. Kur arritëm në Podujevë, në shtëpinë tonë familjare, ishin të gjithë zgjuar duke më pritur mua, kishin ardhur edhe vajzat me fëmijë, nipa dhe mbesa. Të nesërmen filluan vizitat nga të afërmit tanë, nga miq dhe shokë. Mundohesha ta nderoj secilin me ndonjë dhuratë sado simbolike. Kjo pritje zgjati mbi tri javë. Zoti i shpërbleftë të gjithë me rahmet dhe Xhenet dhe dhashtë Zoti e ta marrin të gjithë këtë rrugë për të kryer një porosi nga Zoti i Madhërishëm, por edhe për ta shijuar atë kënaqësi dhe mrekulli të Allahut xh.sh..

E lus Allahun që t'ia bëjë nasip çdo myslimani të shkojë dhe t'i vizitojë ato vende të shenjta, një ibadet që është shtylla e pestë e Islamit. Një mrekulli, sikurse është Haxhi, do t'i dëshiroja secilit mysliman. Atje përjeton kënaqësi të paimagjinueshme!

**Qyteti i Medinës**

Si nuk ishte kënaqësi kur në Medinë, sabah, drekë, ikindi, aksham apo edhe jaci, nuk kam mundur të fali një namaz e të mos kem pranë meje një vëlla myslimanë nga viset e ndryshme të botës. Vende e shtete prej nga katër anët e botës. Është shumë interesante se, dhe pse ishim ngjyrash të ndryshme, nga vende e shtete nga më të ndryshmet, jo që na pengonin, por përkundrazi ndienim një kënaqësi dhe një afërsi të ngrohtë, sikur të ishim shumë të afërt. Edhe pse nuk e kuptonim gjuhën e tjetrit, secilin e ndieje si vëllaun tënd. Fundja, kështu na mëson Kur'ani, feja jonë, kultura dhe edukata jonë islame. E përshëndetja dhe kur më shikonte i thosha "I'm from Kosova", dhe çdonjëri më përgjigjej me "Elhamdulilah" dhe më tregonte se nga ishte. I buzëqeshnim njëri-tjetrit me ngrohtësi dhe dashuri dhe uronim të na i pranonte Allahu xh.sh. namazet, lutjet, duatë dhe të na e pranonte Haxhin.

Dëshiroj të theksoj se Haxhi është edhe një lloj Kongresi i myslimanëve, sepse në asnjë tubim tjetër nuk mund të ndodhë të tubohen miliona haxhinj, me të vetmin qëllim - që ta adhurojnë Allahun dhe të vizitojnë shtëpinë e



Tij. Pra, e quaj Kongres, sepse të gjithë ishim shumë të afërt dhe të dashur në mes nesh, saqë pakkush mund ta besojë këtë, përveç atyre që kanë qenë dhe inshaallah atyre që do të shkojnë atje. Pra, për vizitën e këtyre vendeve të shenjta kjo masë e pa përshkueshme nuk është bërë me dhunë e as me imponim të ndokujt, por të gjithë janë mbledhur me vullnet e dashuri dhe dëshirë të veçantë. E falënderoj, i përkulem dhe i gjunjëzohem Allahut të Gjithëmëshirshëm që ma bëri nasib dhe ma mundësoi të kryej Haxhin dhe të vizitoj këtë vend të bekuar e të shenjtë. Me këtë rast, nga thellësia e zemrës dhe e shpirtit i falënderoj djemtë që ma mundësuan materialisht rrugën për Haxh, Zoti i shpërbleftë me të gjitha të mirat në këtë jetë dhe në Ahiret me Xhenet, ja Rabbi. Amin

**Lutje**

Pas kryerjes së ritualeve të Haxhit dhe Tavafit Lamtumirës të fundit, i dhashë vetes një obligim që të mundohem e t'i porosis ata që hezitojnë për të shkuar në Haxh, e në veçanti të rinjtë. Pra, pasi u ktheva nga Haxhi m'u kujtua kjo dhe vendosa t'i shkruaj disa rreshta, kurse të rinjtë le ta dinë se koha më e përshtatshme për ta kryer Haxhin është në rini e jo në pleqëri, sidomos ata që kanë gjendje të mirë materiale.

*Bismil-lahirr Rrahmanirr Rrahim*

*La ilahe il-lallah dua me bë këtë lutje dhe dua, Zoti Kabul ma banë. Motra dhe vëllezër myslimanë, diçka dua me ju thanë, Zoti pasurinë hallall kujt ia ka dhanë, shkon dhe Qabenë e viziton. Zoti i Madh njëqind vjet jetë me t'i dhanë, ku mund të gëzohesh dhe të kesh kënaqësi, por unë, ju betohem, se kënaqësinë dhe mrekullinë e shpirtit nuk mundë ta gjejmë përveç atje, në vendin e shenjtë dhe të bekuar nga Zoti i Madhërishëm, pra po ju bëj rixha, të mos ankoheni për para, sepse për fat të keq te shumëkush nuk është në pyetje paraja, por është mungesa e itikatit dhe devotshmërisë ndaj Krijuesit të gjithësisë Allahut xh.sh.*

*Motra dhe vëllezër, çdo njeri e kemi borxh të madh ndaj Allahut, Mëshiruesit që na e ka dhuruar jetën na e dha mendjen, dijen, na e dha evlatin, pasurinë dhe shëndetin, kurse ne nuk po e kryejmë amanetin, borxhin dhe obligimin që e kemi para Allahut xh.sh.*

*Të dashur vëllezër, leni anash kënaqësinë, për dy vite mos shkoni në deti, por përgjigjuni thirrjes së Allahut xh.sh., shkoni e lajeni borxhin, shijojeni kënaqësinë dhe xhenetin e kësaj dynjaje, nëse jo le ta dijë çdo njëri se është mjerim për atë njeri që mendon vetëm për këtë botë, për kënaqësi dhe pasuri, e nuk frikësohet se një ditë të caktuar nga Zoti xh.sh., do të dalim para Tij, por atëherë për dikë do të bëhet vonë, sepse pasuria e dynjasë nuk të ndihmon dhe as nuk mund të shpëton, për ata prapë po ju bëjë rixha mos t'ju mashtroj kjo dynja kalimtare dhe shumë e shkurtër, por t'i mbështetemi, ta falënderojmë dhe ta dimë Zotin Një. Ju dëshiroj nga zemra që sa ma të rinj ta merrni këtë rrugë, të cilën edhe rinia e juaj e shndrit dhe shijojeni kënaqësinë nga Allahu xh.sh., do ta ndieni kënaqësinë e lumturinë nga thellësia e zemrës dhe shpirtit tuaj, sikurse e ka ndier çdo haxhi në atë vend të bekuar nga Allahu, Mëshirbërësi Mëshiruesi, jo që do i bini pishman, por atëherë as për pasurinë e dynjasë nuk do e zhbëni dhe sa të jeni gjallë në mend do ta mbani, pra ju lutem mos hezitoni këtë vend të shenjt ta vizitoni dhe jo për tjetër përveç me la borxhin dhe amanetin ndaj Allahut të Mëshirshëm me e qua në vend, sepse edhe është shtylla e pestë e Islamit që e kemi detyrim. Mos prisni, pra motra e vëllezër, se vdekja mundë t'ju arrijë, dhe borxhin ndaj Allahut xh.sh për pa e krye, sepse s'do të ketë ma kohë për t'u pendu.*



# MYFTIU TËRNAVA QËNDROI PËR VIZITË ZYRTARE NË ARABINË SAUDITE



Me ftesë të Princit të Medinës, Fejsal bin Selman bin Abdul Aziz, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava shoqëruar nga ndihmës shef kabineti Mr. Besim Mehmeti qëndroi në një vizite zyrtare nga data 10 deri më 19/03/2013 në Arabinë Saudite.

Myftiu po merrte pjesë në Manifestimin e organizuar me rastin e zgjedhjes së Medinës Kryeqytet i Kulturës Botërore Islame për vitin 2013.

Ky manifestim organizohet nën patronatin e Princit Selman bin Abdul Aziz Al Saud, ku po marrin pjesë personalitete të njohura nga shumë vende të botës si, Myftinj, Ministra të Kulturës, Ministra të Çështjeve Islamike, zv. Ministra, ish-president etj.

Në ditën e parë të vizitës Princi i Medinës organizoi pritje për të gjitha delegacionet









pjesëmarrëse në ketë manifestim. Në ketë pritje Myftiu Tërnava pati takim me Princin e Medinës, Fejsal bin Selman bin Abdul Aziz të cilin e falënderoi për përkrahjen e Mbretërisë së Arabisë Saudite për Kosovën në organizmat ndërkombëtarë.

Ndërsa, Princi saudit shprehu interesimin për arritjet e Kosovës dhe njëkohësisht u premtoi që do e vizitoj Kosovën në një të ardhme të afërt. Në fund të Takimit, Myftiu i dhuroi Princit Katalogun e dorëshkrimeve Arabe.

Pas pritjes nga princi në program ishte edhe organizimi i vizitës xhamisë së Pejgamberit a.s. ku delegacionet patën nderin të falen në Ravde-Sherife në Xhaminë e Pejgamberit a.s.

Në ditën e dytë të vizitës së tyre delegacionet vizituan Autoritetin e Zhvillimit të qytetit të Medinës të kryesuar nga Princi i Medinës. Aty mysafirët u njohën me historikun e zhvillimit të këtij qyteti të bekuar si dhe me projektet gjigante të cilat kanë filluar në rregullimin hapësinor të xhamisë së Pejgamberit a.s. dhe infrastrukturës rreth saj si dhe projektet e shumta në zgjerimin e qytetit dhe rregullimin e komunikacionit modern të Medinës për të lehtësuar vizitën e të gjithë vizitorëve këtij vendi të bekuar.

Pastaj delegacionet vizituan Universitetin Islamik Botëror në Medine ku u njoftuan për historikun e këtij universiteti si dhe për procesin mësimor ku studiojnë studentë nga më shumë se 168 shtete të ndryshme të botes. Rektori i universitetit shtroi drekë për të gjithë të pranishmit.

Në mbrëmje delegacionet morën pjesë në ceremoninë qendrore të manifestimit. Në hapjen





e manifestimit të pranishmëve iu drejtua me një fjalë përshëndetëse Trashëgimtari i Fronit, princi Selman bin Abdul Aziz, i cili, veç tjerash, përgëzoi e falënderoi organizatën ISESCO për zgjedhjen e Medinës Kryeqytet i Kulturës Botërore Islame për vitin 2013, duke e cilësuar si vendim të qëlluar ngase Medina ka të gjitha parametrat e duhura për të qenë kryeqytet i kulturës islame, sepse, përveç të tjerash, këtu është edhe Xhamia e Pejgamberit a.s..

Të pranishmeve iu drejtua edhe Drejtori i ISESCO dr. Dr Abdulaziz Othman Altuvajgjiri si dhe Ministri i Kulturës se Arabisë Saudite Abdul Aziz Hoxha. Pas ceremonisë të pranishmit vizituan ekspozitën e organizuar enkas për ketë mbrëmje në fqinjësi të xhamisë së parë të ndërtuar në Islam at të xhamisë së Kubas ku pranishmit u njoftuan përmes punimeve dhe pikturave të shumta rreth detajeve të ndertimit të xhamisë së Pejgamberit a.s. si dhe rreth zhvillimit dhe zgjerimit së qytetit të Medinës nga koha e parë e shpalljes së Islamit.

Gjatë vizitës në Medinë, Myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava pati shumë takime me personalitete pjesëmarrës në manifestim si ministra, myfti e ish-udhëheqës të lart nga vende të ndryshme, si nga Turqia, Liberia, Tunizi, Egjipti, Brazili, Mauritania, Emiratet e Bashkuara, Palestina, Sudani, Indonezia, Malajzia, Estonia, Algjeria, Iranit, Gambia, Senegali, Çadi etj., ku Myftiu kërkoi nga bashkëbiseduesit që të ndikojnë tek qeveritë e atyre vendeve që ende s'e kanë njohur Kosovën, që të ndikojnë e t'i nxisin qeveritë e tyre ta njohin atë sa më parë.

Gjithashtu, gjatë vizitës në Arabinë Saudite, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava qëndroi edhe në qytetin e shenjtë të Mekës, ku kreu Umren dhe vizitoi disa nga vendet e shenjta.

Ndërsa, më 17 mars 2013, Myftiu Tërnava u prit në selinë e RABITA-së (Liga e Botës Islame) nga sekretari i përgjithshëm, dr. Abdullah al Turki, i cili i dëshiroi mirëseardhje Myftiut të Kosovës dhe qëndrim të këndshëm në Mekë. Dr. Abdullah al Turki gjatë bisedës me Myftiun shprehu interesimin për përparimet që ka arritur shteti i Kosovës që nga pavarësia. Ai, po ashtu, u interesuar të dijë edhe për procesin e tashëm të dialogut në mes Kosovës dhe Serbisë.

Dr Al -Turki shprehu admirimin e tij për punën, kontributin dhe veprimtarinë e BIK-ut në





kultivimin e tolerancës dhe bashkëjetesës fetare në Kosovë.

Myftiu Tërnava falënderoi nikoqirin për pritje dhe në veçanti falënderoi Qeverinë e Arabisë Saudite për përkrahjen e Kosovës në arenën ndërkombëtare. Po ashtu, Myftiu falënderoi edhe RABITA-në për angazhimin e saj për të ndikuar tek shtetet islamike anëtare për t'a njohur Kosovën, duke kërkuar shtim të angazhimit në ketë proces të rëndësishëm për Kosovën në arenën ndërkombëtare.

Dy palët u dakorduan për thellimin e bashkëpunimit si dhe për nevojën e nënshkrimit të një memorandum mirëkuptimi për thellimin e bashkëpunimit në sfera të ndryshme.



Në fund të takimit Myftiu i dhuroi nikoqirit Katalogun e dorëshkrimeve Arabe.

Në ditën e fundit të vizitës në Arabinë Saudite, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava vizitoi në Xheda edhe Bankën Islame për Zhvillim (BIZH) ku mori pjesë në Forumin Ekonomik "Xheda 2013. Në margjina të Forumit, Myftiu Tërnava pati një takim pune me Kryetarin e Bankës Islame për Zhvillim. dr. Ahmed Muhamed Ali.

Me këtë rast Myftiu Tërnava e falënderoi, dr. Ahmed Muhamed Ali dhe BIZH-in për përkrahjen e Kosovës sidomos për financimin e dy projekteve të rëndësishme për zhvillimin e Kosovës, financimi i rrugës Prishtinë - Mitrovicë , dhe financimin e ndërtimit të Emergjencës në QKUK. Myftiu gjithashtu theksoi se në të ardhmen pret që BIZH të përkrah më fuqishëm projektet zhvillimore në Kosovë. Kryetari i BIZH-it shprehu interesimin për arritjet e Kosovës në fushën e infrastrukturës e ekonomisë si dhe për stabilitetin financiar të Kosovës. Dr. Ahmed Muhamed Ali në takim me Myftiun tha se pret që Kosova në të ardhmen të jetë anëtare e Bankës Islame për Zhvillim.(Përgatiti: Mr. Besim Mehmeti)

## MYFTIU TËRNAVA PRITI ABDULLAH F. AL LUHEJDAN- KËSHILLTAR I MINISTRIT PËR ÇËSHTJET E FESË TË ARABISË SAUDITE

Myftiu Tërnava më 22 mars priti këshilltarin e lartë të ministrit të Vakufeve dhe çështjeve fetare të Mbretërisë së Arabisë Saudite, prof. dr. Abdullah F. Al Luhejdan.

Myftiu falënderoi për vizitën e tij në Kosovë dhe e falënderoi atë për kontributin e Arabisë Saudite në zhvillimet politike e ekonomike dhënë për Kosovën, e në veçanti potencoi marrëdhëniet e shkëlqyera mes BIK dhe ministrisë së vakëfit dhe çështjeve fetare të Arabisë Saudite.

Po ashtu, Myftiu e njohu mysafirin nga Arabia Saudite me funksionimin e BIK-së dhe institucioneve të saja, si dhe me sfidat dhe vështirësitë me të cilat ballafaqohet.

Myftiu Tërnava njohu atë edhe me përgatitjet për fillimin e ndërtimit të Xhamisë Qendrore në Prishtinë.

Këshilltari i i ministrit sheikh Abdullah F. Al Luhejdan falënderoi Myftiun për pritjen e ngrohtë e vëllazërore dhe tha se jam këtu për t'i përcjell përshëndetjet e ministrit të vakfëve dhe çështjeve fetare, si dhe për t'u njoftuar nga afër me përparimet dhe sukseset që po shënon Bashkësia Islame e Kosovës. Gëzohemi jashtëzakonisht me përparimet dhe sukseset që po shohim në Kosovë dhe në BIK dhe jemi shumë të impresionuar me rezultatet tuaja tha mes tjerash këshilltari prof.dr. Abdullah F. Al Luhejdan. (R.SH.)



## MYFTIU I KOSOVËS NAIM TËRNAVA NDERON DËSHMORËT NË PREKAZ

Me rastin e shënimit të përvjetorit të "Epopesë së UÇK-së", sot Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i shoqëruar nga bashkëpunëtorët, më 6 mars vizituan Kompleksin Memorial Adem Jashari në Prekaz, ku për dëshmorët në 15 vjetorin e rënies heroike kanë kënduar "Fatiha".



Gjatë qëndrimit në Prekaz, Myftiu Tërnava me bashkëpunëtorët vizitoj edhe Kullën e Jasharajve, ku u pritën nga baca Rifat.

## MYFTIU I KOSOVËS MR. NAIM TËRNAVA PRITI JOHN RYAN

Myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava më 25 mars priti John Ryan - zyrtar i lartë ligjor i Zyrës së sekretariatit të Panelit për shqyrtimin e të drejtave të njeriut në kuadër të Misionit të BE - Zyrës për sundimin e ligjit në Kosovë. John Ryan falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen dhe njohu atë me mënyrën e funksionimit, rolin, detyrat dhe përgjegjësitë e panelit për shqyrtimin e të drejtave të njeriut në kuadër të misionit të BE-së në Kosovë. "Kemi kërkuar këtë takim me ju për t'ju informuar për punën që bënë zyra jonë dhe njëkohësisht të vendosim ura të bashkëpunimit e komunikimit me Bashkësinë Islame të Kosovës"- tha, përveç tjerash, z. John Ryan.

Myftiu Tërnava pasi e falënderoi për vizitën, çmoi kontributin e zyrës për Kosovën, në veçanti angazhimin në fushën e të drejtave të njeriut. "Në shumicën e vendeve ka problem me respektimin e të drejtave të njeriut, mirëpo ne jemi të thirrur nga Zoti për t'i respektuar e për t'i mbrojtur të drejtat e njeriut."- tha Myftiu Tërnava.Myftiu Tërnava po ashtu e njohu z. John Ryan për disa shqetësime të besimtarëve mysliman dhe të BIK me mohimin e disa të drejtave në disa institucione publike. (R.Sh.)





## MYFTIU TËRNAVA U PRIT NGA MINISTRI BUJA

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, në një takim që pati më 8 mars me Ministrin e Arsimit, Shkencës e Teknologjisë, Dr. Ramë Buja, ka kërkuar që të tërhiqet Udhëzimi Administrativ nr 6/2010, datë 11 maj 2010, me të cilin po pengohen nxënëset që bartin shami, të ndjekin procesin mësimor në sistemin publik të arsimit. Duhet t'u krijojmë mundësi të gjithë nxënësve tanë që të shkollohen, e jo t'u nxjerrim pengesa për shkak të bindjeve fetare. Ministria e Arsimit të shohë përvojat e shkollave në vendet e Evropës Prëndimore, ku nxënëset nuk diskriminohen për shkak të përkatësisë fetare- ka theksuar Myftiu Tërnava. Myftiu, gjithashtu, tha se BIK, së bashku me Ministrinë e Arsimit, është e gatshme që të përcaktojnë një lloj veshjeje sipas parimeve islame. Ministri Buja tha se është i përkushtuar që të rishqyrtohet Udhëzimi administrativ. "Ne jemi të përkushtuar që nxënësve t'u mundësojmë të drejtën e shkollimit.Ministria, për çështjet që kanë të bëjnë me fenë, do bashkëpunojë me BIK si institucion kompetent"-tha Buja.

## MYFTIU TËRNAVA VIZITOI KBI E ISTOGUT

Pas ftesës të KBI të Istogut, Myftiu Naim ef. Ternava, më 28 shkurt morri pjesë në mbledhjen e këtij Këshilli tyre të rregullt me anëtarët e Këshillit, dhe të vëzhgoi për së afërmi punën dhe veprimtarinë e tyre, (për ta njoftuar në hollësi për të arriturat e imamëve dhe për sfidat me të cilët po ballafaqohen ata gjatë kryerjes së detyrave dhe obligimeve të tyre).

Myftiu, me kënaqësi e pranoi ftesën, dhe realisht, kjo nuk ishte hera e parë që Myftiu merrte pjesë në mbledhje të KBI anembanë territorit të Kosovës. Kryetari i KBI të Istogut, Muhamet Lipa, bashkë me administratën dhe anëtarët e Këshillit, i dëshiruan mirëseardhje Myftiut dhe përshëndetën prezencën e tij. Kryetari Lipa shprehu konsideratën e tij më të lartë dhe falënderoi Myftiun për punën e tij të palodhshme, në mbrojtje të islamit, dhe interesave dhe të drejtave të myslimanëve të Republikës së Kosovës, me theks të veçantë, për bashkëpunimin dhe përkrahjen morale kundrejt KBI në Istog. Myftiu i shoqëruar nga bashkëpunëtorët e tij (Nexhmedin Hoxha, Ahmet Sadriu dhe Fatmir Iljazi) ndoqi me vëmendje rrjedhën e mbledhjes dhe diskutimet e anëtarëve, për të marrë fjalën në përfundim të kësaj mbledhjeje:

"Feja ka zënë fill tek ne tash e gjashtëqind vite më parë. Gjenerata të ndryshme kanë qenë bartëse të denja të kësaj feje mbi supet e tyre, me përkushtim të pashembullt, dhe ne shpresojmë të jemi vazhdimësi e tyre. Ju jeni në dijeni për mënyrën e funksionimit të sistemit monist në raport me fenë dhe bashkësinë islame. Nuk kanë lënë metodë pa provuar për t'i nxjerrë njerëzit nga feja, janë mbyllë e janë rrënuar xhami e objekte tjera islame. Njëjtë ndodhi edhe gjatë luftës së fundit në Kosovë kur popullata u dëbua, e u rrënuan mbi 200 xhami. Qëllimi i dy periudhave ishte i njëjtë: zhbërja dhe çrrënjosja e Islamit nga kjo tokë dhe nga zemrat tona. Por Jo. Ne arritëm, që bashkërisht t'i mbijetojmë të gjithë kësaj katrahure, falë ndihmës së Allahut e pastaj Medresesë, nëpër bankat e së cilës kemi kaluar të gjithë ne pa përjashtim. Aty filluam rrugëtimin tonë në ngritjen e fjalës së Zotit, për



të mos u ndalur gjer në vdekje. Vite e vite më parë, mbaj mend kur në Istog vepronte vetëm një imam, i vetëm por entuziast e energjik. Sot, ja ku jemi, ja ku kemi arrit. Para vetes shoh djem të rinj, me përgatitje të lartë profesionale, që punojnë pa përtesë, angazhohen dhe japin kontributin e tyre maksimal në dobi të vendit të tyre, të shoqërisë dhe rrethit ku jetojnë. Aty ku punohet, aty janë evidente edhe rezultatet dhe padyshim që lulëzojnë sukseset. Vetëm bashkërisht mund të ecim përpara. Jini si një trup që duhet të punoni të bashkuar, në mënyrë vetëmohuese, për ta rritur qëllimin e përbashkët. Puna dhe aktiviteti në grup ju jep mundësi të bëni gjëra që nuk mund t'i bëni vet. Ju duhet të ndani dhe të ndjekni vizion të përbashkët, e të punoni me marrëveshje në mes veti. Kështu na mëson Islami, ne nuk mundemi dhe nuk dimë ndryshe. Kryetari i Këshillit tuaj, i vetëm nuk mundet. As ky, e askush tjetër. Ndihmojeni në kryerjen e detyrave dhe obligimeve të përbashkëta që keni karshi këtij populli i cili pret nga ju. Ndihmohuni në mes vete për hir të Zotit, ndihma e Zotit do të jetë prezentë në mesin tuaj. Vetëm atëherë do të ndjeheni të begatë dhe do të ketë bereqet në punën tuaj". Myftiu Ternava më herët prezantoi edhe në mbledhjen e rregullt të KBI të Prishtinës. (Fatmir Iljazi)

## MYFTIU TËRNAVA VIZITON KËSHILLIN E BASHKËSISË ISLAME TË SHTIMES

Myftiu i Republikës së Kosovës mr.Naim ef Tërnava i shoqëruar nga Ahmet ef. Sadriu, Vedat ef. Sahiti më 21 mars vizitoi KBI-në në Shtime ku u prit nga kryetari i këtij Këshilli Isa ef. Tërshani me bashkëpunëtorë. Kryetari Isa ef. Tërshani fillimisht shprehu konsideratën e tij më të lartë dhe falënderoi Myftiun për punën e tij të palodhshme, në mbrojtje të Islamit dhe interesave të myslimanve të Kosovës. Njëherit e njoftoi Muftiun për konsolidimin e Këshillit dhe angazhimet për këtë periudhë si Këshill i ri. Jemi të vetëdijshëm se na presin vështirësi të shumta, e në veçanti në aspektin financiarë, jemi komunë e vogël e nuk kemi pasuri vakufnore, të hyra tjera s'ka pos anëtarësisë, e këtu mendojmë të mobilizohemi e të punojmë bashkërisht me të gjithë imamët e t'ia dalim në sigurimin e të ardhurave të imamëve në Këshillin tonë.

Muftiu Tërnava duke iu dëshiruar sukses KBI të Shtimës premtoi përkrahje të vazhdueshme duke shprehur bindjen se do të kenë sukses, normalisht nëse punoni pa përtesë, angazhohuni dhe jepni kontributin tuaj maksimal në dobi të vendit, të shoqërisë dhe rrethit ku jetoni. Aty ku punohet, aty janë evidente edhe rezultatet dhe padyshim që lulëzojnë sukseset. Vetëm bashkërisht mund



të ecim përpara. Jini si një trup që duhet të punoni të bashkuar, në mënyrë vetëmohuese, për ta arritur qëllimin e përbashkët. Puna dhe aktiviteti në grup ju jep mundësi të bëni gjëra që nuk mund t'i bëni vet. Kryetari i Këshillit tuaj, i vetëm nuk mundet. As ky, e askush tjetër. Unë ju premtoj se do ta keni përkrahjen time çdo herë në realizimin e qëllimeve tona për ngritjen e fjalës së Allahut kurdo që ka nevojë, shpresoj që së shpejti t'i realizojmë dy projektet e juaja (vakve) që sado pak do t'ua zbusin gjendjen financiare.

Kjo ishte vizita e parë e Muftiut në KBI të sapoformuar në Shtime. (Isa Tërshani)

## MYFTIU PRITI PËRFAQËSUESIT E KËSHILLIT QENDROR TË VEPRIMIT RINOR TË REPUBLIKËS SË KOSOVËS

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava më 5 mars priti përfaqësuesit e Këshillit Qendror të Veprimit Rinor të Republikës së Kosovës të kryesuar nga kryetari Mensur Morina, Valmir Ahmeti - nënkryetar, Murat Murati - Sekretar i Përgjithshëm dhe Genc Berisha - zv. sekretar.

Kryetari i KQVR-së Morina pasi falënderoi Myftiun për pritjen e ngrohtë e njohu për aktivitetet dhe veprimtaritë e KQVR si dhe për bashkëpunimin me organizata simotra edhe jashtë vendit.Myftiu Tërnava i falënderoi për vizitën në BIK dhe për gatishmërinë e tyre të bashkëpunojnë me BIK, e në veçanti me Departamentin e të Rinjve pranë Kryesisë së BIK, duke i inkurajuar që edhe më tej të shtojnë aktivitetet dhe kontributin e tyre në të mirë të Kosovës dhe fuqizimin e rolit të të



rinjve në Kosovë, ngase siç tha Myftiu: " Rinia me energjinë dhe motivin e tyre gjithmonë ka nisur proceset dhe kanë quar përpara të gjitha zhvillimet e mbara për vendin tonë dhe gjithmonë mbi supet e rinisë mbetet amaneti i vendit dhe i popullit të Kosovës."

### GJILANI ORGANIZON TRIBUNË NË TEMËN: "KULTURA DHE SFIDAT E SAJ"

Organizuar nga KBI i Gjilanit dhe shoqata kulturore "Istanbul", më 9 mars, në lokalet e konviktit të kësaj shoqate, u mbajt tribuna



në temën: "Kultura dhe sfidat e saj"". Në këtë tribunë morën pjesë Vedat Sahiti, këshilltar i Myftiut të Republikës së Kosovës Mr. Naim ef. Tërnava, dashamirës të kulturës, imamë, nxënës e profesorë të medresesë së mesme "Alauddin" paralelja e Gjilanit. Pas një fjale përshëndetëse që mbajti kryeimami i KBI-së të Gjilanit, Mr. Iljaz Mustafa. Ai, përveç të tjerash, tha: "Njeriu gjatë jetës fiton dhe humb shumë identitete. Këto i përdor për të identifikuar personalitetin në shoqërinë ku banon. Një i ri, pasi të fitojë të drejtën për të studiuar në universitet, pajiset me kartën e studentit që përfaqëson identitetin si student, ose një polic, pasi të ndalojë një shofer automjeti, kërkon prej tij patentën, që përfaqëson identitetin e tij si shofer". Në këtë tribunë me tema të tyre morën pjesë panelistët: Islam Osmani, gazetar - "Kultura dhe definicioni i kulturës në fjalorët dhe enciklopeditë e njohura botërore; Ilmi Rexhepi ligjërues në M.M. "Alauddin" paralelja e Gjilanit -"Kultura islame dhe sfidat e saj në përballje me rrethanat" dhe ligjëruesi i tretë ishte Fazli Behluli, politikolog -"Kultura dhe politika".Në fjalën e tij, Islam Osmani, në mes të tjerash, tha se kultura është definuar në mënyra të ndryshme nga ana e ekspertëve kulturorë dhe nga ana e shkencëtarëve. Kështu vetëm Enciklopedia e Britanisë së Madhe ka deri tani 164 përkufizime të ndryshme mbi kulturën... Ndërkaq Ilmi Rexhepi, në diskutimin e tij theksoi se sfidat me të cilat po përballet kultura islame në rrethanat bashkëkohore, duke vënë theksin në sfidat aktuale me të cilat po përballet shoqëria myslimane tek ne. Ndërkaq, panelisti i tretë, z.Fazli Behluli, politikolog, trajtoi çështjet kulturore politike..

Në fund kryeimami tre panelistëve u dha nga një dhuratë dhe për të gjithë të pranishmit u shtrua një darkë. (Mr. Iljaz Mustafa)

### BINJAKËZIM I KBI – PRIZREN DHE KBI- ULQIN

KBI i Prizrenit dhe KBI i Ulqinit, më 22.02.2013, në Prizren nënshkruan aktin e binjakëzimit nga Lutfi ef. Ballëk - Kryetar i KBI-së të Prizrenit, në njërën anë, dhe H. Gazmend Dollaku – Kryetar i KBI-së të Ulqinit, në anën tjetër. Binjakëzim vëllazëror do të shërbejë si një marrëveshje bashkëpunimi në mes dy institucioneve fetare, - përkitazi me rritjen e bashkëpunimit të ndërsjellë vëllazëror, duke përfshirë aspektin fetar – profesional, humanitar, të ndihmave për ndërtimin a meremetimin e objekteve fetare islame, organizimin e tribunave dhe tryezave fetare islame me pjesëmarrës nga të dy qytetet, organizimin e trajnimeve të përbashkëta për imamët e dy institucioneve; botimin e librave dhe materialeve studimore, promovimin e veprave, etj., e të gjitha këto duke





u bazuar në mundësitë reale ekzistuese. KBI i Prizrenit është në marrëdhënie binjakëzimi me Myftininë e Shkodrës dhe KBI-në e Ulqinit .(Mr. Orhan Bislimaj)

## SEMINAR DY DITOR I EDUKIMIT TË PËRGJITHSHËM NË SHKOLLAT KOSOVARE"

Organizuar nga Kryesia e Bashkësisë Islame e Kosovës (BIK), Fakulteti i Studimeve Islame (FSI) dhe Medresesë së Mesme "Alauddin" në Prishtinë , Unioni i Studentëve të FSI-së më 09,10.03.2013 mbajti seminarin me titull: "Sfida rreth edukimit të përgjithshëm në shkollat kosovare".Seminari zhvilloi punimet në objektin e FSI-së dhe M.M. "Alauddin" në Prishtinë.

Në hapje të pranishëm ishin Myftiu i Kosovës mr. Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtor, dekani i FSI-së prof. dr. Qazim Qazimi me staf, Drejtori i Drejtorisë së Arsimit të Komunës së Drenasit z. Arsim Mehmeti etj. Me një fjalë rasti të pranishmëve iu drejtua Myftiu i Kosovës mr. Naim ef. Tërnava i cili fillimisht përshëndeti të pranishmit dhe i inkurajoi studentët e FSI-së që të vazhdojnë edhe më tutje me projekte të tilla duke theksuar se asnjëherë nuk do të mungoj përkrahja e BIK-ut ndaj aktiviteteve të tilla. Qëllimi i këtij seminari ishte që të bënte një studim rreth rëndësisë së lëndës fetare në shkollat e Kosovës, të përhap këtë ide te nxënësit me qëllim të përfitimit të ndonjë ideje nga ana e tyre, të informoj ata rreth rëndësisë së lëndës fetare në shkollat publike dhe të përfitojnë perceptime të drejta rreth kësaj kërkese. Gjatë fjalës hyrëse dekani i FSI-së prof. dr. Qazim Qazimi foli edhe për rëndësinë e dijes dhe shkencës të cilën e ka ajo në kuadër të fesë Islame. Më pastaj fjala iu dha ideatorit të këtij projekti, studentit të FSI-së z. Faruk Hoxha i cili në pika të shkurtra foli rreth këtij projekti.

Në këtë projekt janë përfshirë disa komuna të Kosovës, siç janë: Prishtina, Podujeva, Prizreni, Mitrovica, Drenasi, Ferizaj, Gjilani dhe Vushtrria. Komuna e Prishtinës ishte e përfshirë me dhjetë nxënës, Prizreni me tetë nxënës ndërsa komunat tjera me ka gjashtë nxënës. Grupmoshat e përfshira në këtë projekt ishin maturantët e shkollave të mesme.

Ligjërata e parë me titull: "Arsimi dhe sfidat e tij" u mbajt nga panelistët: 1. z. Arsim Mehmeti (Drejtor i Drejtorisë së Arsimit në Komunën e Drenasit), 2. Prof. ass.dr. Zija Abdullahu (profesor në FSI), dhe 3. znj. Mejreme Gashi (sociologe). Ligjërata e dytë me titull: "Besimi si alternativë zgjidhje" u mbajt nga panelistët: 1. z. Muharrem Tërnava prof. në M.M. "Alauddin", z. Gentian Jetishi prof. i shkollës fillore në Ferizaj), dhe znj. Gyltene Dërguti (psikologe). Ligjërata e tretë me titull: "Ligjshmëria-mundësia e aplikimit të lëndës fetare" u mbajt nga panelistët: 1. Dr. Fahrush Rexhepi (përfaqësues i BIK-ut), 2. Mr. Ragmi Destani (mësimdhënës i lëndës fetare në Preshevë), dhe 3. Jeton Svirca (deputet i Kuvendit të Kosovës). Në fund të programit nxënësit pjesëmarrës u pajisën me nga një certifikatë të lëshuar nga FSI e Prishtinës. (Vedat Shabani)



## HATME NË ZHEGËR

Më 10 mars në xhaminë e fshatit Zhegër (Gjilan), u bë duaja e hatmes për 15 nxënës, të cilët kanë përfunduar hatmen e Kur'anit tek Nuhi ef. Hajrullahu. Në këtë solemnitet ishte i pranishëm Kryeimami Mr.Iljaz Mustafa, i cili, duke përshëndetur këtë mexhlis në emër të KBI-së të Gjilanit, tha: "I Lartësuari zbriti Fjalën e Tij që ta lexojmë, ta praktikojmë dhe ta shpërndajmë tek të tjerët, ashtu siç bënë ashabët apo ata që erdhën pas tyre. Muhamedi a.s., në një hadith thotë:I thuhet lexuesit të Kur'anit:'Lexo dhe ngrihu, lexo ashtu sikurse ke lexuar në dynja, sepse grada jote do të jetë në ajetin e fundit që do të lexosh". Kurse në një hadith tjetër ka thënë: "Allahu, me këtë Kur'an, i ngre disa popuj dhe i ul disa të tjerë".

Ai, më tutje, u bëri thirrje të gjithë atyre që duan të jenë pjesë e njerëzve më të mirë, qofshin nga ata që kanë njohuri rreth Kur'anit apo nga ata që duan ta mësojnë atë:

"Më i miri prej jush është ai që mëson Kur'anin për vete dhe ua mëson të tjerëve".. Nxënësit që bënë hatme janë:Dr.Arif Mustafa. Muharrem Ramadani.Agim Hajrullahu. Bislim Bislimi.Jeton Ymeri.Shkelzen Kurteshi. Fatbardh Qerimi.Florim Bajrami.Ramiz Qerimi.Valon Aliu. Vehbi Aliu. Fatlum Elmazi. Ramadan Agushi. Ibrahim Shaqiri. Mentor Bajrami. Valon Idrizi. Duanë e hatmes e bëri Dr.Sylejman Osmani. Në fund Kryeimami të gjithëve nxënësve u dhuroi nga një certifikatë dhe imamin e nderoi me një mirënjohje për kontributin e tij në mbajtjen e mësimbesimit.
(Mr.Iljaz Mustafa)

## BURIM BIBAJ PËRFUNDON STUDIMET MASTER

Më 08. 03. 2013, në Fakultetin Juridik të Universitetit të Prishtinës, në drejtimin ndërkombëtar, kandidati Burim Bibaj ka mbrojtur me sukses temën e diplomës së masterit me titull:"Rëndësia dhe zbatimi i akteve ndërkombëtare në rastin e Kosovës."

Tema është e një rëndësie të veçantë në të drejtën ndërkombëtare, sidomos në rastin e Kosovës. Punimi ka tre kapituj.

Në kapitullin e parë autori trajton konceptin e shtetit, definimin e tij, kriteret ndërkombëtare të formimit të shtetësisë si dhe standardet e krijimit të shteteve.

Kapitulli i dytë përqendrohet në formimin e shtetësisë së Kosovës, zhvillimet që kanë shoqëruar atë, intervenimin e bashkësisë ndërkombëtare, administrimin e Kosovës nga OKB-ja dhe përpjekjet e saj për zgjidhjen e statusit final të Kosovës.

Kapitulli i tretë dhe i fundit analizon sfidën që pati Republika e Kosovës përballë shtetit serb në Gjykatën Ndërkombëtare të Hagës. Kjo ishte një nga sfidat më të mëdha për shtetin e porsaformuar, por vendimi i Gjykatës ishte fitorja dhe e arritura më e madhe në skenën ndërkombëtare.

Burim Bibaj ka lindur në Jezerc të Ferizajt në 1982, ku mbaroi shkollën fillore, ndërsa të mesmen - medresenë "Alauddin" të Prishtinës në vitin 2001. Fakultetin e Studimeve Islame e përfundoi në vitin 2006. Më 2009 u regjistrua në nivelin master, të cilin e përfundoi me sukses. Aktualisht është student i vitit të tretë në Fakultetin e Edukimit, dega Gjuhë dhe Letërsi Angleze.

Jeton në Muzeqinë të Shtimes, ku shërben si imam, e më përpara, në të njëjtin fshat, për katër vjet, ka qenë arsimtar i gjuhës angleze. I urojmë suksese të mëtutjeshme!
(Mr.Ejup Haziri)





## KOMUNIKATË PËR OPINION

*Prishtinë, 9 mars*

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës dënon aktin e djeshëm në Xhaminë e Podujevës, ku gjatë kohës së namazit të xhumasë, në xhami u shkaktua dhunë, rrëmujë e përplasje duke dhunuar xhaminë si vend të faljes e të adhurimit, dhe xhematlinjtë që kishin shkuar për ta falur namazin, kur një grup njerëzish, u përpoqën të sfidonin vendimin e ligjshëm të KBI-së të Podujevës, të miratuar edhe nga Kryesia e BIK-së, për emërimin e Imamit Imri Llugaliu, në bazë të konkursit publik.

Akte të tilla, ku manifestohet dhuna, rrezikohet jeta e besimtarëve, dhunohen vendet e shenjta dhe pengohen personat e autorizuar në kryerjen e punës, janë të papranueshme dhe të dënueshme për BIK-në, strukturat drejtuese të saj si dhe për besimtarët tanë të devotshëm, sepse xhamitë nuk janë vende për manifestimin e akteve të dhunshme, po janë vende të faljes, adhurimit, fisnikërimit dhe edukimit.

Opinioni i gjerë, po edhe të gjithë besimtarët, duhet ta kuptojnë se të gjithë imamët emërohen sipas konkursit publik që shpall Këshilli i BIK-së, prandaj, me këtë rast, Kryesia e BIK-së mbështet fuqishëm vendimin e marrë nga KBI i Podujevës, për emërimin e imamit Imri Llugaliu, si imam të kësaj xhamie, sipas kushteve të parapara me konkursin publik, dhe njëkohësisht demanton pohimet e portaleve të ndyshme se kandidati tjetër, z. Besim Arbanashi, është imam i asaj xhamie qe 14 vjet, kur dihet se imami i saj, Ali ef. Qerimi, ka ndërruar jetë pak muaj më parë!! Z. Besim Arbanashi deri më sot nuk ka pasur kurrfarë vendimi nga Kryesia e BIK-së për imam, prandaj ftojmë besimtarët që të mos bien pre e dezinformatave dashakeqe, të cilat mund të çojnë vetëm në përkeqësimin e panevojshëm të situatës, siç ishte edhe atakimi i mbrëmshëm i selisë së Këshilli të BIK-së, të cilin akt e dënojmë dhe e konsiderojmë si presion ndaj punës së BIK-së.

Kryesia e BIK kërkon nga organet përgjegjëse të marrin masat e duhura që në të ardhmen mos të përsëriten ngjarje të tilla, të cilat nuk kanë të bëjnë asgjë as me mësimet fetare e as me traditën fisnike të populli tonë.

Kryesia e BIK-së fton besimtarët dhe qytetarët e Podujevës që të mos bien pre e gjendjes së krijuar, të ruajnë qetësinë, të kontribuojnë në tejkalimin e situatës së krijuar dhe të respektojnë institucionet kompetente, në këtë rast KBI-në e Podujevës.



## NDËRROI JETË HFZ. MUHARREM EF. RAMADANI (1919-2013)

Më 17 janar 2013, në moshën 93 vjeçare ndërroi jetë në Prishtinë myderrizi i ynë i nderuar Hfz. Muharrem ef. Ramadani. Në varrimin e tij morrën pjesë përfaqësues nga BIK-së në krye me Myftiun mr. Naim ef. Tërnava, personeli i Medresesë Alauddin, disa nga ish-nxënësit e tij nga viset e ndryshme të Kosovës dhe një numër i madh i farefisit , miqve dhe dashamirësve të tij nga qyteti i Prishtinës dhe rrethina. Namazin e xhenazës i'a fali Myftiu Tërnava, ilhasat ia këndoi autori i këtyre rreshtave, ndërsa duan pranë varrit ia këndoi mulla Fehrat Gërguri nga Vushtërria.

Hfz. Muharrem ef. Ramadani apo Adili siç quhej një kohë në emër të babagjyshit, u lind më 4 nëntor 1919, në Janjevë nga babai Ramadani dhe nëna Fazilja. Ai rrjedh nga familje e njohur me tradita fetare. Në vitin 1923 babai i tij mulla Ramadani nga Janjeva u shpërngul me familje në Prishtinë.

Njohurit e para për fe Hfz. Muharrem ef. Ramadani i mori në sibjan mekteb nga babai i tij kurse shkollën fillore e kreu në gjuhën serbe ngase shkollimi në gjuhën shqipe në atë kohë ishte i ndaluar me ligj. Pas kryerjes së mektebit dhe shkollës fillore hfz. Muharrem ef. u regjistrua në Medresenë "Pirinaz" në Prishtinë , ku i dëgjoi mësimet në fillim nga myderrizi H. Hamdi ef. Ibrahimi, e pastaj nga mulla Ahmet ef. Mardoqi dhe H. Ilaz ef. Shasivari (Hashani), që të tre myderriz të dalluar, të cilët kishin diplomuar në Univerisitetin e Stambollit.

Krahas mësimeve në medrese nga dëshira madhe që kishte për ta ditur Kur'anin përmendësh Hfz. Muharrem efendiu iu përkushtua mësimit të tij te hafizi i njohur Jamin ef. Rexhepi. Në vitin 1943 ai e përfundoi me sukses hafizllëkun dhe ishte hafizi i 22 me rrathë që e kishte mësuar tërë Kur'anin përmendësh nën mbikëqyrjen dhe pushëzimin e Hfz. Jamin ef. Më në fund me qëllim të aftësimit të mëtejshëm profesional, Hfz. Muharrem ef. kalon në medresenë e Mahmut Pashës në Prizren, ku në prag të mbylljes së saj nga regjimi komunist merr ixhazetin-diplomën nga myderrizi i njohur dhe drejtori i saj Hasan ef. Nahi.

Me vendim të komunitetit mysliman shqiptar me seli në Tiranë nga data 4 mars 1944 , Hfz. Muharrem ef. Ramadani dekretohet për imam në xhaminë Hasan Emin (tash Sudi Efendi), në Prishtinë. Këtë detyrë e kryen vetëm një vit sepse në prill të vitit 1945 bashkë me mijëra shqiptarë të tjerë të Kosovës mobilizohet nga ushtria partizanoçetnike. Ky mobilizim pati karakter hakmarrës dhe ndëshkues ndaj shqiptarëve të Kosovës për shkak të luftës së Drenicës e cila sapo kishte përfunduar.

**Imam i ushtarëve gjatë shërbimit ushtarak**

Si me rastin e këtij udhëtimi, ashtu gjatë shërbimit të tij ushtarak në Slloveni, Hfz. Muharremi ishte treguar si hoxhë i vendosur, dinjitozë dhe i devotshëm.

Me rastin e faljes së namazit ai rregullisht u kishte dalë imam ushtarëve kurse gjatë muajit Ramazan ishte kujdesur për përgatitjen me kohë të syfyrit dhe iftarit për ata që agjëronin. Vlen theksuar se në atë kohë në ushtrinë jugosllave ushqimi përgatitje për myslimanët veçmas, pa produkte të derrit dhe se zbatimi i riteve fetare ende nuk ishte i ndaluar me ligj.

Pas kthimit nga shërbimi ushtarak Hfz. Muharrem ef. nuk pat mundësi të vazhdojë detyrën e imamit në xhaminë ku kishte shërbyer më parë sepse regjimi i egër komunist, atë e kishte shndërruar në depo. Me këtë rast ai emërohet për myezin në xhaminë e sulltan Muratit-Çarshisë ,detyrë të cilën e kryen deri në vitin 1957. Me rastin e hapjes së Medresesë "Alaudin" në Prishtinë në vitin 1951/52 Hfz. Muharrem efendiu emërohet profesor i saj, ndërsa në vitin 1957, emërohet drejtor i Medresesë me mandat katër vjeçar. Në Medresen Alaudin ai punoi me përkushtim më se 20 vjet si profesor i historisë islame, i gjuhës arabe, turke dhe lëndën së Fikhut. Si i tillë, Hfz. Muharrem ef. së bashku me Hfz. Bajram ef. Aganin, Hfz. Isak ef. Saidin dhe mulla Rashid ef. Osmanin, patën fatin që të jenë veteran të arsimit fetar në gjuhën shqipe për përgatitjen e kuadrave të para fetare pas luftës së Dytë Botërore, jo vetëm për Kosovë por edhe për viset tjera shqiptare në Maqedoni dhe në Mal të Zi.

Përveç mësimeve të rregullta që i merrnim në medrese gjatë periudhës trevjeçare nga Muharrem efendiu, disa nga gjenerata jonë si p.sh. Mulla Sejdi ef. Simnica, m. Shaqir ef. Ismajli dhe unë, patëm fatin që të mësonim privatisht te ai gramatikën arabe, sipas programit të vjetër. Falë mësimit të tij të mirëfilltë, ne arritëm të bëhemi ndër nxënësit më të aftë, jo vetëm të medresesë Alaudin, por edhe të asaj të Gazi Husrevbegut në Sarajevë. Për këtë kontribut të tij të çmuar, kam qenë dhe do të jem mirënjohës ndaj tij, duke iu lutur Allahut xh.sh. që ta shpërblejë!

Përveç punës në medrese Hfz. Muharrem ef., dy mandate (tetë vjet) e udhëhoqi KBI e

Prishtinës dhe më vonë u emërua myfti për regjionin e Prishtinës, ku bënin pjesë: KBI e Prishtinës, Podujevës, Vushtrrisë, Mitrovicës, Skenderajit, Drenasit dhe i Lipjanit. Detyrën në fjalë e kreu deri në vitin 1985, kur edhe u pensionua.

Gjatë punës së tij shumëvjeçare si hoxhë i aftë dhe aktiv, Hfz Muharrem efendiu pati rastin të zgjidhet anëtar në organet e ndryshme të Bashkësisë Islame dhe të shoqatës së ylemave, përfshirë edhe kuvendin suprem të BI për RFSJ me seli në Sarajevë. Me iniciativën e shoqatës së ylemave për RSS në Prishtinë, ai së bashku me veteranin e arsimit Mehmet Gjevorin për herë të parë e bëjnë transkriptimin e Mevludit të Tahir ef. Popovës nga alfabeti arab në alfabetin shqip, i cili u botua në vitin 1965.

Si një hafiz i dalluar me memorie të fortë, Hfz. Muharremi më se 20 vjet këndoi mukabele (Kuran) në tri kohë: para namazit të sabahut, drekës dhe ikindisë , në xhaminë e Madhe në Prishtinë, ndërsa gjatë muajit Ramazan në vitet e '75 , këndoi mukabele dhe mbajti ligjërata për çdo ditë në xhamitë e Mitrovicës.

Hfz, Muharrem ef. në fillim shërbeu edhe si imam për Ramazan në disa fshatra të Kosovës, si:në fshatin Marevc, Peturovc të Lipjanit dhe në fshatin Dumosh të Podujevës. Ndërkaq, me kërkesën e xhematit, pas daljes në pension e kreu detyrën e imamit kohë pas kohe në xhaminë e Dobrevës, Doberdubit dhe Bellaçevcit. Pas rënies së regjimit komunist në Shqipëri, në vitin 1992 Hfz Muharremi u angazhua vullnetarisht në qytetin e Shkodrës, ku brenda një periudhe gjashtëmujore kontribuoi dukshëm në mbajtjen e mësimbesimit për fëmijë dhe të ligjëratave në xhamia për të rriturit. Përveç kësaj, ai ju solli edhe ndihma materiale të ndryshme nga Turqia.

Në aspektin profesional, Hfz. Muharremi ka qenë jashtëzakonisht njohës i mirë i gramatikës së gjuhës arabe, i lëndës së Fikhut dhe i Feraizit (të drejtës trashëgimore sipas sheriatit). Të rrallë janë ata që e kuptojnë domethënien e Kur'anit dhe e dijnë atë përmendësh, siç ishte rahmetliu Muharrem ef. Ai nuk rrinte pa abdes, rregullisht lexonte Kur'an dhe deri pak ditë para se të ndërron jetë, e falte namazin në xhaminë e Pirinazit dhe dilte imam kur mungonte imami. Hfz.Muharremi posedonte një bibliotekë të pasur me libra të ndryshme në gjuhën arabe, turke, shqipe dhe boshnjake.

Hfz. Muharrem ef. Ramadani ka qenë një alim i mirëfilltë, hafiz i dalluar dhe njeri modest e i devotshëm, i cili me angazhimin dhe punën e tij aktive shtatëdhjetëvjeçare, ka dhënë kontribut të çmueshëm dhe shumëdimensional në organizimin, zhvillimin dhe përparimin e jetës fetare islame në Kosovë e më gjerë. Allahu i madhërishëm e mëshiroftë shpirtin e tij dhe na takoftë me të në Xhenetul Firdevs!

(Hajrullah ef. Hoxha)

## KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME NË ISTOG

**Shpallë**

# K O N K U R S

**Për plotësimin e vendit të lirë të punës- kryeimam në KBI të Istogut.**

**KANDIDATËT E INTERESUAR DUHET T'I PLOTËSOJNË KËTO KUSHTE:**

1.Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia)
2.T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit,
3.Të kenë aftësi komunikuese,
4.Të jenë të shëndoshë psiqikisht dhe fizikisht,
5.Të mos kenë vërejtje për punën e tyre nëse paraprakisht kanë qenë në punë.
6.Të kenë së paku pesë (5) vjet përvojë pune në BIK-së

**DOKUMENTET E NEVOJSHME:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente

- Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,
- Certifikata e lindjes,
- Certifikata shëndetësore (pasi të pranohet),
- Certifikata se nuk është nën hetime,
- Dëshmi mbi karakteristikat në punë (nëse paraprakisht kanë qenë në punë)
- Deklaratë me shkrim se do t'i kryejë të gjitha shërbimet fetare,
- CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.

(të gjitha dokumentet të jenë origjinale).

**VËREJTJE**

Funksioni i detyrës së Kryeimamit është pa pagesë
Dokumentet dorëzohen në zyrën e KBI-së të Istogut.
Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.
Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".



## EZ'HERI KËRKON RIFILLIMIN E MARRËDHËNIEVE MIQËSORE ME VATIKANIN

Pas dorëheqjes së Papës Benedikti i 16 nga posti i udhëheqësit botëror të katolikëve, Qendra Islamike e Ez'herit, më 13 shkurt, ka lëshuar një deklaratë, me anë të së cilës ka shfaqur interesimin e këtij institucioni islamik për rifillimin e marrëdhënieve miqësore me Vatikanin pas një pezullimi dyvjeçar të këtyre marrëdhënieve. Ez'heri ka deklaruar: Në bazë të rrethanave dhe ndryshimeve të bëra tani në qeverinë e Vatikanit, Ez'heri është optimist për rifillimin e marrëdhënieve miqësore me këtë qendër fetare të krishterë, në bazë të vlerësimit dhe respektit reciprok. Qendra Islamike e Ez'herit, si institucioni më i madh dhe më i lartë i myslimanëve sunitë të botës, më 20 janar 2011, për shkak të ofendimeve që kishte bërë ndaj Islamit Papa Benedikti i 16, pati pezulluar për një kohë të pakufizuar marrëdhëniet dhe bashkëpunimin e vet me Vatikanin. Marrëdhëniet në mes këtyre dy qendrave të mëdha fetare në botë ishin prishur edhe në vitin 2006 për shkak të fjalimit të Papës në Universitetin Xhonsberg të Gjermanisë, i cili gjatë këtij fjalimi, fenë islame e kishte cilësuar të dhunshme dhe si një fe që ka kryer veprime të dhunshme në botë. Ky fjalim i Papës në atë kohë kishte ngjallur edhe protesta të gjera nga të gjithë myslimanët e botës. Në shkurt të vitit 2011 udhëheqësi i katolikëve të botës, pas një shpërthimi që kishte ndodhur përpara një kishe në Egjipt, gjatë një deklarate, kishte kërkuar mbështetjen dhe mbrojtjen e të krishterëve në Botën Arabe, deklarata këto që ishin cilësuar nga Shejhul-Ez'heri, ndërhyrje të Vatikanit në çështjet e brendshme të Egjiptit. Shejhul-Ez'her, me atë rast pati deklaruar se deklaratat e Papës dëshmojnë pikëpamjen jo të barabartë të këtij institucioni të krishterë ndaj myslimanëve dhe të krishterëve të botës.

## FILLOI TRAJNIMI I MËSIMDHËNËSVE TË LËNDËVE ISLAMIKE NË GJERMANI

Ka filluar trajnimi i mësimdhënësve të lëndëve islamike në shkolla të qyteteve Gisen dhe Marburg të republikës Hesen të Gjermanisë. Sipas vendimit të marrë nga Ministria e Kulturës së Republikës Hesen në Gjermani, ka filluar puna për trajnimin e mësimdhënësve të lëndëve fetare islamike që të japin mësim në shkollat e qytetit Gisen dhe Marburg të kësaj republike. Në kuadër të këtij programi, kanë konkurruar disa shkolla të Republikës Hesen dhe në fund Universiteti Gote i Frankfurtit është shpallur fitues për realizimin e këtij projekti kulturor dhe arsimor. Sipas këtij njoftimi, Ministria e Kulturës në Republikën Hesen është autoritet ligjor për të vendosur rreth mënyrës së arsimimit dhe shkollimit të personave të cilët janë paraqitur vullnetarë për dhënien e mësimit në lëndët fetare islame në shkollat e kësaj republike.

## XHAMIA MË E MADHE NË PAKISTAN NDËRTOHET NË RRETHINËN E ISLAMABADIT

Xhamia më e madhe në Pakistan, me një kapacitetet për t'u shërbyer 14 mijë besimtarëve, po ndërtohet në qytetin Bahrije të këtij vendi. Xhamia më e madhe në Pakistan, ndërtimi i së cilës ka filluar në rrethinën e Islamabadit, kryeqytet i Pakistanit, do të ketë një kapacitet për 10 mijë falës namazi në ambientet e brendshme dhe për 4 mijë të tjerë në ambientet e jashtme e në korridoret që çojnë në pjesën kryesore të xhamisë. Pas përfundimit të punimeve të kësaj xhamie, Xhamia Fejsal, e cila deri tashti konsiderohej xhamia më e madhe në Pakistan, do të zërë vendin e dytë në këtë aspekt. Nir Ali Dada, arkitekt i dalluar pakistanez, i cili ka marrë përsipër projektimin e kësaj xhamie, ka thënë se për ndërtimin e kësaj xhamie është inspiruar nga arkitektura e vjetër e Lahurit. Shpenzimet për ndërtimin e kësaj xhamie janë parashikuar të kalojnë shifrën 7 milionë euro, ndërsa për ndërtimin e këtij objekti janë duke punuar rreth 1 mijë punëtorë.

## BUDISTËT EKSTREMISTË SULMOJNË NJË SHKOLLË ISLAMIKE NË MIANMAR

Qindra budist ekstremistë kanë sulmuar një shkollë islamike të qytetit Bangun, kryeqytet i Mianmarit, dhe kanë shkatërruar këtë qendër arsimore. 330 pjesëtarë të grupeve ekstremiste budiste kanë sulmuar shkollën në

kohën kur forcat e sigurisë së këtij vendi gjendeshin afër saj, po qëllimisht nuk ndërmorën asnjë masë për arrestimin e pjesëtarëve të grupeve ekstremiste. Pas këtij sulmi, grupet islamike të Mianmarit kanë zhvilluar një takim urgjent, ku kanë diskutuar gjendjen e tanishme të qytetarëve myslimanë të këtij vendi dhe për kapërcimin e problemeve të tyre kanë prezantuar zgjidhje të caktuara. Grupet myslimane në këtë takim kanë theksuar nevojën që forcat e sigurisë të vepronin në mënyrë të prerë kundër këtyre sulmeve. Kjo ndodh në kohën kur burime lokale kanë bërë të ditur se disa forca qeveritare të sigurisë kanë marrë pjesë drejtpërdrejt në këtë sulm të kryer ndaj shkollës islamike në fjalë. Agjencia informative Ruhingia gjithashtu, duke publikuar një raport, ka zbuluar një plan sekret të qeverisë së Mianmarit për vendosjen e emigrantëve budistë nga Bangladeshi në rajonet e popullatës myslimane. Sipas burimit në fjalë, qeveria e Mianmarit ka ndërmend që, pas konfiskimit të tokës dhe pasurisë së muslimanëve të Ruhingias, të vendosë në ato rajone emigrantë budistë. Kjo agjenci ka zbuluar gjithashtu se komandanti ushtarak i rajonit Arakan ka mbajtur një takim me prijësit budistë, ku ka publikuar punën e gjenocidit mbi myslimanët e Mianmarit.

## EKSPOZITË E KUR'ANIT FISNIK NË UNIVERSITETIN SANTA KARLA TË AMERIKËS

Disa manuskripte dhe botime të Kur'anit fisnik si dhe përkthime në gjuhën angleze vendosen për ekspozim në një ekspozitë në universitetin Santa Karla në shtetin e Kalifornisë në SHBA.Këto manuskripte dhe botime të Kur'anit fisnik do të ekspozohen gjatë një ekspozite të organizuar me titull "Dialogu duke shfrytëzuar librat e shenjtë, ekspozitë nga e kaluara, e tashmja dhe e ardhmja", e cila do të zhvillohet në universitetin Santa në Kaliforni të Amerikës dhe do të jetë e hapur gjatë katër ditëve duke filluar nga e premtja e kësaj jave. Në këtë ekspozitë, përveç Kur'anit fisnik, do të ekspozohen edhe manuskripte dhe botime të librave të tjerë të shenjtë. Organizimi i kësaj ekspozite është pjesë e realizimit të projektit me titull "Tekstet e shenjta në sferën publike" të universitetit Santa Karla, në kuadër të të cilit mbahen fjalime dhe realizohen programe të ndryshme. Maikl MCKarti, drejtor ekzekutiv për realizimin e këtij projekti, në lidhje me këtë, deklaroi: Në këtë ekspozitë shqyrtohet dhe analizohet forma, kuptimi dhe substanca e teksteve të shenjta në të kaluarën, sot dhe në të ardhmen.

## THEMELOHET UNIVERSITETI I PARË ISLAMIK INTERNETIV

Universiteti i parë islamik internetiv do të themelohet në vitin 2014. Ai do të përfshijë në vete 285 universitete islamike nga 51 vende të botës. Zulejha Kamerudin, rektore e Universitetit Ndërkombëtar Islamik të Malajzisë, pas takimit të katërt të bordit drejtues të Universitetit islamik internetiv të Unionit të Universiteteve të Botës Islamike, duke bërë të ditur këtë lajm, ka thënë: Universiteti islamik internetiv në fjalë do të menaxhohet nga Unioni i Universiteteve të Botës Islamike (FUIV) dhe me këtë iniciativë do të sigurohet edhe një rast arsimor shumë i volitshëm dhe me qasje të lehtë për të gjithë myslimanët në tërë botën. Kamerudin ka theksuar: Themelimi i këtij universiteti është një rrugë për përhapjen e diturisë dhe shkencës në mesin e myslimanëve të mbarë botës dhe studentët e të interesuarit për këtë qëllim, kanë mundësi të kryejnë studimet vetëm në mënyrë online duke mos pasur nevojë të largohen nga vendi i tyre dhe duke përfituar kështu nga shërbimet arsimore të universiteteve islamike nga gjithë bota.
Ajo ka shtuar: Klasat dhe ligjëratat e universitetit në fjalë do të zhvillohen nëpërmjet videokonferencës, ndërsa studentët do të kenë mundësi të kenë qasje edhe në bibliotekën digjitale.

## OFENDOHEN TRI XHAMI NË FRANCË

Rreth një javë pas publikimit të raportit të organizatës për luftën kundër islamofobisë në Francë për rritjen e veprimeve antiislame, dje edhe në dy qytete të tjera të këtij vendi janë ofenduar objektet fetare islame. Ende pa kaluar një javë nga publikimi i raportit të organizatës për luftën kundër islamofobisë në Francë, ku vërehet shtimi i veprimeve antiislame gjatë vitit 2012, është publikuar lajmi për ofendimin njëkohësisht të tri xhamive në qytetet Bezanson dhe Uzuar La'Ferir, veprim ky që ka pikëlluar të gjithë myslimanët e këtij vendi. Funksionarë të institucioneve islame në Francë kanë njoftuar se dje persona të panjohur, duke sulmuar xhamitë El Fet'h, Es-sunetu dhe Uzuar, mbi muret e këtyre xhamive kanë vizatuar kryqin e thyer, yllin e çifutëve si dhe simbolin e luftës së nazistëve. Zhol Maturen, njëri prej funksionarëve qeveritarë të qytetit të lartpërmendur, duke shprehur solidaritet me myslimanët e këtij vendi, në lidhje me këtë veprim, deklaroi: Dosja në lidhje me këtë veprim racist u është dorëzuar organeve të gjyqësisë, në mënyrë që sa më shpejt të merret vendimi për hetimin zyrtar të këtij rasti, për identifikimin dhe arrestimin e autorëve të këtij krimi. Ai, ndër të tjera, ka shtuar se disa persona, duke përdorur simbole fetare të feve të tjera kundër fesë islame, synojnë të ngjallin urrejtje në mes besimtarëve të feve, mirëpo edhe vetë myslimanët e dinë se veprime të tilla bëhen qëllimisht për krijimin e armiqësive ndërfetare.
(Mr.Rexhep Suma)

| AUTOR: AGIM GASHI | PARADAT | NJERIU I PARË | KTHESAT | ENGLISH PREMIER LEAGUE | NISJE, FILLIM | TË LASHTAT | AI QË I PRIN XHEMATIT NË NAMAZ | NEONI | AMPERI | | PËRFUNDIMI ME LUTJE I NJË DREKE A DARKE | ISH-KRYETARI I BIK-ut, BAJRAMI | ECONOMIC RESEARCH INSTITUTE | SHKALLA E NXEHTËSISË |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| SHTET SIMBOL I LUFTËS PËR LIRI NË LINDJEN E MESME | | | | | | | | | | VARG I KURANIT / VEND ARAB | | | | |
| PËRSHTATJA (sh.pashq.) | | | | | | | | | EMNAKE E OMERIT / LEJA PËR TË SHKUAR | | | | | |
| PRIRJA PËR TË BËRË BUJË | | | | | | | | KOPJIM / FLORI | | | | | | |
| SHOK (fr.) | | | | MUAJI I AGJËRIMIT / SHKENCA MBI MORALIN | | | | | | | | | FOSFORI / SHIFRA 8 | |
| VLERË | | | | | | PERSISHTE | | | | | | | | |
| AUSTRIA | | EDHE (lat.) / PUSHTUESET | | |  | | | | | | INSTITUTE for ENERGY RESEARCH / STATUJAT | | | |
| SIMBOL VAJTIMI | | | | | | | | | | LITRI | | TANTALI / I ZAKONIT | | |
| ILIR KONUSHEVCI | | | KALUIMI / PENGIM E DËMTIM FSHEHURAZI | | | | | | | I SHPENGUAR, PA FRE | | | | |
| KITARISTI ME FAMË BOTËRORE, EHAT | | | | | | | | | | MINUS | | | UNIVERSITETI / E ARABISË | |
| EUROPEAN PATENT AGENCY | | | | E MUNDUR | | | | | | FLUTURUESI I PARË MITIK | | | | |
| VEND NË LLAPASHTICË KU U ZHVILLUA NJË BETEJË E NJOHUR | | | | | | | | | | GJYMTYRE TRUPI | | | | |
| | BASHKË / QYTET YNI | | | | | | | | | KRAHU | | | | I AMNISTUAR |
| DUNJAJA | | | | | ZANORE | | LLOJ VEPRE E MADHE MUZIKORE | RESONANCE ENERGY TRANSFER | PËRKTHYESI I KUR'ANIT NË SHQIP, AHMETI (FOTO) / KORNIZA E XHAMIT | SKLLAVI / TREGTAR | | | | |
| E NJOMË | | | | | | MORE / EMRI TURK PËR PEJËN | | | | | | | | |
| BAKRI | | | | | LLOJ HELMI LUFTE / ADV. PROGR. INTERFACE | | | | | | | DEM I MADH / KRAHINË SHQIPTARE | | |
| ANIDA TAKE | | | LETRAT E MURIT / SILICI | | | | | | | | LLOJ MISRI / 1001 ROMAK | | | |
| TONI | | SHUMË MIRË / 50 ROMAK | | | | | | NËNA | | | | | URANI / SHKRONJA XXX | |
| EMËR FEMRE SHQIPTARE (pashq.) | | | | | | | | I SHOSHITUR | | | | | | |

**ZGJIDHJA E KALUAR:** EMEVIVE, TAPETA, MUHAMEDI, FANAR, I SATANIZUAR, VA, NAPA, ATENTATOR, EF, NOTARI, KALA, I RI, AVIT, A, A, LANI, MAMA, INA, AMAN, M, TR, NEZA, IU, E, ERA, RAGJ, TINS, BARI, KIK, ENES, MA, URATAT, G, NT, ANATOMIKE, AMAR, JASER ARAFATI, I, OT, BARA, IMITIM, RAMI, ATAKIM, MI.




Është e vërtetë se njeriu është i prirë të jetë i padurueshëm. Sepse, kur e godet ndonjë e keqe, ai ankohet së tepërmi. Ndërkaq, kur e gjen e mira, ai bëhet tepër koprrac. Përveç atyre që falen, të cilët janë të rregullt në faljen e namazit të tyre”.

(El Mearixh, 19-23)

E s’ka dyshim se ata janë të cilët fyejnë Allahun dhe të dërguarin e Tij, ata i ka mallkuar Allahu në Dynja e në Ahiret dhe për ta ka përgatitur një dënim të dhembshëm”.

(El Ahzabë, 57)

Ata duan ta shuajnë dritën e Allahut me gojët e tyre, po Allahu e plotëson (e përhap) dritën e vet, edhe pse e urrejnë jobesimtarët”.

(Es- Saff, 8)

O ju që keni besuar, mos ngritni zërin tuaj mbi zërin e pejgamberit dhe mos iu ngërmoni atij si i ngërmoheni njëri-tjetrit, e të zhduken veprat tuaja duke mos ditur ju.

(El Huxhuratë, 2)

Dr. Fahrush Rexhepi

# PERIODIKU SHQIPTAR ISLAM

## Gjysma e parë e shekullit XX




PRISHTINË
2013